# DITURIA ISLAME

NUMËR 320 | VITI 31 | QERSHOR 2017 | RAMAZAN 1438 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## NË KOSOVË U KREMTUA FESTA E FITËR BAJRAMIT



# Urimi i Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava, me rastin e festës së Fitër Bajramit

*Të nderuar vëllezër dhe motra!*

*Sonte përfundon muaji i Ramazanit, gjatë të cilit besimtarët me bindje, përkushtim e devocion agjëruan për hir të Krijuesit të madhëruar, Zotit fuqiplotë.*

*Nesër në vendin tonë si gjithkund në botë festojmë Fitër Bajramin, ndaj me këtë rast, kam kënaqësinë që në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, të institucioneve të saja dhe në emrin tim personal, t'i përgëzoj të gjithë besimtarët për këtë festë të veçantë, duke lutur Allahun xh.sh. që të na ketë pranuar agjërimin, lutjet, ibadetet dhe punët e mira që i kemi bërë gjatë këtij muaji.*

*Pas një muaji agjërim, ku shprehem bindjen e përkushtimin ndaj Zotit, nesër para agimit besimtarët do të jenë fillimisht në xhami, të gëzuar e të motivuar si asnjëherë më parë, për ta kurorëzuar përfundimin e agjërimit fillimisht me faljen e namazit të Bajramit, e për të vazhduar festën me familje, farefis e shoqëri të bashkuar me përgëzime e urime.*

*Festa e Fitër Bajramit vjen pas një sakrifice të madhe, andaj me të drejtë besimtarët festojnë, gëzohen e janë të lumtur, sepse janë të bindur në shpërblim nga i Madhi Zot.*

*Festa e Fitër Bajramit ngërthen në vete rikujtimin dhe përkushtimin ndaj Krijuesit të gjithësisë, të cilin besimtarët me të madhe e shprehën edhe gjatë muajit të madhëruar të Ramazanit. Gjatë muajit të Ramazanit përveç agjërimit na bashkoi adhurimi ndaj Zotit, bamirësia, mirëkuptimi, zeqati e sadakaja, si dhe solidariteti dhe përkujdesja ndaj të varfërve, ndaj nesër krenarë e ballëhapur e festojmë Fitër Bajramin.*

*Të nderuar besimtarë!*

*Festa e Fitër Bajramit e rikthen njeriun te Krijuesi i gjithësisë, e afron me familjen, me fqinjët, e me shoqërinë, e bën më të ndjeshëm, më human, e më solidar, pra e edukon, udhëzon e fisnikëron, duke e larguar nga punët e liga, pastaj nga urrejtja, xhelozia, smira e egoizmi.*

*Gjatë festës së Fitër Bajramit nëpër familjet tona të përhapim ndjenjën e vëllazërisë, mirësisë e dashurisë me njëri-tjetrin, të kemi shëndet, harmoni e lumturi. Urimet me njëri-tjetrin, vizitat nëpër familjet tona, janë tradita që duhet ndjekur për të shprehur vëllazërinë, bujarinë e sinqeritetin me njëri-tjetrin, për të uruar dhe gëzuar këtë festë kaq të rëndësishme.*

*Të nderuar vëllezër e motra!*

*Me punët tona të përditshme jemi të obliguar të forcojmë paqen, mirëqenien, dashurinë, respektin e solidaritetin mes njerëzve, larg dhunës, konflikteve, gjakderdhjeve e ekstremeve të ndryshme. Misioni ynë në këtë botë është të hapim shtigjet e lumturisë për njerëzimin, ky është misioni primar i fesë islame.*

*Ju ftoj që sa më shumë të kujtoni Krijuesin, adhuroni vetëm Atë, të jeni sa më solidarë. Ndihmoni jetimët, skamnorët, njerëzit në nevojë dhe të gjithë ata që kanë nevojë për ndihmën tuaj. Sofra e Bajramit është simbol, i cili bashkon dhe ofron familjet mes vete, shton respektin e nderin mes besimtarëve.*

*Në fund më lejoni t'ua urojë festën e Fitër Bajramit të gjithë vëllezërve dhe motrave tona, në Kosovë, brenda trojeve tona, si dhe mërgatës kudo që ata gjenden nëpër botë.*

*E lus Allahun xh.sh. që t'i mëshirojë të gjithë ata që jetën e tyre ia falën Zotit, për fenë dhe atdheun e tyre.*

*Me fat ju qoftë festa e Fitër Bajramit!*



PËRMBAJTJA





## Myftiu Tërnava priti kryesuesin e misionit të vëzhguesve nga Parlamenti Evropian për zgjedhjet në Kosovë

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti sot kryesuesin e misionit të vëzhguesve nga Parlamenti Evropian për zgjedhjet në Kosovë, z. . Igor Sholtes, me të cilin bisedoi për zgjedhjet në Kosovë.

Myftiu Tërnava, pasi e përshëndeti kryesuesin e misionit vëzhgues për zgjedhjet e 11 qershorit, u shpreh se të dielën pret proces të lirë e demokratik zgjedhor ku qytetarët e Kosovës do të japin vendimin e tyre për përfaqësuesit e tyre. Myftiu Tërnava tha se BIK përkrah, mbështet dhe mirëpret misionin e vëzhguesve nga Parlamenti Evropian për procesin e zgjedhjeve në Kosovë

Ndësa, z. Sholtes tha se zgjedhjet janë proces i rëndësishëm për të ardhmen e Kosovës.

Gjatë takimit z. Sholtes u interesuar edhe për organizimin e BIK si dhe për bashkëpunimin që kanë bashkësitë fetare në Kosovë.

DITURIA ISLAME | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor | Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Mr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu | Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma | Lektor & Korrektor: Bajram Zeqiri | Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. | Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë. Tel & Fax: 038 224 024 | email: dituriaislame@hotmail.com | dituriaislame@yahoo.com, www.dituriaislame.com
Parapagimi: Evropë 25 € | Amerikë 40 USA $ | Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë | *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Sjellja jonë ndaj jomyslimanëve

"Kush vret një dhimij nuk do të shijojë erën e xhenetit. Era e xhenetit ndihet dyzet vjet larg."
(Buhariu)

*I Dërguari a.s. i porosiste myslimanët të kujdeseshin për popujt e librit. Pejgamberi a.s. i urdhëroi sahabët që të mos ia impononin fenë islame çifutëve dhe të krishterëve, sikurse shihet në letrën që ia dërgoi guvernatorit të Jemenit: "Mos e përdor dhunën për t'ia imponuar Islamin çifutëve dhe të krishterëve, nëse ata dëshirojnë të mbesin në fenë e tyre."*

*Shembujt e tolerancës dhe të bashkëjetesës janë të pranishme në masë të madhe në marrëdhëniet e Pejgamberit a.s. me njerëzit e librit, qofshin ata hebrenj apo të krishterë. Pejgamberi a.s. i vizitonte ata, i priste dhe i pranonte me mirësjellje; pranonte dhe u jepte atyre dhurata; i vizitonte të sëmurët e tyre dhe sillej ndaj tyre në mënyrën më të mirë të mundshme. Duke vepruar kështu Muhamedi a.s. tregonte se Islami është larg asaj që t'i urdhëronte myslimanët për t'i ndërprerë marrëdhëniet e tyre me bashkëqytetarët jomyslimanë.*

*Respekti i veçantë, me të cilin Islami vlerëson Judaizmin dhe Krishterimin, themeluesit dhe shkrimet e tyre, nuk është, thjesht, shprehje mirësjelljeje, por pranim i të vërtetës fetare. Islami i sheh ato në botë jo si "pikëpamje të tjera" që duhet t'i tolerojë, por si të qëndrueshme de jure, si fe të shpallura vërtet prej Zotit. Për më tepër, statusi i tyre i ligjshëm nuk është as sociopolitik, as kulturor apo qytetërues, por fetar.*

*I dërguari i Allahut i porosiste myslimanët të kujdeseshin për jomyslimanët që jetonin në vendet myslimane, t'u ofronin atyre siguri, të kishin parasysh të drejtat e tyre, të ishin të drejtë me ta, të ishin bamirës dhe të mos i dëmtonin. Abdullah ibën Amr ibën Asi transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush vret një dhimij nuk do të shijojë erën e xhenetit. Era e xhenetit ndihet dyzet vjet larg." (Buhariu)*

*Islami i konsideron të krishterët si anëtarë të mëshirshëm. Në një ajet kuranor për ta thuhet: "... dhe se miqtë më të afërt të tyre janë ata që thonë: 'Ne jemi të krishterë' (nesara)" (El Maide, 82). Se Islami i konsideron të krishterët, për nga mirësia më të afërt, këtë e tregon edhe dëshpërimi që patën myslimanët me rastin e disfatës që pësuan të krishterët në një luftë. Në kohën kur Muhamedi a.s. ishte duke luftuar kundër idhujtarëve të Mekës, ushtria idhujtare (mexhuse) e Persisë kishte arritur një fitore të madhe luftarake kundër të krishterëve të Bizantit. Myslimanët i llogarisnin të krishterët si bashkudhëtarë në kërkim të Krijuesit, ndërsa idhujtarët e Mekës, që i konsideronin si vëllezër persianët, u gëzuan për këtë fitore të Persisë dhe u dërguan lajme myslimanëve se së shpejti do t'ua thyenin fuqinë atyre sikur vepruan me vëllezërit e tyre të krishterë. Disfata e të krishterëve shkaktoi një dëshpërim te Pejgamberi a.s. dhe te shokët e tij. Por, pas disfatës së bizantinëve, erdhi ky ajet kuranor: "Rumët (bizantinët) në tokën e tyre pësuan disfatë, por, pas kësaj disfate ata do të korrin fitore brenda pak viteve (tre deri në dhjetë vjet)" (Er Rum, 1-3). Me këtë ajet kuranor zemrat e myslimanëve u ngushëlluan me shpresën e një fitoreje të afërt. Dhe me të vërtetë, në vitin 625, të krishterët korrën fitore kundër persianëve dhe e larguan ushtrinë e tyre jashtë tokave të Perandorisë Bizantine. Kjo i gëzoi myslimanët.*

*Dr Ajni Sinani*

# Hytbeja e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava, me rastin e festës së Fitër Bajramit



*Të nderuar vëllezër e motra!*

Pas një muaji agjërimi e sakrifice, sot bota mbarë feston ditën e Fitër Bajramit, një prej festave më me rëndësi në kalendarin e fesë sonë islame. Me këtë rast, e në këtë ditë feste jemi të gëzuar, ngase kemi përfunduar me sukses të plotë edhe një nga urdhrat e të Madhit Zot xh.sh., agjërimin e muajit të bekuar të Ramazanit, muajin e Kuranit dhe me të drejtë presim që Allahu xh.sh. të na shpërblej për këtë agjërim e përkushtim.

I pa fillim dhe i pa mbarim, Krijues i vetëm i këtij universi është Allahu, ndaj vetëm Ai meriton të besohet dhe adhurohet. Krijoi nga asgjëja këtë univers dhe këtë rregull, i cili mbretëron në vazhdimësi, ngase Zoti udhëheq më të, çdo gjë ecë e noton sipas rregullit të caktuar nga Ai.

Krijoi edhe krijesa siç janë engjëjt, xhinët, shtazët, shpezët etj., por për t'i dhënë kuptimin dhe rolin domethënës kësaj gjithësie Zoti krijoi njeriun e parë Ademin a.s., të cilin e porositi për besim në Zotin Një dhe kështu të gjithë pejgamberët e tjerë me rend deri te Muhamedi a.s., pejgamberi i fundit.

Allahu xh.sh. thotë: "Vërtet vetëm unë jam Allahu, nuk ka zot tjetër pos Meje, pra Mua më adhuroni dhe fale namazin për të më kujtuar Mua". (Ta Ha, 14).

Ndaj edhe ne, si asnjëherë më parë edhe gjatë këtij muaji të shenjtë, përmes agjërimit dhe adhurimeve të shumta, treguam se thellë në shpirtrat tanë absorbuam porositë e Zotit, duke i vënë ato në praktikë dhe ja sot të buzëqeshur e shumë krenarë festojmë festën e Fitër Bajramit, duke e lutur Zotin për mëshirë, shëndet, mirëqenie, solidaritet, dashuri e respekt mes njerëzve. Andaj edhe sot në këtë ditë feste e krenarie që rikujton edhe shëmbëlltyrën e njeriut më të dashur të Zotit, i cili erdhi në këtë botë, shëmbëlltyrën e Muhamedit a.s., i cili botës i solli paqe, lumturi e harmoni, duke reflektuar në vazhdimësi ndjenjën e vëllazërisë dhe barazisë mes njerëzve, emër i cili është sinonim i dritës, udhëzimit, paqes, harmonisë, arsimit, ndaj edhe përmendet më shumë se çdo emër tjetër në botë.

Nisur nga kjo, kërkojë nga ju vëllezër e motra që të largoheni nga çdo punë e ligë, të shtrini dorën e pajtimit me njëri-tjetrin, të ndihmoni njëri-tjetrin, e bashkërisht të përkujdesemi për të varfrit, jetimët, invalidët, njerëzit në nevojë edhe gjatë këtyre ditëve të festës. Ju u treguat shumë bujar e solidar edhe gjatë këtij muaji, ndihmuat shumë familje, shumë individ në nevojë me ndihma të ndryshme, ju treguat një solidaritet të pa parë duke shtruar edhe iftare anekënd Kosovës sonë, por edhe vëllezërit tanë brenda trojeve tona dhe në mërgatën e lartë kudo që ata u gjenden treguan ndjenjën e humanitetit e solidaritetit për njerëzit në nevojë.



E kemi bërë këtë, ngase ky është mesazhi më i mirë që jep agjërimi i këtij muaji. Këto ndjenja le t'ju shoqërojnë juve edhe pas Ramazanit në vazhdimësi, ngase kështu na mëson Kurani, kështu na mëson Muhamedi a.s. gjithherë të kemi në mendje lutjet tona drejtuar Allahut, ngase Ai në lutjet tona do të përgjigjet.

Thotë Allahu xh.sh: "E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua." (El Bekare,186).

Gjatë tërë këtij muaji ju lutëm Allahut xh.sh. për të na falë mëkatet dhe për të na shpërblyer, këto vepra të mira sikur japin kushtrimin nga brendësia e tyre drejtuar Fuqiplotit, ne e dimë se jemi të krijuar nga toka për të jetuar mbi të dhe për të siguruar paqe për të gjithë, dhe në botë të mbretërojë paqja e mëshira.

Allahu xh.sh. thotë: "E ne të dërguam ty Muhamed vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat." (El Enbija,107). Për këtë kontribut e vepra të mira të agjëruesit na mëson Muhamedi a.s. kur thotë: "Vërtet në xhenet është një derë e cila quhet Rejan,për atë derë do të hyjnë vetëm agjëruesit ditën e ringjalljes, dhe askush tjetër nuk ka mundësi të hyjë në xhenet përmes saj."

*Vëllezër e motra!*

Muhamedi a.s. e mësoi botën se vendi, gjuha, raca, janë virtyte të cilat i ka falur Allahu xh.sh., dhe këto virtyte duhet shfrytëzuar për afrimin e njerëzve mes vete e jo për përçarje e luftëra.

Allahu xh.sh. thotë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete..." (El Huxhurat, 13).

Një pjesë e madhe e botës islame sot përjetojnë një krizë të thellë morale e kulturore, krizë identiteti e nxitur nga faktorë të ndryshëm, ndaj rikujtimi i shëmbëlltyrës së Muhamedit a.s. është një rizgjim i serishëm i ndjenjës edhe ashtu të strukur e të humbur në këtë vorbull të ngjarjeve e luftërave të pa kuptimta, të cilat edhe më e ngufatin atë ndjenjë duke mos e lënë që të jap frytin e saj. Allahu xh.sh. thotë:

"Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun." (El Ahzab, 21).

Ky rikujtim ngjall edhe më tepër në zemrat tona dashurinë ndaj Muhamedit a.s. në veçanti te ne besimtarët e këtyre trojeve, ngase dashakeqët, e njerëzit e shitur duke përdorur strategji prej më të ndryshmeve arritën të fusin në mesin tonë njerëz, të cilët në emër të fesë së pastër islame mbollën paqartësi e urrejtje mes besimtarëve, duke i shtrembëruar dhe keqinterpretuar parimet e pastra e të drejta islame me teza jo reale, intriga e indoktrinime, me qëllim largimi nga e kaluara e tyre e lavdishme, nga feja dhe traditat e tyre, duke i zëvendësuar ato me të huajat.

Për t'i ruajtur porositë hyjnore dhe mësimet e Muhamedit a.s. nga çdokush që tenton t'i devijojë ato duhet të ngremë zërin dhe të themi se Islami është i pastër nga çdo gjë e ligë që tashmë i mëveshët Islamit. Edhe sot nga ky vend i shenjtë ju themi të gjithëve se një rrugë të vetme ka, e ajo është rruga e paqes, harmonisë, tolerancës, bashkëjetesës, dashurisë e respektit për tjetrin.

*Vëllezër të nderuar!*

Manifestimi i dashurisë që kemi për Allahun xh.sh. është ndjekja e shëmbëlltyrës së Muhamedit a.s., askush nuk ka mundësi që ta bëjë vetën të dashur tek Allahu në ndonjë rrugë tjetër, është kusht dashuria dhe respekti ndaj Muhamedit a.s.

Muhamedi a.s. u nderua dhe u respektua nga Allahu xh.sh., ngase ai pranoi Kuranin të cilin e ngriti lartë dhe e vulosi në zemrat e miliona apo miliarda njerëzish.

Allahu xh.sh. thotë: "E kush do që i bindet Allahut dhe të dërguarit, të tillët do të jenë së bashku me ata që Allahu i shpërbleu: (me) pejgamberët, besnikët e dalluar, dëshmorët dhe me të mirët. Sa shokë të mirë janë ata!" (En Nisa, 69).

Të nderuar vëllezër kudo që gjendeni brenda trojeve tona, e në mërgatën e largët!

Bashkërisht me zemër e shpirt të pastër drejtuar Allahut xh.sh., ta lusim Atë që të na i ketë pranuar lutjet, adhurimet tona, të na i falë mëkatet, të na mëshirojë me begatitë e Tij, të falë paqe, mirësi e mbarësi mbi popullin tonë dhe mbarë njerëzimin.

Ky Ramazan le të shërbejë si motiv e mësim për punë të mëtutjeshme në forcimin e fesë e të atdheut, të punojmë bashkërisht e pa hile në çuarjen para të proceseve në të mirë të vendit, të popujve tanë e të atdheut tonë ku i Madhi Zot na ka krijuar dhe na ka obliguar që t'i dalim zot këtij vendi.

Në këtë ditë feste apeloj më urtësinë e zemrës te të gjithë faktorët politik e institucional të vendit, që të lënë anash interesat partiake, personale a grupore, e të angazhohen seriozisht në ruajtën e unitetit veprues në të mirë të vendit e popullit, sepse para vetes kemi shumë sfida e shumë punë për të bërë që vendin tonë ta bëjmë ashtu siç e dëshirojmë.

Mirësia e Zotit le ta përqafojë botën mbarë.

*Me fat festa e Fitër Bajramit!*

***Myftiu Naim Ternava***
***25.06.2017, Prishtinë***

**Ligjërata e mbajtur nga mr. Ekrem Maqedonci para faljes së namazit të Fitër Bajramit**



# Uniteti i myslimanëve obligim fetar dhe domosdoshmëri e kohës

Të nderuar të pranishëm, sot është ditë feste, ditë kremte, por mbi të gjitha është ditë gëzimi, ngase vërtet jemi të gëzuar që Allahu Fuqiplotë na bëri prej atyre që një muaj rresht e kaluan me nënshtrim të plotë ndaj urdhrave të Tij, një muaj të plotë e kaluam me agjërim e ibadete, një muaj të plotë e përjetuam duke u rreshtuar bashkërisht krah për krahu në namaze ditore e namaze të teravive, e duke u përulur para të Madhit Zot në shenjë respekti e falënderimi, andaj bashkërisht e lusim Zotin Fuqiplotë, që të gjithë agjëruesit t'i shpërblejë e t'i nderoi me mirësitë e bagëtitë e Tij, për këto vepra madhështore qe i kanë bërë vetëm për hir të Tij.

Edhe vetë sahabët e uronin njëri-tjetrin në këtë ditë, ngase e konsideronin ditë të fitimeve të mëdha, saqë transmetohet se një nga shokët e Pejgamberit a.s., i njohur me emrin Abdullah ibën Mesudit r.a., pas përfundimit të muajit të Ramazanit, çdo herë dilte dhe u thoshte shokëve të tij një fjali përshëndetëse: "A thua kush është ai fatlum të cilit i është pranuar agjërimi, që të dalë shtëpi për shtëpi për ta përshëndetur e uruar atë, dhe kush është ai i mjerë e i privuar nga mirësitë e tij, e të dalë shtëpi për shtëpi për ta ngushëlluar atë, o ti agjërues, o ti fatlum, urime të qoftë, dhe o ti i privuar nga mëshira e Allahut, Allahu këtë humbje ta kompensoftë!" Andaj edhe ne në këto momente dëshirojmë t'i përshëndesim dhe t'i përgëzojmë të gjithë ata që kaluan këtë muaj me agjërim. I urojmë edhe ata që e përcollën këtë muaj duke dhënë vitrat dhe zekatin e tyre për t'u solidarizuar me skamnorët dhe nevojtarët, që kaluan këtë muaj me namaz e ibadet, si dhe të gjithë ata që veprat e tyre çdoherë i bënë në përputhje me porositë dhe urdhrat e Krijuesit. Të tillët vërtet i ka garantuar Zoti, se arritën gradën e devotshmërisë, gradë të cilën e synojnë të gjithë agjëruesit dhe besimtarët anekënd globit.

*Të nderuar të pranishëm!*

Në dy fjali, në dy gjëra e kuptime, janë pajtuar ulemaja e gjithë umetit islam: "Pas kryerjes së ibadeteve harrohet vuajtja dhe mbetet shpërblimi, ndërsa pas shkeljes së urdhrit të Zotit harrohet kënaqësia, por mbetet përgjegjësia dhe ndëshkimi." Edhe ju, që nga sot do ta harroni etjen e ditëve të vapës, do ta harroni urinë dhe vuajtjet e lodhjeve nga puna, por do t'u mbetet shpërblimi dhe faqebardhësia nesër para Zotit. Në anën tjetër, ata që ishin arrogant ndaj kërkesave të Zotit, dhe pa ndonjë arsye të justifikuar shpërfillën urdhrin e agjërimit, nga sot humb kënaqësia e pijeve të freskëta të tyre, kënaqësia e ushqimeve të shijshme të tyre, por do t'u mbetet përgjegjësia nesër para të Madhit Zot, por e lusim Zotin që të tillët t'i vetëdijesojë dhe humbjet e së kaluarës t'ua kompensoj.



Por, të respektuar xhematë, ne si agjërues jemi shumë të kënaqur për punën që kemi bërë në këtë muaj, por kjo nuk nënkupton qe me përfundimin e këtij muaji, ka përfunduar edhe aktiviteti ynë, adhurimet tona, bujaria, humaniteti apo solidariteti ynë, përkundrazi ne duhet të jemi produktiv e pozitiv në shoqërinë tonë, sa të frymojmë në këtë dynja, ngase feja e Zotit Fuqiplotë nuk është për t'u praktikuar vetëm për një



kohë, vetëm për një muaj, apo vetëm brenda mureve të xhamisë, por është një sistem jete që synon që njeriun çdo ditë e më shumë ta bëjë më produktiv e punëtor. Për këtë arsye dijetari i njohur Ibën Rexhep el Hanbelij thotë: "Nuk është festa e Bajramit vetëm për t'u veshur bukur, por festa dhe Bajrami është pikërisht për ata të cilët ibadetet dhe produktiviteti i tyre është çdo herë në rritje e sipër", andaj edhe ne duhet të përpiqemi që ibadetet dhe aktivitetet tona mos të përfundojnë me përfundimin e muajit të Ramazanit, ngase besimtarët e sinqertë nuk guxojnë të jenë besimtarë sezonal, ani pse kërkohet nga ne që aktiviteti ynë të jetë më i theksuar në këtë muaj të bekuar, sesa në muajt e tjerë.

Të respektuar xhematë, nuk do e kisha zgjatur me tepër për të folur rreth agjërimit, ngase keni dëgjuar mjaft për këtë temë nga imamët e nderuar në këtë muaj të bekuar, mirëpo në këtë ditë feste do të mundohemi të trajtojmë një temë që është prioritet i kohës për të gjithë myslimanët , fjala është për: "Unitetin e myslimanëve si obligim fetar dhe domosdoshmëri e kohës."

Kemi zgjedhur këtë temë për arsye se ajo po i mungon shumë sot botës islame, e më theks të veçantë po na mungon edhe neve këtu në Kosovë, andaj në këta pak minuta do mundohemi të kristalizojmë edhe qëndrimin e sheriatit për këtë çështje të rëndësishme.

Vëllezër të nderuar! Historia na tregon se çdo shoqëri e cila vetvetes i ka vënë si obligim unitetin, bashkimin, vëllazërimin, respektin reciprok e mos përçarjen, tolerancën në mesin e tyre, e tilla ka shënuar progres, është avancuar në të gjitha aspektet jetësore. Ndërsa në anën tjetër, çdo shoqëri e cila ka pasur përçarje, armiqësi, ndarje të padrejta sociale, apo edhe vëllavrasje, në raste të tilla, këto shoqëri kanë ngelur prapa, shoqëria e tillë është shndërruar nga një shoqëri e fortë në të dobët, nga një shoqëri e pasur në të varfër, dhe nga një shoqëri e miqësuar në një shoqëri të armiqësuar. Vëni veshin me kujdes të dashur vëllezër porosisë së Zotit rreth kësaj çështjeje.

"Dhe respektojeni Allahun e të dërguarin e Tij, e mos u përçani mes vete e të dobësoheni e të bie nami dhe fuqia juaj. Të jeni të durueshëm se Allahu është me të durueshmit", në këtë ajet përveç që Zoti na ndaloi të jemi të përçarë, edhe na tregoi se nuk mund të ketë shoqëri kredibile nëse në gjirin e saj e kultivon përçarjen dhe vëllavrasjen.

Po edhe nëse iu qasemi dhe i studiojmë burimet e kësaj feje, e me theks të veçantë Kuranit famëlartë, e shohim qartë se Zoti Fuqiplotë në të gjitha ato ajetet që ka folur lidhur me këtë temë, na ka urdhëruar për unitet e bashkëpunim dhe na ka ndaluar nga përçarja dhe ndasitë me njëri-tjetrin. Në shumë prej ajeteve kuranore, kur është fjala për urdhra, punë e aktivitet, i Madhi Zot na drejtohet në shumës, si p.sh: "O ju besimtarë", "Ata të cilët besojnë e punojnë vepra të mirë", e ajete tjera të ngjashme, të cilat çdoherë Zoti i Madhërishëm na drejtohet në këtë mënyrë, pra në shumës, e që në formë të prerë na e përcjellin mesazhin e qartë se kolektivitetet, punët e përbashkëta, unifikimi i qëndrimeve etj, kanë vlerë shumë më të lartë tek Allahu i Lartëmadhësirshëm, se sa ato që janë individuale. Kurse në anën tjetër në shumicën e rasteve ose ajeteve kur e ka përmendur njeriun në njëjës, si individ, e ka përmendur si të dështuar ose të humbur, përball asaj kolektive, si p.sh ajetet: "Vërtet njeriu është në humbje", "Njeriu si individ është krijesë e dobët", "O ti njeri qa je mashtruar ndaj Zotit tënd Bujar."

Madje, Zoti i Madhërishëm për të na mësuar në koordinim e në unifikim, na obligoi të jemi të organizuar jo vetëm në çështje të dynjallëkut, por na bëri obligim që edhe disa ibadete t'i kryejmë e kultivojmë në mënyrë kolektive e të organizuar, vetëm e vetëm për të mbjellë te ne frymën e unitetit dhe ta mishërojë te ne punën e përbashkët kolektive, siç janë namazi i xhumasë dhe ai i bajrameve, që nuk mund të kryhen vetëm, por mund të manifestohen vetëm kolektivisht, pranë njëri-tjetrit. Pastaj, na bëri obligim tjetër që duhet të kryhet një herë në vit që është agjërimi i muajit të Ramazanit, ku të gjithë myslimanët e botës të unifikuar dhe në të njëjtën mënyrë i respektojnë normat ose rregullat e agjërimit, të syfyrit dhe iftarit bashkërisht.

Ngjashëm e kemi edhe obligimin e haxhit, që është obligim një herë në jetë, ku të gjithë besimtarët anekënd globit, me të njëjtin petk, në të njëjtin vend, dhe në të njëjtën mënyrë, pa u dalluar udhëheqësi nga qytetari, as i pasuri nga i varfëri, e as ushtari nga gjenerali, shkojnë dhe e kryejnë këtë obligim jetësor duke e manifestuar në formë të përkryer unitetin dhe vëllazërimin e sinqertë.



Madje ajo që është interesante, shumë prej këtyre obligimeve (agjërimi, zeqati, haxhi,etj) u obliguan në Medine, pikërisht atëherë kur u formua shoqëria islame dhe lindi fryma e punës kolektive, e jo atëherë kur myslimanët ishin në Meke si individ të caktuar, e që praktikohej një islam, i cili në një mënyrë, ndoshta mund të quhej edhe individual. E për këtë arsye Umer ibën Hatabi r.a., e ndërlidhte edhe ekzistimin e islamit në tërësi me ekzistimin e shoqërisë dhe kolektivitetit që e praktikon atë, ai thoshte: "Vërtet s'ka islam të mirëfilltë pa xhemat-shoqëri kolektive."

Por edhe gjatë kryerjes së ibadeteve manifestojmë unitetin tonë, kemi një Zot, i përmbahemi një libri-Kuranit, e pasojmë një të dërguar- Muhamedin a.s., dhe e kemi një kibël, një orientim gjatë namazit tonë, që të gjitha këto elemente pa dyshim se japin porosinë e fuqishme se ky umet ka vlerë vetëm si i bashkuar, në të kundërtën mbesim në greminën e thellë të përçarjeve, e armiqësive, të cilat fatkeqësisht e kanë rënduar tej mase gjendjen e myslimanëve kudo që ata jetojnë.

Të dashur vëllezër! Allahu i Lartëmadhëruar ka kërkuar prej besimdrejtëve që të ndjejnë vetën pranë njëri-tjetrit sikur të jenë një trup i bashkuar. Ai na konsideroi të gjithë myslimanëve si një umet i vetëm, që nuk pranon ndarje e as përçarje në bazë të ngjyrave, racave ose gjuhëve që ne i flasim. Në një ajet kuranor, Ai na drejtohet e na thotë: "Vërtet umeti-populli juaj, duhet të jetë një umet (pra i bashkuar), dhe unë jam Zoti juaj, andaj më adhuroni mua." Pra në këtë ajet e shohim qartë se, Zoti Fuqiplotë e ka konsideruar unitetin dhe bashkimin si çështje të pandarë të umetit, ngase edhe e ka cilësuar dhe emëruar si umet të unifikuar.

Kurse në fakt, përçarja dhe ndasitë në Kuran më shumë përshkruhen si shprehi dhe tipare që nuk u përkasin fare atyre që donë të jenë mysliman të sinqertë, andaj edhe nuk duhet adoptuar ato asnjëherë në mesin tonë. Thotë Zoti i Madhërishëm: "E mos u bëni si ata (ithtarët e librit) që u ndanë dhe u përçanë pasi u patën ardhur argumentet tona." Madje porositë kuranore na bëjnë me dije se përçarjet në mesin e një shoqërie flasin troç për cektësinë, miopinë-shkurtpamësinë dhe konceptin e ngushtë të njohurive islame, të atyre që bien në një gjendje të tillë, e në këtë mënyrë ata i shmangen qartazi frymës së pastër islame dhe mësimeve të tij.

I Dashuri i Allahut-Muhamedi a.s. ishte i kujdesshëm tej mase në ruajtjen e unitetit dhe bashkimit ndërmjet sahabëve të tij, saqë merrni me mend, nuk i lejonte ata kur merrnin ndonjë udhëtim ose kur ata uleshin të pushonin, të qëndrojnë larg njëri-tjetrit as në pozicionim. I thërriste që të jenë në po të njëjtin vend, ngase largimi dhe distancimi fizik i tyre e lehtësonte misionin përçarës së djallit të mallkuar. Thotë Muhamedi a.s.:" Vërtet qëndrimet tuaja larg njëri-tjetrit nëpër rrugica dhe lugina të ndryshme, janë të nxitura nga shejtani i mallkuar", andaj gjejmë se pas një porosie të tillë, sahabët çdo herë qëndronin afër njëri-tjetrit edhe në ndejat e tyre, e lërë më, në çështjet madhore të cilat kishin të bënin për umetin, fenë, vendin ose atdheun e tyre.

Pra të nderuar të pranishëm, nga çdo mësim i kësaj feje, i këtij Kurani fisnik, i këtij Pejgamberi të Zotit, mësojmë se unifikimi, bashkimi dhe vëllazërimi, është prej obligimeve të besimtarëve. Andaj edhe çdo njëri prej neve e ka obligim të jetë i kujdesshëm, dhe të jetë prej atyre që ia dinë vlerën unitetit, ia dinë vlerën vëllazërimit dhe ia dinë vlerën bashkëpunimit .

Për të fuqizuar në formë të denjë konceptin e unifikimit të radhëve tona, Zoti i Madhërishëm na ftoi që të jemi të kujdesshëm në ruajtjen lidhjeve të farefisnisë, shoqërisë, si dhe ruajtjen e shtetit në tërësi, Ai në një ajet tjetër kuranor tha:"Vërtet myslimanët janë vëllezër, andaj kujdesuni dhe ruajeni vëllazërinë tuaj." Në përpjekje për të sqaruar këtë ajet, dijetarët komentues kanë thënë se, edhe nëse një mysliman ose një person është destruktiv dhe përçarës në shoqëri, nuk nënkupton se duhet ta izolojmë, bojkotojmë apo atakojmë atë. Përkundrazi, duhet që të merremi me përmirësimin e tij, sepse Allahu na ka thënë: "Rregulloni dhe përmirësoni raportet mes vete", e nuk ka thënë izolojeni atë, por ka thënë afrojeni, përmirësojeni dhe pajtoni ata në mes vete, në mënyrë që mos të rriten përçarjet në shoqëri. E tani meqenëse po e kuptojmë se, unifikimi dhe bashkimi qenka obligim fetar, dhe po e kuptojmë se është edhe domosdoshmëri e kohës për shkak të gjendjes që jemi, lind pyetja: a mjafton vetëm unifikimi dhe bashkimi apo kërkohet edhe puna dhe bashkëpunimi?! Jo vetëm kaq të nderuar, por bashkimin tonë duhet ta shprehim dhe dëshmojmë përmes punës së përbashkët, aktivitetit të përbashkët, bashkëpunimit

në punë të mira, dhe nuk mjafton vetëm respekti ndër vëllazëror, nuk mjafton vetëm uniteti pa punë, sepse ky është edhe urdhër prej të Madhit Zot, kur thotë: "Ndihmohuni mes vete në mirësi dhe devotshmëri, e kurrsesi në mëkate e armiqësi" , pra para 1400 viteve Allahu i Plotfuqishëm na tregoi se bashkëpunimi në vepra dhe punë të mira është çelësi i suksesit, dhe në të njëjtën kohë na ndaloi që të bashkëpunojmë në armiqësi e punë të këqija, sepse qysh është bashkëpunimi në punë të mira i suksesshëm në aspektin pozitiv, edhe bashkëpunimi në punë të këqija është i rrezikshëm në aspektin negativ.

Dhe për këtë arsye nëse shikojmë historinë e Pejgamberi a.s., dhe bëjmë një kthim prapa në jetëpërshkrimin e të Dërguarit të Allahut a.s. e gjejmë se ai vërtet ishte individ, por tërë jetën ia kushtoi të mirës kolektive. E filloi misionin e tij si i vetëm (gjithsesi me përkrahje hyjnore), por e kishte fare të qartë se porosia dhe amaneti i tij nuk shkon në vend, pa e mbjellë në mendjen e njerëzimit ndjenjën e dashamirësisë dhe vëllazërimit, dhe për këtë arsye edhe e gjejmë se pjesë e pandashme e misionit të tij si i dërguar i Allahut ishte edhe uniteti dhe bashkëpunimi në të mbara. Hapi i parë që ai kishte bërë pas migrimit të tij nga Meka në Medine, ishte uniteti dhe vëllazërimi që e kishte bërë në mes të ensarve dhe muhaxhirëve. Një bashkim të tillë nuk njeh historia njerëzore kurrë njëherë. Ata ishin vëllazëruar dhe në mes vete kishin ndarë çdo gjë, madje edhe pasurinë e tyre që e kishin ensarët e kishin bërë të përbashkët me muhaxhirët. Mirëpo a mjaftoi Muhamedi a.s. me kaq, duke u thënë atyre ju tashmë jeni të bashkuar, unifikuar e vëllazëruar? Jo, nuk mjaftoi, por pikërisht prej atij momenti filloi bashkëveprimi i tyre në punë dhe vepra të mira, dhe bashkërisht pas kalimit të tyre në disa etapa të Bedrit, Uhudit, marrëveshjeve të Hudejbijes, arritën dhe e çliruan vendlindjen e tyre nga idhujtarët e asaj kohe. Disa komentues, ajetin kuranor: "Ai i cili po ta zbrit ty Kuranin do të kthej prapë ty në Meke'', e konsiderojnë si premtim të drejtpërdrejt nga ana e Zoti për Muhamedin a.s. për kthimin e tij në vendin e tij, mirëpo edhe pse kishte premtim nga ana e Zotit, dhe rëndom ai si i dërguar i Zotit nuk ka guxuar të dyshoj në premtimin e Tij, prapë se prapë ka punuar e bashkëpunuar me ensarët dhe muhaxhirët për të na treguar neve se bashkëpunimi në vepra të mira është kusht i arritjes së rezultateve.

Të respektuar xhematë! Meqenëse jemi edhe afër fundit të kësaj ligjërate, kisha dashur ta përmend një çështje, kaptina "El Asr" konsiderohet një prej kaptinave më të shkurtra të Kuranit Famëlartë, dhe një prej porosive më madhore të saj, është porosia e qartë se, besimtarët duhet të bashkëveprojnë dhe të këshillohen ndërmjet veti në punë dhe vepra të mira, dhe duhet t'i qëndrojnë afër njëri-tjetrit në sfida e peripeci që sjell jeta. Merreni me mend edhe në kaptinat më të shkurtra të Kuranit zuri vend porosia e bashkëpunimit. Madje, në këtë sure i Madhi Zot na bëri me dije se, njeriu do jetojë në thellësirat e humnerës, nëse ai nuk beson, nuk punon vepra të mira dhe nuk bashkëvepron me të tjerët. Për këtë arsye, Imam Shafiu duke kuptuar thellë rëndësinë e kësaj kaptine ka thënë:"Sikur njerëzve të mos u zbriste asgjë tjetër nga Kurani, përveç kësaj kaptine do t'u mjaftonte"

Të dashur vëllezër! Ne mendojmë se është nevojë imediate, që intelektualët, ideologët, dijetarët, hoxhallarët, të vendosin prioritet bashkëkohore, përpilimin e një platforme dhe që ta trasojnë rrugën që myslimanët do t'i nxjerrin nga përçarjet dhe ndasitë në të cilat janë katandisur. Këta të gjithë duhet të ofrojnë projekt të qartë të unifikimit të radhëve tona dhe çdo vonesë ose neglizhencë i këtij misioni të shenjtë, do ta rëndojë edhe më shumë gjendjen tonë edhe ashtu të rënduar. Madje, ne si popull, rëndësinë e unitetit mund ta kuptojmë më mirë se çdo popull, ngase çlirimin nga kthetrat e armiqve e kemi realizuar vetëm atëherë kur kemi bashkuar shpirtrat, zemrat dhe trupat tonë rreth një kauze të përbashkët-çlirimin e atdheut.

Thirrjet e sinqerta dhe kushtrimet që kumbuan nga patriotët tanë të vërtetë, ishin të suksesshme vetëm atëherë kur gjetën përkrahjen kolektive, nga populli ynë liridashës, dhe pasi që u bashkuan të gjithë, Zoti begatojë unifikim tonë me më të shtrenjtën liri.

Të nderuar besimtarë! Krejt në fund, kisha dashur që mesazhi nga kjo ligjëratë të jetë që, të jemi të unifikuar, ta çmojmë familjen, shoqërinë dhe vendin ku jetojmë, ngase vetëm të bashkuar mund të ecim para, vetëm të unifikuar e pa përçarje mund t'i shërbejmë atdheut, dhe vetëm me unitet e vëllazërim mund t'i kalojmë të gjitha barrierat, po e përfundoj me një fjalë të dijetarit bashkëkohorë islam Shevki ebu Halil, e i cili thotë:" Kurrë nuk dështon ajo shoqëri që bashkëpunon."

Në fund e lusim Zotin e Madhërishëm të na i pranojë lutjet tona, na i falë mëkatet tona, na i zvogëlojë brengat tona, na i pastrojë zemrat tona nga xhelozia dhe urrejtja dhe çdo e keqe, dhe të na ndihmojë në ndërtimin e ardhmërisë sonë. Zoti i gradoftë edhe të gjithë ata, të cilët derdhen mundin, djersën, dhe gjakun e tyre, që ne sot Bajramin lirshëm ta festojmë dhe jetën tonë me nder dhe dinjitet ta zhvillojmë.

***Ligjëratë e mbajtur në xhaminë e madhe në Prishtinë para faljes së namazit të Fitër Bajramit***

Sabri Bajgora



# Komentimi i kaptinës "El Kalem"

**Largimi nga jobesimtarët për shkak të mendjemadhësisë së tyre**

Kaptina "El Kalem" është kaptinë mekase. Transmetojnë Nehhasi, Ibën Merduvije dhe Bejhekiu nga Ibën Abasi, të ketë thënë: "Ka zbritur kaptina (Nun, vel Kalemi) në Mekë. Ibën Merduvije e përcjell këtë mendim edhe nga Aisheja.[1]

Kjo kaptinë ka gjithsej 52 ajete, 300 fjalë dhe 1256 shkronja.[2] Ka zbritur pas sures "El Alek" dhe para sures "El Muddethir", ndonëse dijetarët nuk janë të gjithë në ujdi nëse kjo sure ka zbritur e dyta, e treta apo e katërta. Ne, megjithatë, duke u bazuar në transmetimet më të besueshme, jemi përcaktuar për mendimin që kjo sure ka zbritur e dyta. Në radhitjen e Mus'hafit mban numrin 68, kurse në radhitjen e zbritjes është e 2-ta.[3]

## Emërtimi i kësaj kaptine

Emërtimi më i njohur i kësaj sureje është"El Kalem". Me këtë emër është radhitur nëpër Mus'hafe, nëpër librat e tefsirit dhe të hadithit. Arsyeja e emërtimit të kësaj sureje me emrin "El Kalem"-"Lapsi", vjen si shkak i madhështisë dhe rëndësisë së "lapsit", të cilin sipas disa transmetimeve profetike, Allahu xh.sh., e ka krijuar më së pari, duke e urdhëruar që të shkruajë përcaktimet për secilën krijesë. Allahu xh.sh. është betuar në "Lapsin" qysh në ajetin e parë të kësaj sureje: "Nun, betohem në penën dhe në atë çka shkruajnë!"[4]

- Emërtimi i dytë i kësaj sureje është"Suretu Nun vel Kalemi", me të cilin emërtim është njohur edhe nëpër disa libra të tefsirit. Arsyeja e këtij emërtimi është po ashtu ajeti i parë i kësaj kaptine.

- Ndërsa, emërtimi i tretë i sures është "Suretu Nun", në bazë të shkronjës së parë simbolike me të cilën fillon kjo sure: "Nun". Me këtë emër e kanë radhitur Taberiu, Zemahsheriu, Nesefiu, Shevkaniu, Alusiu, Tirmidhiu, El Bukai, e të tjerë.[5]

## Vlera e kësaj kaptine

Lidhur me vlerën e kësaj kaptine, nuk ka ndonjë hadith eksplicit, përveç që kjo sure bën pjesë në mesin e sureve të quajtura "El Mufassal", me të cilat sure i Dërguari ynë, Muhamedi a.s. është nderuar ndaj pejgambereve të tjerë. Në lidhje me këtë, transmetohet nga Vathilete ibnul Eskaë el Lejthi, të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Më është dhënë në vend të Tevratit, shtatëshja, (suret nga El Bekare e deri te El Enfal ose Et Tevbe); më janë dhënë në vend të Zeburit, "El Miejn" - njëqindëshet, (suret që kanë mbi 100 ajete); më janë dhënë në vend të Inxhilit "El Methani" - (suret që kanë më pak se 100 ajete), ndërsa jam nderuar (ndaj të dërguarve të tjerë) me suret "El Mufassal" (nga sureja Kaf, e është thënë nga El Huxhurat, deri te En Nas)."[6]



## Shkaku i zbritjes së sures

Sipas Imam Kurtubiut, pjesa më e madhe e kësaj kaptine, ka zbritur për Velid ibnul Mugiren dhe Ebu Xhehlin, të cilët nuk pranin së shpifuri për të Dërguarin e Allahut se ishte i çmendur, i sëmurë, magjistar etj. Gjatë komentimit të sures, do të njihemi më për së afërmi me shkaqet e zbritjes të disa ajeteve të kësaj sureje: 2, 4, 10, 11, 17 dhe 51.



**Lidhshmëria e kësaj kaptine me atë paraprake "El Mulk"**

Fillimi i kësaj kaptine ka një lidhshmëri të qartë me përfundimin e sures paraprake. F.v. në ajetin 29 të sures "El Mulk": "Thuaj: "Ai është Mëshiruesi, Atij i kemi besuar dhe vetëm tek Ai jemi mbështetur, kurse ju do ta kuptoni se kush njëmend është ai i humburi!" shihet haptazi kërcënimi dhe zbulimi i paudhësive të jobesimtarëve, të cilët janë quajtur të humbur, kurse tash në këtë sure, në ajetet 5-7: "Më vonë ti do të shohësh, e edhe ata do të shohin. Se cili prej jush është i çmendur? S'ka dyshim se Zoti yt është Ai që e di më së miri se kush është ai që ka humbur prej rrugës së Tij dhe Ai e di më së miri për të udhëzuarit.", vërtetohen katërçipërisht kuptimet e ajetit 29 nga surja "El Mulk", se cili grup do të jetë i humbur dhe cili i udhëzuar dhe i shpëtuar nesër në Ahiret.

Në suren paraprake "El Mulk"kemi paraqitjen e disa pamjeve të Ditës së Gjykimit. Në ajetet 6-8 të kësaj sureje thuhet:"Dënimi në xhehenem është edhe për ata që nuk i besuan Zotit të tyre; sa vend i keq është ai! Kur të hidhen në të, ata do t'ia dëgjojnë atij ushtimën e ai vlon. Nga zemërimi, ai gati copëtohet. Sa herë që hidhet në të ndonjë turmë, roja i pyet: "A nuk ju pat ardhur juve ndonjë pejgamber (qortues)?"

Ndërsa tash në suren "El Kalem" në ajetet 42-43 kemi po ashtu përshkrimin për jobesimtarët, kur ata të përbuzur e të nënçmuar do të thirren për të bërë sexhde, dhe nuk do të munden: "(Kujto) Ditën kur ashpërsohet çështja deri në kulm (në kiamet), e ata do të ftohen për të bërë sexhde, po nuk munden. Shikimet e tyre janë të përulura dhe ata i kaplon poshtërimi, kur dihet se ata kanë qenë të ftuar të bëjnë sexhde sa ishin të shëndoshë (e ata talleshin)."

Në të dyja suret hasim pyetje nëpërmjet të cilave vihet në pah paaftësia e jobesimtarëve si dhe nënçmimi ironik ndaj tyre. Në suren "El Mulk", ajetet 20-22: "Kush është ajo ushtri juaja që do t'ju ndihmojë, pos Mëshiruesit? Është e vërtetë se jobesimtarët gjenden në një mashtrim të madh. Kush është ai që ju ushqen, po qe se Ai ua ndërpret furnizimin e vet? Jo, askush, por ata vazhdojnë me arrogancë e kundërvënie. A është më i udhëzuar ai që ec i përmbysur me fytyrë në tokë, apo ai që ec në pozicion qëndrues rrugës së drejtë?"

Tash në suren "El Kalem"në ajetet 35-39, thuhet: "A do t'i bëjmë kriminelët të barabartë me myslimanët? Ç'është me ju, si gjykoni ashtu? A mos keni ndonjë libër, e prej tij mësoni? E ju do të keni atje çka të dëshironi? A mos keni ndonjë zotim të fortë prej Nesh që vazhdon deri në kiamet, se do ta arrini atë që dëshironi?"

- Në të dyja suret hasim në pamje të pendimit të vonuar, i cili nuk iu bën më dobi njerëzve. P.sh. në suren "El Mulk" në ajetet 8-10: "Sa herë që hidhet në të ndonjë turmë, roja i pyet: "A nuk ju pat ardhur juve ndonjë pejgamber (qortues)?" Ata thonë: "Po, na erdhi pejgamberi, por ne e përgënjeshtruam dhe ne u thamë: "Allahu nuk shpalli asgjë, e ju nuk jeni tjetër vetëm se në një humbje të madhe!", dhe thonë: "Sikur të kishim dëgjuar dhe pasur mend, ne nuk do të ishim ndër banuesit e zjarrit"., tash në suren "El Kalem", ajetet: 30-32, kemi rastin e pronarëve të kopshtit, të cilët ishin koprracë dhe ndaluan mirësinë ndaj të varfërve, prandaj Allahu xh.sh. ua shkatërroi tërë kopshtin dhe punën e tyre: "Dhe u kthyen e po e qortojnë njëri-tjetrin. Thanë: "Të mjerët ne, vërtet ne ishim jashtë rrugës!" Shpresohet se Zoti ynë do të na e zëvendësojë me ndonjë edhe më të mirë se ai; ne vetëm tek Zoti ynë mbajmë shpresën."

- Imam Sujutiu në lidhje me një përputhshmëri tjetër ndërmjet dy sureve thotë: "Kur Allahu xh.sh. në suren El Mulk në ajetin e fundit, të 30-të, ka shfaqur kërcënimin lidhur me ndalimin dhe humbjen e ujit në thellësitë e tokës, për ata që janë mosmirënjohës ndaj dhuntive të Tij: "Thuaj: "Më tregoni, nëse uji juaj humbet në thellësi, kush do t'ju sjell ujë mbitokësor (burimor)?", tash në suren "El Kalem" tregon se si ua shkatërroi kopshtin njerëzve mosmirënjohës, duke bërë që kopshti të zhdukej tërësisht, saqë të nesërmen pronarët e kopshtit u çuditën dhe menduan se e kishin humbur rrugën, duke mos e njohur as vendin, ku një natë më parë kishte qenë kopshti i tyre plot fruta. Për këtë bëjnë fjalë ajetet 19-20: "E, sa qenë ata fjetur, atë (kopshtin) e goditi një bela nga Zoti yt. Dhe ai gdhiu si të ishte i vjelë".

Nga kjo nënkuptojmë se nëse kopshti që është më i prekshëm materialisht me fruta, zhduket brenda një nate, sikur të mos kishte qenë fare, atëherë, humbja e ujit që është një lëng i rrjedhshëm, është shumë më lehtë që të tretet e të humbet në thellësi, pa gjurmë e pa nishan.[7]



**Përmbajtje e shkurtër e kësaj kaptine**

Sikur edhe shumë sure të tjera mekase, edhe kjo sure që është ndër zbritjet e para kuranore, është fokusuar kryesisht në bazat kryesore të besimit islam, si: vërtetësinë e shpalljes hyjnore që po i zbriste Muhamedit a.s., pastaj ringjalljen dhe besimin në Ahiretin, ashtu siç flet edhe për vendqëndrimin e besimtarëve dhe jobesimtarëve në Ditën e Gjykimit.

- Surja në fjalë fillon me një prej betimeve më madhështore në Kuran, në lapsin me të cilin shkruajmë. Përderisa në suren e parë të zbritur kemi urdhrin për të lexuar, tash vihet në pah rëndësia e lapsit dhe e të shkruarit, sepse me laps shkruhet historia dhe nëpërmjet tij arrihet kultura e civilizimi. Ky betim hyjnor vjen si përgjigje ndaj akuzave të idhujtarëve ndaj Pejgamberit a.s. se ai ishte i çmendur, i lajthitur etj., por katër ajetet e para të kësaj sureje, e pastrojnë të Dërguarin a.s. nga të tilla shpifje, duke bërë me dije se ti o Muhamed je në piedestalin më të lartë të moralit. (Shih ajetet: 1-4)

- Pas kësaj pasojnë ajetet të cilat sqarojnë sjelljet e këqija të jobesimtarëve dhe idhujtarëve, kur ata e nënçmonin të Dërguarin e Allahut, si dhe kërcënimin e Allahut ndaj sjelljeve të tyre jonjerëzore dhe për ndëshkimin e rreptë që do t'i presë ata në Ahiret. (Shih ajetet: 5-16)

- Me pas, pason tregimi i pronarëve të kopshtit, nëpërmjet të cilit tregim, Allahu xh.sh. u sjell shembull idhujtarëve mekas që të mos jenë mosmirënjohës ndaj të mirave që ua ka dhënë Allahut, sepse të përbuzësh të varfrit e të sillesh me arrogancë ndaj tyre, është një prej cilësive më të shëmtuara njerëzore. Pasojë e këtyre sjelljeve mund të jetë edhe shkatërrimi i jetëve dhe pasurive të tyre në këtë botë, por edhe humbja e përjetshme e vendqëndrimit të mirë në Botën e ardhshme (Shih ajetet: 17-33)

- Ajeti i 34 i kësaj sureje: "Është e sigurt se për të devotshmit do të ketë te Zoti i tyre kopshte të begatshme." na vjen këtu si një ndërlidhje në mes ajeteve paraprake dhe atyre pasuese, se vetëm të devotshmit mund të shpresojnë në begatitë e Xhenetit, ndërkohë që në ajetet 35-43, Allahu xh.sh. bën një pyetje krahasuese: vallë si mund të jenë të barabartë besimtarët e vërtetë me kriminelët, të cilët mohojnë Krijuesin e tyre nga inati dhe mëria që kanë në zemrat e tyre. Allahu xh.sh. i qorton këta të fundit për zemërngurtësinë e tyre karshi të vërtetave që po i zbrisnin Pejgamberit a.s. nga qielli nëpërmjet shpalljes, për të përfunduar me disa pamje nga Dita e Gjykimit kur këta jobesimtarë do të thirren të bëjnë sexhde, por nuk do të munden. Ata atë ditë të vështirë do të turpërohen e do të jenë të nënçmuar para krejt njerëzimin për shkak të mohimit të tyre. (Shih ajetet: 35-43)

- Ajetet (44-45) të kësaj sureje, dëftojnë për një kërcënim të hapët të Krijuesit ndaj këtyre të paudhëzuarve të cilët nuk pranonin ftesën kuranore, por e përgënjeshtruan atë, duke ia bërë me dije Resulullahut s.a.v.s., se Unë do të merrem me dënimin dhe ndëshkimin e tyre, nëse ata nuk dëshirojnë të përudhen në rrugën e drejtë.

- Ajete në vazhdim: (46-52) janë këshilla për Pejgamberin a.s. që të duronte të gjitha përçmimet dhe keqtrajtimet e idhujtarëve. Janë porosi të qarta që të mos ligështohej dhe të mos e humbte shpresën gjatë kumtimit të shpalljes, duke i sjellë shembullin e Junusit a.s., i cili pati humbur shpresën se populli tek i cili u dërgua, se do të udhëzoheshin në rrugën e drejtë. Si pasojë e humbjes së shpresës në udhëzimin e tyre, ky ishte larguar nga ta, si pasojë e të cilit veprim, pati përfunduar në gojën e një peshku të madh-balene, dhe prej aty, në errësirë të plotë i qe lutur Zotit fuqiplotë që ta falte për veprimin e tij të pamatur, dhe po të mos ishte mëshira e Allahut që ta përfshinte, ai do të përfundonte i demoralizuar në një shkretëtirë të thatë e të pajetë.

- Në dy ajetet e fundit (51-52) Allahu xh.sh. sërish i demanton shpifjet e idhujtarëve se Muhamedi a.s. ishte i çmendur-i marrë, sepse idhujtarët nga smira e xhelozia gati sa nuk e shqyenin me sytë e tyre për shkak se ky kishte ardhur me këtë Kuran, i cili po ua shembte në themel besimin e tyre të prishur, duke përfunduar me fjalët madhështore rreth Kuranit se ky libër nuk është diç tjetër, veçse këshillë, si për njerëzit ashtu edhe për xhinët. *(vijon)*

(1) Imam Shevkaniu, Fet'hul Kadir vëll.V, fq. 354. (2) Fejruzabadi, Besairudhevit Temjizi, vëll. I, fq. 476. (3) Ibën Ashur Et Tahriruvet tenviruvëll. XXIX, fq. 58. (4) Dr. Abdurrahman esh Saji'ë, Esmausuveril Kuranil Kerim, fq. 176. (5) Dr. Munireed Devserij, Esmaul Kuran ve fedailuha, f. 475. (6) Transmeton Imam Ahmedi (4/107); Bejhekiu në Shuabil Iman (2/465); Albani e ka kategorizuar si hadith "hasen" në Sahihut Tergib (1457); si hadith "sahih" me të gjitha rrugët e transmetimit në Silsiletus Sahiha (1480) dhe në Sahihul Xhamiu (1059). (7) Imam Sujutiu, Esrarutertibil Kuran, vëll I, fq. 141.



Mr. Ejup Haziri

# Qetësia dhe pushimi në namaz

## Hyrje

Është e njohur meseleja e qetësisë apo pushimit në namaz *(Et Tame'ninetu fis-salat)*, që nënkupton përkushtimin dhe qetësinë maksimale përgjatë namazit. *Et Tame'ninetu* gjuhësisht vjen në kuptim të qetësisë, gjersa në kuptimin sheriatik nënkupton qetësinë e pjesëve trupore, gjersa secila pjesë e trupit të pushon në vendin e vet për aq sa bëhet së paku një madhërim.[1]

Qetësia apo pushimi në namaz kërkohet nga fillimi e deri në fund, mirëpo janë katër vende më specifike në namaz, ku ulemaja e shkollës hanefite kanë potencuar se në ato vende duhet të kemi më tepër kujdes. Kjo vjen si rrjedhojë e lëvizjeve të theksuara të gjymtyrëve të trupit në ato vende, e të cilat janë: Rukuja, ngritja nga rukuja, sexhdeja dhe pushimi mes dy sexhdeve. Kjo mesele ndryshe njihet edhe si *ta'dilul erkan*, gjegjësisht si pushimi i gjymtyrëve të trupit për aq sa bëhet një madhërim.[2]

Prandaj, për këto katër vende që kërkohet qetësia dhe pushimi do të flas në vijim, ndonëse disa prej tyre e kanë të njëjtin tretman. Megjithatë do t'i përmendi edhe mospajtimet apo mendimet ndryshe brenda shkollës hanefite, në mënyrë që të dihet qëndrimi zyrtar i shkollës hanefite dhe mendimet tjera brenda kësaj shkolle.

## Qetësia (pushimi) në ruku e sexhde

Namazi nuk kryhet shkel e shko, por ka dispozita e rregulla të caktuara. Si i tillë, ai duhet të shërbejë si pushim e qetësi, e jo si lodhje e mundim. Prandaj, janë katër vende të caktuara ku ulemaja e mëdhenj kanë polemizuar rreth tyre se çfarë dispozite sheriatike ka pushimi dhe qetësia në ato vende. Nuk ka dyshim se pushimi në ruku e sexhde është shumë më i rëndësishëm se sa në vendet tjera.

Qetësia (pushimi) në namaz sipas Ebu Hanifes dhe Muhamedit është vaxhib, ndërsa sipas Ebu Jusufit është farz, së paku sa një madhërim që bëhet.[3] Mendimi i Ebu Hanifes dhe Muhamedit është mendim i popullarizuar brenda shkollës hanefite dhe mendim i përzgjedhur në këtë çështje.

Sikurse qetësia, gjegjësisht pushimi në ruku, ashtu edhe në sexhde është e njëjta. Si rrjedhojë kemi mendimin e Ebu Hanifes dhe Muhamedit që mendojnë se qetësia në të është vaxhib, ndërsa Ebu Jusufit që mendon se qetësia në të është farz.

Ebu Hanife dhe Muhamedi kanë argumentuar me ajetin e 77-të, të kaptinës El Haxh: "O ju që besuat, faleni namazin me ruku e sexhde dhe vetëm Zotin tuaj adhuroni…"[4]

Urdhri për ruku dhe sexhde është i përgjithshëm, urdhëron të bëhet rukuja e sexhdeja. Rukuja nënkuptohet një përkulje, përderisa sexhdeja një rënie dhe ulje. E kur namazfalësi përkulet (në ruku) dhe ulet (në sexhde), atëherë ai veç ka respektuar dhe konkretizuar atë që e nënkupton emërtimi (ruku e sexhde).[5]

Ndërsa Ebu Jusufi argumenton me hadithin e njohur si keqfalësi i namazit, që transmetohet nga Ebu Hurejre: "Na ka treguar Museddedi, i cili ka thënë: Më ka informuar Jahja ibën Seid nga Ubejdilahi, i cili thotë: Na ka treguar Seid el Makburij nga babai i tij, e ky nga Ebu Hurejre, se i Dërguari i Allahut a.s., hyri në xhami. Pastaj hyri një njeri u fal dhe erdhi e përshëndeti të Dërguarin e Allahut. I Dërguari ia ktheu selamin dhe i tha: "Kthehu dhe falu përsëri, sepse ti nuk je falur (siç duhet)!" Ai u fal dhe erdhi tek i Dërguari i Allahut, të cilin e përshëndeti me selam. I Dërguari i Allahut i tha përsëri: "Kthehu dhe falu përsëri, sepse ti nuk je falur (siç duhet)!" Kështu i tha tri herë, ndërsa ai ia ktheu: "Pasha Atë që ty të dërgoi me të vërtetën, nuk di përveç asaj mënyrë (që u fala), prandaj më mëso." I Dërguari i Allahut i tha: "Kur të hysh për namaz, shqiptoje tekbirin, pastaj lexo diç nga Kurani që të vjen më lehtë, e më pas shko në ruku derisa (gjymtyrët e trupit) të qetësohesh plotësisht, pastaj ngrihu (nga rukuja) derisa të drejtohesh plotësisht e më pas lëshohu për në sexhde derisa të qetësohesh (e të drejtohesh)



plotësisht. Ngrihu nga sexhdeja dhe qëndro ulur derisa të drejtohesh plotësisht, e më pas lëshohu prapë për sexhde derisa të qetësohesh (e të drejtohesh) plotësisht, e kështu vepro gjatë tërë namazit."[6]

Nga hadithi i mësipërm, argumentohet kryesisht përmes tri aspekteve:

I pari: I Dërguari i Allahut e urdhëroi atë që të qetësohet e pushon plotësisht, e urdhri i përgjithshëm (përderisa nuk ka ndonjë specifikë) nënkupton obligueshmëri (farz).

I dyti: E urdhëroi atë ta përsëris namazin, e përsëritja nuk bëhet ndryshe, veçse atëherë kur prishet namazi, e prishja e namazit bëhet atëherë kur humb ndonjë rukn-pjesë përbërëse e namazit. Ndaj, i Dërguari i Allahut iu drejtua: "Kthehu dhe falu përsëri, sepse ti nuk je falur (siç duhet)!"

I treti: Personi që falej nuk i dinte veprimet e namazit, disa herë radhazi, andaj i Dërguari i Allahut ia mësoi atij gjërat më të nevojshme për vlefshmërinë e namazit, në mënyrë që t'i lehtësohej atij njohja e atyre gjërave.[7]

Megjithëse ulemaja hanefite e kanë kundërshtuar Ebu Jusufin dhe iu kanë kundërvënë argumenteve të tij, sepse;

(1) Hadithi ku bazohet ai është hadith ahad dhe nuk mund të shfuqizojë Kuranin, mirëpo si i tillë mund të jetë plotësues, andaj urdhri i tij (hadithit) për pushim në namaz e ka normën e vaxhibit.[8]

(2) Urdhri i të Dërguarit për përsëritjen e namazit, nuk është si pasojë e prishjes së namazit, por si pasojë e lënies mangët dhe si qortim që të mos e përsëris më një gjë të tillë, ngase i Dërguari i Allahut veprimin e namazfalësit në fjalë e quajti namaz.

(3) Hadithi që bazohet Ebu Jusufi më tepër është kundër tij se sa argument i tij, ngase i Dërguari i Allahut ia lejoi në të gjitha herët personit në fjalë që ta vazhdoj namazin, e në asnjë mënyrë nuk e urdhëroi ta ndërpresë namazin. E po të mos lejohej ai namaz, atëherë vazhdimi i tij do të ishte i kotë, ngase namazi kur prishet, nuk vazhdohet si i tillë.

Në anën tjetër refuzimi që i Dërguari i Allahut i bëri namazit të personit në fjalë, duke mos e ndërprerë namazin e tij, por duke e urdhëruar që të falej përsëri, ku ai falej dhe vinte prapë te i Dërguari, e ky ia refuzonte faljen dhe e urdhëronte që prapë ta përsëriste, mund të ketë disa mundësi:

E para: Ndoshta njeriu ishte i pakujdesshëm ndaj veprimit të tij apo mund të ketë harruar disa veprime të namazit, andaj i Dërguari i Allahut në mënyrë të përshkallëzuar deshi ta informojë atë dhe ta largojë ai pakujdesinë e tij. Në këtë mënyrë i Dërguari i Allahut mund ta ketë zgjedhur një rrugë mësimi, pa i thënë se vepro kështu e kështu, por përmes refuzimit t'ia kujtoj atij veprimet e namazit.

E dyta: Refuzimi i namazit të tij mund të jetë edhe si shkak i madhështisë së namazit, duke u munduar ta zgjojë mprehtësinë nga namazfalësi, gjersa kishte kohë nga kalimi i kohës së namazit.[9]

Këto janë vetëm mundësi që përkojnë me mendimin e Ebu Jusufit dhe atyre që kanë të njëjtin mendim si të tij. Sidoqoftë, mendimi i Ebu Hanifes dhe Muhamedit është mendim i përzgjedhur në këtë çështje dhe sipas tij kanë vepruar pjesa dërmuese e dijetarëve.

### Qetësia prej ngritjes nga rukuja dhe mes dy sexhdeve

Për dallim nga rukuja dhe sexhdeja ku qetësia në to është vaxhib, gjatë ngritjes prej saj, dhe pushimi mes dy

sexhdeve konsiderohen sunet sipas Ebu Hanifes dhe Muhamedit, madje ky mendim konsiderohet mendimi i popullarizuar. Merginani në lidhje me këtë thotë: "... Pushimi nga ngritja prej rukusë dhe pushimi mes dy sexhdeve konsiderohet sunet te te dytë (Ebu Hanife dhe Muhamedi)."[10] Ngjashëm me këtë shprehet edhe autori i "El Bahrurr Rraik", kur thotë: "Pushimi në ngritjen prej rukusë dhe mes dy sexhdeve është sunet tek Ebu Hanife dhe Muhamedi, e kjo është çështje kompaktuale."[11]

Në anën tjetër Ebu Jusufi është i mendimit se qetësia në namaz gjatë ngritjes prej rukusë dhe mes dy sexhdeve është farz. Mendimi i tij në këto dy vende të namazit është i njëjtë sikurse në dy vendet paraprake; rukusë dhe sexhdes. Në këtë kontekst, autori i "El Hidaje", shprehet: "Ebu Jusufi parasheh që në të gjitha këto vende (pushimi) është farz. Opinioni i tij është sikurse opinioni i Shafiut."[12] Sipas Ebu Jusufit, lënia e ngritjes prej rukusë apo pushimi mes dy sexhdeve, e prish namazin, për dallim nga Ebu Hanife dhe Muhamedi.[13]

Përveç këtyre dy mendimeve që i përmendëm; atij zyrtar e të popullarizuar ku pushimi në këto dy vende është sunet e që njëherësh është mendim i Ebu Hanifes dhe nxënësit të tij Muhamedit dhe shumë juristëve tjerë hanefit, dhe mendimi tjetër që pushimin në këto dy vende e sheh si farz-obligim të domosdoshëm.

Në anën tjetër kemi një mendim të tretë që konsiderohet si mendim mesatar mes dy mendimeve paraprake. Përfaqësuesit e këtij mendimi pushimin në vendet për të cilat po flasim e shohin si vaxhib. Të këtij mendimi janë një pjesë jo edhe aq e vogël e dijetarëve të mëvonshëm hanefit, me theks të veçantë juristët e mëvonshëm hanefitë si Ibën Humami,[14] nxënësi i tij Ibën Emir Haxh, Ibën Nuxhejmi[15] dhe Ibën Abidini.[16] Pra, kemi plejadën e juristëve të mëvonshëm hanefitë që mendojnë se pushimi, gjegjësisht qetësia në pozitën kur namazfalësi ngritët nga rukuja dhe pushimi mes dy sexhdeve është vaxhib.

Edhe Kerhi është i këtij mendimi dhe sipas tij nëse namazfalësi pa qëllim nuk e bën pushimin e kërkuar, atëherë ai duhet të bëjë dy sexhde për shkak të harresës *sehvi sexhde*.[17] E Ibën Nuxhejmi në lidhje me këtë thotë: "Po që se ai (namazfalësi) e lë atë (pushimin), atëherë një veprim i tillë konsiderohet skajshmërisht i papëlqyer dhe personit të tillë i detyrohet përsëritja e namazit."[18] Kadi Han në "Fetava-t" e tij kur flet për gjërat që e obligojnë sexhden e harresës, thotë: "Namazfalësi kur bën rukunë dhe nuk e ngrit kokën nga rukuja, gjersa shkon në sexhde dhe ka harruar (ngritjen prej rukusë), namazi i tij është në rregull sipas Ebu Hanifes dhe Muhamedit, ndërsa sipas Ebu Jusufit duhet të bëjë sexhde për shkak të harresës."[19]

Nga këtu na bëhet e qartë se në çështjen e ngritjes prej rukusë dhe mes dy sexhdeve, brenda shkollës hanefite kemi tre mendime të njohura; (1) opinionin zyrtar të shkollës hanefite që është më i popullarizuar se dy opinionet tjera, ku pushimi në këto dy vende është sunet dhe si i tillë nuk ka fuqi juridike që ta zhvlerësojë namazin; (2) opinionin e Ebu Jusufit, ku pushimi në këto dy vende është obligim i domosdoshëm (farz) dhe lënia e tij praktikisht e obligon përsëritjen e namazit; dhe (3) opinionin e juristëve të njohur nga gjeneratat e vonshme të shkollës hanefite që pushimin në këto dy vende e shohin si vaxhib.

Është interesant të përmendet fakti se kjo çështje, gjegjësisht polemizimi i saj në kuadër të opinioneve të ndryshme, nuk përmendet në dhahiru-rr rrivajeh, e si çështje e shtron El Mual-la në "Nevadir".[20]

### Përfundim

Nuk ka dyshim se çështja e qetësisë apo pushimit në namaz është e një rëndësie të posaçme, sepse namazi nuk është lodhje, por çlodhje. Në çdo pjesë të namazit duhet pasur kujdes dhe nuk duhet përshpejtuar, e në këto katër vende që i kam shpjeguar, kujdesi duhet të jetë edhe më i madh. Kjo për faktin se për shkak të lëvizjeve nëpër ato vende, një pjesë e namazfalësve janë totalisht të pakujdesshëm, si në ruku e në ngritjen prej saj, ashtu edhe në sexhde e pushimi mes tyre. Për rëndësinë e pushimit, gjegjësisht qetësisë, mjafton polemika e dijetarëve ku në disa prej tyre kanë polemizuar se pushimi në to a është farz apo vaxhib!

(1) El Xhuzejri, El Fikhu alel medhahibil erbeah, v.I, f.212; Buhuti, Muntehal Iradat, v.I, f.217. Zejleiu në"Tebjinul Hakaik", qetësinë në namaz e përkufizon: "Qetësia e gjymtyrëve të trupit në ruku e sexhde gjersa të pushon çdo pjesë e tij (trupit), e minimumi i kërkuar është sa koha e një madhërimi." Zejlei, Tebjinul Hakaik, v.I, f.277. (2) Ibën Abidin, Reddul Muhtar aled Durril Muhtar, v.I, f.464. (3) Samerkandi, Tuhfetul Fukaha, I, f.133; Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v.I, f.342; El Babertij, El Inajeh Sherhul Hidajeh, v.I, f.300; (4) Kurani, El Haxh: 77. (5) Kasani, Bedaius Sanai, v.I, f.509. (6) Buhariu në Sahih, nr. 793; Muslimi në Sahih, nr. 602. (7) Kasani, Bedaius Sanai, v.I, f.509. (8) Kasani, Bedaius Sanai, v.I, f.509; Ibën el Humam, Fet'hul Kadir, v.I, f.301. (9) Ibën Haxher el Askalani, Fet'hul Bari sherh Sahihil Buhari, v.II, f.281. (10) Merginani, El Hidajeh Sherh Bidajetil Mubtedi', v.I, f.85. (11) Ibën Nuxhejm, El Bahrurr Rraik sherh Kenzud Dekaik, v.I, f.317. (12) Merginani, El Hidajeh Sherh Bidajetil Mubtedi', v.I, f.84. (13) Ahmed ibën Ismail et Tahtavi, Hashijetut Tahtavi ala Merakil Felah Sherh Nurul Idah, f. 233. (14) Ibën el Humam, Fet'hul Kadir, v.I, f.302. (15) Ibën Nuxhejm, El Bahrurr Rraik sherh Kenzud Dekaik, v.I, f.317. (16) Ibën Abidin, Reddul Muhtar aled Durril Muhtar, v.I, f.464. (17) Merginani, El Hidajeh Sherh Bidajetil Mubtedi', v.I, f.85. (18) Ibën Nuxhejm, El Bahrurr Rraik sherh Kenzud Dekaik, v.I, f.317. (19) Po aty, v.I, f. 317. (20) El Babertij, El Inajeh Sherhul Hidajeh, v.I, f.300; Kasani, Bedaius Sanai, v.I, f.508

# Rexhepi: “Vërejtjet e Komunës së Prishtinës për xhaminë, befasuese”



**Dekani i Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë, dr. Fahrush Rexhepi, ka bërë me dije se vërejtjet e fundit të Komunës së Prishtinës për projektin e xhamisë janë befasuese.**

Ai ka treguar se vërejtjet që ka dhënë komuna kanë të bëjnë me arkitekturën që përmban projekti i xhamisë. Në këtë intervistë dhënë për gazetën “Epoka e re”, Rexhepi ka thënë se më herët BIK-u është kritikuar se pse po lejon ndërtimin e xhamive në stilin arab, ndërsa tash po kritikohet edhe stili turk. “Vërejtjet e fundit janë për arkitekturën që përmban projekti i xhamisë. Vërejtja e fundit rreth arkitekturës, nëse është realitet, për neve të Bashkësisë Islame të Kosovës do të ishte befasuese, sepse deri para disa viteve shpeshherë kemi dëgjuar vërejtje nga qarqe të ndryshme politike dhe intelektuale për ndërtimin e xhamive me stil apo arkitekturë arabe, edhe pse xhami të tilla në Kosovë janë fare pak. Vërejtjet nga këto qarqe vinin duke preferuar që xhamitë në Kosovë duhet të ndërtohen në stilin turk. Ndërsa tani, vërejtjet vijnë edhe në këtë drejtim”, ka thënë Rexhepi.

Dekani i Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë ka përmendur sfidat kryesore me të cilat po përballet BIK-u. Në radhë të parë, sipas tij, janë ato të natyrës ekonomike dhe financiare.

Ai ka thënë se, pavarësisht prej premtimeve të shpeshta të qeverisjeve të kaluara për ndarje të buxhetit, nga ana e shtetit, kjo asnjëherë nuk është bërë realitet. Më tej, Rexhepi ka përmendur mosaprovimin e ligjit për bashkësitë fetare “Mosaprovimi i këtij ligji për BIK-un paraqet pengesa të mëdha në zhvillimin dhe funksionimin e këtij institucioni fetar, veçmas kur është fjala për marrjen e vendimeve dhe ekzekutimin e tyre si dhe ushtrimin e autoritetit tek institucionet e saj në raste të veçanta”, është shprehur ai. Kurse si sfidë të tretë me të cilën ballafaqohet BIK-u, ai ka vlerësuar ekstremizmin e dhunshëm fetar. “Kjo sfidë mendoj se në njëfarë forme mund të jetë e ndërlidhur me dy të tjerat të sipërpërmendura. Megjithatë, mendoj se BIK-u në vitet e fundit, duke u mbështetur në një bashkëpunim të ngushtë me institucionet shtetërore relevante të Republikës së Kosovës, ia ka arritur që deri-diku me sukses ta parandalojë dhe të zbusë këtë fenomen”, është shprehur ai.



FLET PËR "EPOKËN E RE" DEKANI I FAKULTETIT TË STUDIMEVE ISLAME NË PRISHTINË, FAHRUSH REXHEPI

**Vërejtjet e Komunës së Prishtinës për xhaminë, befasuese**

- Besimtarët myslimanë që pesë vjet po presin ndërtimin e xhamisë së madhe në Prishtinë

**"Epoka e re": Z. Rexhepi, jemi në përfundim të muajit të shenjtë të Ramazanit dhe në vigjilje të festës së Fitër Bajramit. Sa jeni përgatitur për këtë festë?**

Rexhepi: Muaji i bekuar Ramazan është muaj i fillimit të shpalljes së Kuranit fisnik. Është muaj në të cilin myslimanët anekënd botës, edhe në vendin tonë, kanë kryer obligimin e agjërimit. Bashkësia Islame e Kosovës me rastin e përfundimit të këtij muaji të bekuar të Ramazanit është përgatitur maksimalisht për ta shënuar në mënyrë solemne festën e Fitër Bajramit. Tanimë të gjithë Këshillat e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe të gjitha xhamitë në territorin e Republikës së Kosovës janë përgatitur për t'i pritur xhematin e tyre në ditën e parë të Fitër Bajramit, me ç'rast do të kryhen edhe obligimet fetare të cilat dalin nga kjo festë, siç është falja e namazit të Bajramit si dhe ligjëratat që do të mbahen në këtë ditë gëzimi, paqe dhe hareje, në të cilën do të përcillen edhe mesazhe me përmbajtje të tilla nga të gjithë imamët e xhamive në territorin e Republikës së Kosovës. Manifestimi qendror për festën e Fitër Bajramit edhe në këtë vit do të organizohet në xhaminë qendrore të Prishtinës. Pas faljes së namazit të sabahut, pastaj faljes së namazit të Fitër Bajramit, ligjëratën qendrore para besimtarëve të vendit tonë do ta mbajë myftiu i Republikës së Kosovës, Naim efendi Tërnava, i cili, si dhe herëve të tjera, edhe tash do ta përcjellë mesazhin hyjnor të islamit për kultivimin dhe promovimin edhe më tej të vlerave shpirtërore, morale, civilizuese, tolerante dhe paqësore për shoqërinë dhe popullin tonë, pavarësisht prej përkatësisë fetare apo nacionale. Edhe në këtë vit BIK-u, pas faljes së namazit të Bajramit, do ta organizojë pritjen për personalitete dhe figura shtetërore politike si dhe për kategori të tjera të shoqërisë sonë. Pritja do të organizohet në selinë e BIK-ut, duke filluar nga ora 09:00-12:00. Po për këtë festë, Bashkësia Islame e Kosovës është përgatitur maksimalisht që të solidarizohet me shtresat e varfra dhe skamnore për shpërndarjen e ndihmave humanitare për festën e Fitër Bajramit. Shoqata "Bereqeti", e cila vepron në kuadër të BIK-ut, gjatë gjithë muajit të Ramazanit ka shpërndarë ndihma për kategoritë e varfra të shoqërisë sonë dhe tani është në vlugun e aktiviteteve të kësaj natyre dhe aktiviteti i saj do të jetë edhe më i madh edhe në ditën e Fitër Bajramit dhe ditëve në vijim.

**"Epoka e re": Gjatë Ramazanit, ekipi i BIK-ut ka mbajtur ligjërata në gjithë Kosovën. Sa ka mundur ky institucion t'u përgjigjet nevojave të besimtarëve gjatë këtij muaji?**

Rexhepi: BIK-u, me gjithë resorët e vet dhe stafin teknik që ka në dispozicion, gjatë gjithë vitit zhvillon aktivitete dhe mbanë komunikim dhe kontakte me besimtarët e vet, me këshillat e Bashkësisë Islame dhe me imamët e vet në gjithë territorin e Kosovës. Gjatë muajit të Ramazanit, BIK-u me sektorët e saj si dhe me institucionet akademike-shkencore dhe edukativo-arsimore siç është Fakulteti i Studimeve Islame dhe Medreseja e Mesme "Alaudin" është e mobilizuar dhe e përkushtuar edhe më tepër për ta zhvilluar aktivitetin e saj në të gjitha këshillat e BIK-ut dhe xhamitë qe gravitojnë nëpër këto komuna. BIK-u gjatë muajit të bekuar të Ramazanit ka përzgjedhur një ekip prej afër 40 vetash, përfshirë këtu edhe profesorët e FSI-së dhe profesorët e Medresesë, të cilët gjatë gjithë muajit të Ramazanit, të shpërndarë dhe të sistemuar mirë, kanë



vizituar shumë xhami të komunave tona ku, përveç iftareve të përbashkëta me imam dhe me xhematë, kanë mbajtur edhe ligjërata të shumta në kohën e xhumasë dhe namazit të teravive. Gjithë këta ligjërues të shpërndarë gjatë netëve dhe ditëve të muajit të bekuar të Ramazanit, përveçse kanë ligjëruar për vlerat e muajit të Ramazanit, vlerën e agjërimit, vlerën e namazit, vlerën e leximit të Kuranit dhe vlerat e solidaritetit, në të shumtën e rasteve kanë folur edhe për vlerat kombëtare, për vlerat tolerante dhe paqësore si dhe për vlerat e promovimit dhe respektimit të diversitetit fetar në shoqërinë tonë dhe ruajtjes së këtyre vlerave edhe më tej, duke pasur parasysh faktin se shoqëria jonë tanimë është model për këto çështje për shumë vende të botës.

"Epoka e re": Besimtarët myslimanë kanë pritur që gjatë këtij muaji të fillojë ndërtimi i xhamisë së madhe në Prishtinë, por nuk ndodhi. Jeni takuar me zyrtarët e Komunës së Prishtinës? Çfarë po ndodh me këtë projekt?

Rexhepi: Besimtarët myslimanë kanë pritur për fillimin e ndërtimit të xhamisë së madhe në Prishtinë jo vetëm në këtë muajt të Ramazanit, por që pesë vjet. Me aq sa unë kam njohuri, një periudhë e gjatë ka kaluar duke u marrë me përshtatjen e projektit të xhamisë me kushtet dhe rrethanat e planit urbanistik të qytetit të Prishtinës dhe kjo ka marrë bukur shumë kohë. Pastaj, kohët e fundit kemi dëgjuar edhe vërejtjet nga ana e Komunës së Prishtinës për hedhjen në diskutim publik të ndërtimit të xhamisë së madhe dhe marrjen në konsideratë edhe mendimet e qytetarëve të asaj pjese të qytetit si dhe rrethana të tjera urbanistike. Po ashtu, vërejtjet e fundit janë për arkitekturën që përmban projekti i xhamisë. Kjo vërejtja e fundit rreth arkitekturës, nëse është realitet, për neve të Bashkësisë Islame të Kosovës do të ishte befasuese, sepse deri para disa viteve shpeshherë kemi dëgjuar vërejtje nga qarqe të ndryshme politike dhe intelektuale për ndërtimin e xhamive me stil apo arkitekturë arabe, edhe pse xhami të tilla në Kosovë janë fare pak. Vërejtjet nga këto qarqe vinin duke preferuar që xhamitë në Kosovë duhet të ndërtohen në stilin turk. Ndërsa tani, vërejtjet vijnë edhe në këtë drejtim. Përgjigjes në këtë pyetje nuk i shtoj asgjë më tepër sesa ajo që e ka thënë në një intervistë për RTK, myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava.

"Epoka e re": Cilat janë sfidat kryesore me të cilat po përballet BIK-u?

Rexhepi: Mendoj se sfidat me të cilat po përballet BIK-u në radhë të parë janë të natyrës ekonomike dhe financiare pasi, pavarësisht prej premtimeve të shpeshta të qeverisjeve të kaluara për ndarje të buxhetit, nga ana e shtetit, kjo asnjëherë nuk është bërë realitet dhe asnjëherë asnjë cent nuk është ndarë nga buxheti i shtetit për Bashkësinë Islame të Kosovës. Bashkësia Islame e Kosovës edhe më tutje me vështirësi të mëdha mbështetet financiarisht nga ndihmat vullnetare të besimtarëve nga komuniteti i vet. Sfida e dytë mendoj se është mosaprovimi i ligjit për bashkësitë fetare nga ana e organeve kompetente të shtetit të Kosovës, pavarësisht prej vërejtjeve që ka paraqitur disa herë Bashkësia Islame e Kosovës lidhur me mangësitë e shumta që ka ky ligj. Prandaj, mosaprovimi i këtij ligji për BIK paraqet pengesa të mëdha në zhvillimin dhe funksionimin e këtij institucioni fetar, veçmas kur është fjala për marrjen e vendimeve dhe ekzekutimin e tyre si dhe ushtrimin e autoritetit tek institucionet e saj në raste të veçanta. Sfida e tretë me të cilën ballafaqohet BIK-u janë masat kundër ekstremizmit të dhunshëm fetar që ka gjetur shtrirje me përmasa të kufizuara në Kosovë. Kjo sfidë mendoj se në njëfarë forme mund të jetë e ndërlidhur me dy të tjerat e sipërpërmendura. Megjithatë, mendoj se BIK-u vitet e fundit, duke u mbështetur në një bashkëpunim të ngushtë me institucionet shtetërore relevante të Republikës së Kosovës, ia ka arritur që deri-diku me sukses ta parandalojë dhe ta zbusë këtë fenomen. Por, mendoj se fryrjes së zjarrit të radikalizimit në një masë të konsiderueshme i ka kontribuar edhe radikalizmi antiislam i ashtuquajtur islamofob, i koordinuar nga qarqe ekstreme të organizuara dhe të mirorkestruara islamofobe.

"Epoka e re": Miratimi i Projektligjit për bashkësitë fetare, sa do ta ndihmonte funksionimin e BIK-ut dhe të bashkësive të tjera fetare?

Rexhepi: Mendoj se pyetjes së fundit rreth projektligjit për bashkësitë fetare i jam përgjigjur në përgjigjet e mësipërme. Megjithatë, mendoj se aprovimi sa më shpejt i këtij projektligji është shumë i rëndësishëm për funksionimin sa më të mirë të bashkësive fetare, përfshirë Bashkësinë Islame të Kosovës, për interesin e besimtarëve dhe për zhvillimet e tjera pozitive në të mirë jo vetëm të komuniteteve fetare, por edhe të shoqërisë mbarë. Në fund, të gjithë besimtarëve myslimanë ua uroj festën e Fitër Bajramit. Le të sjellë kjo festë mirësi, devotshmëri, begati, humanizëm, paqe dhe dashamirësi në gjithë shoqërinë tonë! Ju falënderoj për këtë intervistë juve dhe stafit të gazetës "Epoka e re". Edhe një herë, gëzuar dhe me fat Fitër Bajrami!

***(Muhamet Koci)***



Abdullah Siraxhuddin el-Husejni

# Statusi i lartësuar i zotërisë sonë Muhamedit a.s.

**Prejardhja fisnike e pejgamberit Muhamed a.s. [1]**

Buhariu ka transmetuar, nga Ebu Hurejre r.a., se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Unë kam rrjedhur nga brezat më të mirë të bijve të Ademit, brez pas brezi, derisa erdha nga brezi nga i cili erdha." Transmetimi i Ibën Sa'dit, nga Ebu Xhafer el Bakiri[2] (r.a.), shton: "Pastaj Ai zgjodhi bijtë e Hashimit nga mesi i kurejshëve dhe pastaj zgjodhi bijtë e Abdul Muttalibit nga bijtë e Hashimit."

Kështu ai a.s. ishte i zgjedhuri i Allahut dhe i pëlqyeri i Tij nga të gjithë brezat e njerëzve.

Vathile ibën el Eska r.a. ka transmetuar se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Allahu e zgjodhi Ismailin nga bijtë e Ibrahimit, nga bijtë e Ismailit zgjodhi bijtë e Kinanes, nga bijtë e Kinanes zgjodhi Kurejshët, nga bijtë e Kurejshëve zgjodhi bijtë e Hashimit dhe nga mesi i bijve të Hashimit më zgjodhi mua."[3]

Abasi r.a. ka transmetuar se Pejgamberi u ngjit në minber dhe tha: "Kush jam unë?" Njerëzit u përgjigjën: "Ti je i Dërguari i Allahut." Ai a.s. pastaj tha: "Unë jam Muhamedi, i biri i Abdullahut, i biri i Abdul Muttalibit. Allahu i krijoi të gjitha krijesat dhe më nxori nga krijesat më të mira të Tij; Ai i bëri ato në dy degë dhe më bëri nga dega më e mirë; Ai i krijoi fiset dhe më nxori nga fisi më i mirë; Ai i ndau ato në shtëpi dhe më nxori nga shtëpia më e mirë, kështu që unë jam nga shtëpia më e mirë në mesin e tyre dhe jam më i miri në mesin e tyre."[4]

Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të!) ka transmetuar se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Xhibrili më tha: "E kontrollova tokën nga lindja në perëndim dhe nuk gjeta asnjë njeri më të mirë sesa Muhamedi a.s.; dhe e kontrollova tokën nga lindja në perëndim dhe nuk gjeta asnjë farefis më të mirë sesa bijtë e Hashimit."[5]

Arsyeja e vetme që Pejgamberi a.s. i përmendi paraardhësit e tij fisnikë dhe prejardhjen e tyre të pastër ishte që të përmendte mirësinë e Allahut, që ta falënderonte Atë, që të njoftonte statusin e tyre dhe të tregonte madhështinë e tyre; kjo nuk konsiderohet aspak si mburrje apo mendjemadhësi.

Hafidh ibën Haxheri ka thënë: "Ndalimi i shfaqjes së krenarisë së njeriut me paraardhësit e tij vlen për mburrjen që çon drejt arrogancës dhe denigrimit të myslimanëve të tjerë."

**Pastërtia e prejardhjes së tij fisnike**

Abd el Rezaku ka transmetuar, me një zinxhir transmetimi që kthehet tek Imam Xhafer el Sadiku, se Muhamed el Bakiri r.a. ka thënë për fjalët e Allahut: "Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj,"[6]: "Kjo do të thotë se dega e tij familjare nuk përmbante asnjë lindje të paligjshme. Vetë i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Unë vij nga lidhjet e martesës, jo nga kurvëria."[7]

Edhe Bejhekiu ka transmetuar, me një zinxhir transmetimi që kthehet tek Imam Xhafer el Sadiku, se Muhamed el Bakiri r.a. ka njoftuar se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë: "Allahu më ka sjellë nga lidhjet e martesës dhe nuk më ka sjellë nga lidhjet e kurvërisë." Gjithashtu Bejhekiu ka transmetuar se Pejgamberi a.s. ka mbajtur një predikim, ku ka thënë: "Unë jam Muhamedi, i biri i Abdullahut, i biri i Abd el Mutalibit, i biri i Hashimit, i biri i Abd Menafit, i biri i Kusejit, i biri i Kilabit, i biri i Murrasë, i biri i Ka'bit, i bir i Lu'ejit, i biri i Galibit, i biri i Fihrit, i biri i Malikut, i biri i Nedrit, i biri i Kinanes, i biri i Huzejmes, i biri i Mudrikes, i biri i Iljasit, i biri i Mudarit, i biri i Nizarit. Njerëzit kurrë nuk janë ndarë në degë e që Allahu të mos më ketë vendosur mua në degën më të mirë; mbasi unë kam lindur nga prindërit e mi dhe asnjë gjurmë e kurvërisë së ditëve të injorancës nuk më ka prekur mua; unë kam dalë nga lidhjet e martesës dhe jo nga lidhjet e kurvërisë, që nga Ademi e deri te babai dhe nëna ime. Unë jam më i miri nga ju si person dhe më i miri nga ju për nga prejardhja."

**Lindja e tij e lavdishme**

Lindja e Pejgamberit a.s. u bekua me nderimin hyjnor dhe u mbikëqyr nga Provania e Shenjtë. Pas lindjes së tij a.s., Allahu xh.sh. shfaqi shumë çudira dhe mrekulli,



si paralajmërim për pejgamberinë e tij, si një përgatitje për mesazhin e tij, si një shenjë për rangun e tij të jashtëzakonshëm dhe si një tregues se ai a.s. mbante një status të lartësuar.

Një manifestim i kësaj ishte drita që shkëlqeu në momentin e lindjes së tij.

Shfaqja e kësaj drite në momentin e lindjes së tij ishte një shenjë e asaj që do të vinte më vonë; drita që do të udhëhiqte botën dhe do t'i jepte fund errësirës së mosbesimit. Allahu xh.sh. ka thënë: "Juve ju erdhi nga Allahu dritë dhe libër i qartë, me të cilin (me Kuranin) Allahu e vë në rrugët e shpëtimit atë që ndjek kënaqësinë e Tij dhe me ndihmën e Tij i nxjerr ata prej errësirave në dritë."[8] Dhe me këtë dritë të cilën e solli nga Allahu, ai i ndriçoi mendjet, iu dha jetë zemrave të vdekura dhe hapi sytë e verbër dhe veshët e shurdhër.

Hafidh ibën Kethiri i ka kushtuar një pjesë të veçantë të veprës së tij Bidaje shenjave dhe mrekullive që u shfaqën natën e lindjes së Pejgamberit a.s., duke përmendur në mesin e tyre: shfaqjen e dritës pasi ai lindi, rënien e tij në tokë, gjunjëzimin, ngritjen e kokës së tij drejt qiellit, dritën që është parë në shtëpinë në të cilën ai lindi dhe mënyrën se si u afruan yjet, çarjen e pallatit të Kisraut, shembjen e shtyllave të tij, shuarjen e zjarreve, si dhe vizionin e kryepriftit të zoroastrianëve.

## Data e lindjes së tij

Ai a.s. ka lindur në Vitin e Elefantit, pesëdhjetë ditë pasi ndodhi incidenti, në ditën e dymbëdhjetë të Rebiul-Evvelit në agim. Ahmedi ka transmetuar në Musnedin e tij se Ibën Abbasi ka thënë: "I Dërguari i Allahut ka lindur të hënën; e ka marrë shpalljen të hënën; është larguar nga Meka për të emigruar në Medinë të hënën; ka hyrë në Medinë të hënën; dhe e ka ngritur Gurin e Zi dhe e ka vendosur atë në vendin e tij të hënën."

## Festimi dhe përkujtimi i ditëlindjes së tij

Është detyrë e çdo personi inteligjent që të gëzohet ditën që ai a.s. lindi dhe që ta festojë ditën kur e gjithë bota u mbush me dritë, udhëzim dhe dituri; sepse atë ditë lindi i Dërguari i mëshirës për botët, Pejgamberi i udhëzimit dhe i dritës për të gjithë njerëzimin, udhëheqësi i Pejgamberëve dhe i të Dërguarve. Pra, madhërojeni atë ditë dhe nderojeni atë; gëzohuni dhe ngazëllehuni për ardhjen e saj!

Tubimi për të lexuar historinë e lindjes së tij është një tubim që përfshin të gjitha llojet e mëshirës dhe të bekimeve, mirësinë dhe drejtësinë; leximin e shumë ajeteve të Kuranit Fisnik; kujtimin e nderimit dhe të mirësisë që Allahu i ka dhënë të dërguarit të Tij a.s., kujtimin e bukurisë fizike dhe morale të Zotërisë sonë Muhamedit a.s., lutjet për bekime dhe përshëndetjet e shumta mbi Pejgamberin a.s.; leximin e shumë poezive që shprehin falënderimin dhe dashurinë për Zotërinë tonë, të Dërguarin e Allahut a.s., dhe kërkesa dhe lutje të shumta drejtuar Allahut xh.sh. Secili prej këtyre komponentëve është i lejuar dhe i miratuar nga Ligji i Shenjtë dhe është një mjet i dashur për t'u afruar më afër Allahut; dhe Ligjvënësi i inkurajon të gjitha ato dhe thekson shpërblimin dhe vlerën e tyre të madhe; dhe kjo është rruga e dijetarëve të udhëzuar drejt dhe e njerëzve të devotshëm dhe të ndershëm.

Shejhu i lexuesve të Kuranit, Hafidh Ebu el Hejr ibën el Xhezeriu r.a. ka thënë: "Nëse Ebu Lehebi, jobesimtari të cilin vetë Kurani e ka dënuar, do të shpërblehet në xhehenem për gëzimin e tij në natën e lindjes së Muhamedit a.s., çfarë mund të themi për myslimanin monoteist nga umeti i Muhamedit a.s., i cili gëzohet për lindjen e tij dhe bën çdo gjë që mundet për të treguar dashurinë e tij për të? Pasha jetën time, shpërblimi i tij nga Allahu Bujar nuk do të jetë asgjë më pak sesa hyrja në xhenet me anë të mirësisë së Tij."

*Përktheu nga anglishtja*
*Mimoza Sinani*

(1) Ky punim është marrë nga libri: Our Master Muhammad, The Messenger of Allah, His Sublime Character & Exalted Attributes, i autorit Imam Abdullah Siraxhuddin el-Husejni. (2) Ky transmetim është mursel, pra sahabi që e ka transmetuar nuk është përmendur me emër në zinxhirin e transmetimit. (3) Është transmetuar nga Muslimi dhe nga Tirmidhiu (dhe ky është formulimi i Tirmidhiut). (4) Është transmetuar nga Imam Ahmedi. (5) Është transmetuar nga el-Bejhekiu, el-Hakimi, el-Taberaniu dhe Ibn Asakiri. Shami ka thënë: "Hafidhi ka deklaruar në Emali-n e tij se ky tekst mbart të gjitha veçoritë e autenticitetit." (Sireh, vëll. 1, f. 276). (6) Kurani 9:128. (7) Hafidh Ibn Kethiri ka thënë: "Ky është një transmetim i saktë, mursel." (8) Kurani 5:15-16.



**Tim Winter (Abdal Hakim Murad)**

# Dinjiteti njerëzor dhe respekti i ndërsjellë (1)

**(Forumi i parë katolik-mysliman, Romë, 5 nëntor 2008)**

*Shkëlqesia juaj, miq dhe të nderuar të ftuar!*
*Paqja, mëshira dhe bekimet e Zotit qofshin me ju!*

Takimi ynë në këtë vend historik, dashtë Zoti është një kremtim dhe shenjë shprese. Një kremtim sa kohë që ne së bashku kremtojmë me fjalët e shpallura të Zotit, të frymëzuar dhe të vendosur për të përcjellë në komunitetet që përfaqësojmë mesazhin e të vërtetës dhe pajtimit. Dhe shpresë, të bindur se mbikëqyrja e Zotit mbi kuvendin dhe zemrat tona gjatë këtyre ditëve, do të na bëjë t'i shohim të metat tona, e shenja me të cilën shkëmbimet më të mira dhe më të frytshme të dy feve tona në të shkuarën do të mbesin frymëzuese për ne, ndërsa gjejmë udhë të reja dhe të suksesshme për të kapërcyer si keqkuptimet, ashtu edhe gabimet e qëllimshme, që në të kaluarën na kanë çuar në konflikte të urryera prej Zotit.

Është e qartë për të gjithë ne, se sa e ngushtë është lidhja ndërmjet temës së madhe të diskutimeve të djeshme dhe temës që po trajtojmë sot. Me të vërtetë është kjo lidhje që qëndron në zemër të asaj troshitje të përgjigjes religjioze karshi krizës së modernitetit. Në epokën tonë po bëhen përpjekje madhështore për të vlerësuar njerëzimin përmes kodesh të të drejtave të njeriut dhe konventash ndërkombëtare të shumëllojshme. Sot, filozofia e cila në klimën e sotshme të mbizotëruar nga shekullarizmi, kërkon të ofrojë themelet e këtyre përpjekjeve, duket se po përjeton një gjendje krize. Iluminizmi, burim i një pjese të mirë të asaj çka është e vyer në kuptimin bashkëkohor mbi dinjitetin njerëzor, u sulmua në kohën e tij nga mendimtarë fetarë dhe nga disa mendimtarë shekullarë, të cilët dyshonin në pretendimet e një etike të pastër shekullare dhe një domosdoje kategorike rrënjëzuar në një shpresim të pakufishëm, në zotësinë morale të një arsyeje dhe shkence të pashpresë. Ky pesimizëm pjesërisht është vërtetuar si i arsyeshëm. Evropa, djepi i Iluminizmit, është sot shtrati i një relativizmi post modern të një lloji mjaft të helmët. Shpirtrat e çliruar nga kutia e Pandorës e Lumières dhe Aufklärung, dhe në vendin tim nga Loku dhe Hjumi janë provuar në disa raste si aleatë të engjëjve, por në raste të tjera kryekëput bij të mbretërive skëterrore të shkatërrimit dhe armiqësimit. Evropa, dhe unë këtu flas si evropian, është në krizë; besimtarët, të cilët prej kaq kohësh, herë me të drejtë e herë nga frika i bënë karshillëk projektit të Iluminizmit, sot janë thërritur të shërojnë dhimbjet e tij të forta. Të krishterët dhe myslimanët, si ndjekës të dy feve më të mëdha të Evropës, duhet të punojnë bashkë pa mëdyshje, si kurrë më parë për të gjetur një shërim. Gjithë po aq, ne duhet të punojmë për të garantuar që sëmundja e zemrës evropiane, e shprehur sot në një shpërfillje të pashoqe ndaj fesë, të mos përhapet në të gjithë botën.

Në fakt, këtu dua ta drejtoj gishtin. Si një qytetar dhe mbrojtës i Bashkimit Evropian, unë e shoh veten pjesë të një shoqërie tragjikisht të papërzotshme. Së fundmi një sociolog botoi një libër nën titullin "Vdekja e Britanisë së Krishterë (The Death of the Christian Britain: Understanding Secularization 1800-2000)" dhe kjo më lëndon thellë sepse ajo që po vdes është në fakt ngrehina e bindjeve të njëzotshme dhe e një jete me lutje e ndihmë të ndërkahshme njerëzore, që si myslimanë ne duam ta shohim duke lulëzuar rreth nesh. Unë jam, sakaq, edhe një besimtar mysliman. Kjo ndërthurje e evropianes dhe islamikes do të ishte më pak e vështirë nëse Evropa do të ishte më besnike ndaj përmasës së krishterë të trashëgimisë së saj. Unë parapëlqej të jetoj në një shoqëri të krishterë përkarshi një shoqërie shekullare.

Kjo ndjesi humbjeje i jep gjunjë angazhimit tim të përveçëm në procesin e fjalës së përbashkët (Common Word, nismë e intelektualëve myslimanë për dialog ndërmjet feve të mëdha botërore). Ashtu siç e dini, takimi i këtij forumi këtu në Romë është rrjedhojë e nismës së lëshuar një vit më parë nga dijetarët myslimanë të cilët, të shqetësuar për gjendjen aktuale në botë, zgjatën dorën e përkrahjes dhe vullnetit të mirë drejt krerëve të krishterimit. Arsyeja që personalisht firmosa, përveç konsensusit të firmëtarëve të doku-

mentit se bota ka nevojë për një shërim dhe që myslimanët janë porositur të grishin njerëzimin te parimet e pavdekshme të dashurisë për Zotin dhe fqinjin, qe brengosja ime e veçantë për boshatisjen e Evropës nga feja dhe për zbehjen e dinjitetit njerëzor dhe gëzimit që vjen si rezultat i tyre.

Nëse në shumë rajone urbane, dhe gjithnjë e më shumë gjetkë, myslimanët jetojnë si një pjesë e rëndësishme e Evropës, atëherë ka një sferë të gjerë për punë të përbashkët kundër këndvështrimit aktual të kontinentit mbi të ardhmen dhe vizionin njerëzor. Është besimi im që ngulmimi aktual i selisë së shenjtë për të ringjallur trashëgiminë fetare është kryekreje i drejtë. Është me rëndësi të sjellim ndërmend se Kisha Katolike, si institucioni më i vjetër në botë, ka një kujtesë të gjatë që ngërthen situata të tjera të mëhershme kur e ardhmja dukej e errët. Shën Benedikti i Nursias, pesëmbëdhjetë shekuj më parë, jetoi gjatë pushtimeve barbare, të cilët kërcënonin Evropën me një relativizëm politeist dhe me një etikë çnjerëzore babëzie dhe mbizotërimi. Shërimi, ashtu siç e gjykoi edhe Benedikti, ndërsa jetonte aktualitetin e jetës së tij, qe fuqia e pafund e sigurisë së shpallur e mbrojtur dhe e përforcuar nga arsyeja.

Me udhëheqjen aktuale, selia e shenjtë është në pozitën e duhur për të vërtetuar pretendimet e saj si një mbështetëse e arsyes së vërtetë. Kjo e vendos atë, ashtu siç myslimanët e shohin çështjen, në një pozitë ideale për bashkëveprim me myslimanët dhe sigurisht me të tjerët, në përmbushjen e detyrës së rrëzimit të pesimizmit dhe sundimit të opinionin arbitrar.

Teologjia islame, ne tashmë e dimë, trashëgoi disa nga metodat dhe kategoritë e saj të hershme nga të krishterë si Gjon Filoponusi, të cilin ne e njohim si Jahja en Nahvi. Njëherazi, në rrethanat kyçe të historisë së saj, Evropa e krishterë është përforcuar nga mësimet e mendimtarëve myslimanë. Kush mund ta hedhë poshtë ndikimin e Ibën Rushdit, gjykatësin e Sheriatit të Kordobës në kohën e Shën Thoma Akuinit? Apo peshën e Gazaliut, i njohur mes latinëve si Algazel, në hedhjen poshtë të metafizikës së keq vendosur dhe shpeshherë nën pagane të Avicenës? Apo mutekel'limun-ët, teologët myslimanë të njohur si Elokuentët në Perëndim, rreptësia e të cilëve në përdorimin e arsyes i bëri ata bashkëbisedues idealë, përkundër distancës së kërkuar nga kultura e kohës për mendimtarët e krishterë më rigorozë? Ndërsa Evropa sot përballet me barbarët e rinj, të cilët janë post modernistët dhe relativistë të tjerë që, jo nga jashtë, janë produkt i një evolucioni të vetë jetës së saj të brendshme, një konvergjencë e tillë mund të shërbejë si një pasuri jetike. Respekti ynë i ndërsjellë mund të mbështetet mbi praktikën e përballjes së përbashkët me sëmundjen e Evropës.

Nevoja për ta mbështetur dialogun tonë mbi idetë tej theksohet nga obligimi i misionit, kaq i spikatur në të dy traditat. Një bashkëveprim i thjeshtëzuar mbi praktikat do të rrezikonte të mbyste bisedimin teologjik, që është sigurisht më afër thelbit të ndonjë krahasimi të





vërtetë të tezave religjioze.

Nga mesi i studiuesve evropianë të Islamit në shekullin e kaluar, shumë prej më të mëdhenjve ishin besimtarë katolikë të cilët, duke ndjekur gjurmët e Maritain-it apo interesimit neotomist mbi filozofinë arabe, dhanë kontribute rrënjësore në kuptimin tonë të teologjisë myslimane. Mes tyre ne duhet të përmendim dijetarët e mëdhenj dominikanë Georges Anawati dhe Luiz Gardet, manuali i të cilëve i vitit 1948 për teologjinë islame dëshmon rëndësinë e arsyes në kulturën islame dhe vlerën e krahasimeve të hollësishme me tomizmin. Fokusi i tyre islamik ishte hanbelizmi dhe esh'arizmi. Por maturidizmi, shkolla e tretë sunite e teologjisë, u shndërrua në interesimin e veçantë të Jozef Van Ess të Universitetit të Tübingenit. Van Ess na risjell insistimin e maturidinjve, të pranishëm edhe te Gazaliu dhe shkolla e tij, në racionalitetin e Zotit. Në historinë e tij madhështore prej katër vëllimesh mbi teologjinë e hershme myslimane, Van Ess nënvizon ngulmimin e vazhdueshëm të Islamit në rrënjët hyjnore të arsyes. Ai madje shkruan: "Krishterimi flet për "misteret" e fesë; Islami nuk ka asgjë të ngjashme. Për Shën Palin, arsyeja i përket mbretërisë së "mishit", për myslimanët, arsyeja, 'akl, është krye aftësia që i është falur qenieve njerëzore nga Zoti."

Van Ess dhe dijetarë katolikë të hershëm i kanë bërë botës një shërbim të pallogaritshëm. Aktivistët shekullarë të një brezi më parë pëlqenin ta shihnin Islamin si një adhurim të Zotit të mos arsyes, një despotizëm legalist larg prej shqetësimit apo ngjasimit njerëzor. Shpesh, Islami përgjasohej me Judaizmin, të cilin një orientalizëm më i vjetër zgjodhi ta vështronte njësoj 'semitik' në kundërshtimin e arsyes helenike apo të ndonjë lloji tjetër. Këtu, për shembull, është Ernest Rénan, kryeracionalisti, që shkruan në 1862:

"Në kohën tonë, parakushti thelbësor për të përhapur qytetërimin evropian është shkatërrimi i çdo gjëje semite par excellence, shkatërrimi i Islamit. Islami është mohimi më i plotë i Evropës: Islami është fanatizëm. Prandaj e ardhmja, zotërinj, i përket Evropës dhe vetëm Evropës. Kjo është lufta e përjetshme, luftë që do të marrë fund vetëm kur biri i fundit i Ishmaelit (Ismailit) të vdesë në mjerim, apo të jetë syrgjynosur me terror në skutat e shkretëtirës."

Rénan, hero i lumières, është i bindur se islami dhe judaizmi nuk kanë asgjë për të thënë për idenë e dinjitetit njerëzor. Ne do të shtonim se kuptimi i tij mbi krishterimin klasik është, pa dyshim, fort më

zemërdhembshur.

Me bekimin e Zotit ne kemi shkuar mjaft përpara dhe myslimanët duhet t'i falënderojnë dijetarët katolikë për braktisjen e kategorizimeve të vjetra dhe efektivisht antisemite në përkrahje të një kuptimi të Islamit si një fe në të cilën besimi me arsye dhe një Zot i arsyeshëm janë qendrore për një teologji serioze.

Studiues të tillë katolikë na kanë dhënë një imazh të Islamit që vendtakohet në çështje kyçe me kuptimin katolik modern të dinjitetit të përhershëm të qenieve njerëzore. Shejkh el Buti i është mbështetur shpeshherë shumë treguesve kuranorë të këtij parimi. "Ne i kemi fisnikëruar bijtë e Ademit" – thotë Kurani (17:70). "Ademi është krijesa e vetme, të cilit Zoti urdhëroi t'i përmbysen me ballë në tokë" (7:11). "Kjo i kushtohet faktit se Zoti ka krijuar në njeriun një shpirt që është prej Tij Vetë." (15:29; 32:9; 38:72). Për këtë arsye dijetarët tanë, dhe veçanërisht maturidijtë dhe hanefijtë, këmbëngulin se të drejtat janë të lindura në qeniet njerëzore, më shumë se sa të fituara më vonë në një mënyrë që do t'i bënte ato tërësisht subjekt të zgjedhjes religjioze. Do të doja të citoja, lidhur me këtë, fjalët e Imam Sarakhsi, juristit hanefi që vdiq në 1090: "Që në krijimin e qenieve njerëzore, Zoti Mëshirshëm u dhuroi atyre inteligjencë dhe aftësinë për të marrë përsipër përgjegjësi dhe të drejta. Kjo i shërbente përgatitjes së tyre për të përmbushur detyrat dhe të drejtat e përcaktuara nga Zoti. Aty Ai u fali njerëzve të drejtën e paprekshmërisë, lirisë dhe pasurisë që t'u bëjë të mundur të vazhdojnë jetën dhe të kryejnë detyrimet që kishin marrë mbi vete. Kësisoj, të drejtat për të marrë përsipër përgjegjësi dhe për të gëzuar liri dhe begati ekzistojnë në qenien njerëzore që kur lind. I papërgjegjshmi/fëmija dhe i përgjegjshmi/i rrituri janë të barabartë në këtë aspekt. Në këtë mënyrë i është falur njeriut individualiteti i duhur që në lindje, me qëllim që të vishet me të drejtat dhe detyrimet që në atë çast. Në këtë kuptim, i papërgjegjshmi/fëmija dhe i përgjegjshmi/i rrituri janë të barabartë."

Ky respekt i lartë për dinjitetin e njeriut prodhoi në mesjetë shoqëri ku komunitetet jomyslimane lulëzuan për shekuj me radhë. Natyrisht ekzistonte bindja se të drejta të caktuara u përkisnin më plotshëm atyre që kishin pranuar shpalljen e fundit të Zotit në Kuran. Ajo bindje nuk ishte aspak e çuditshme për atë kohë dhe njëmend mund të konsiderohet si normative në një kuptim të besimit tradicional. Sillni ndërmend, shumë më vonë, Papa Leon XIII, autor i enciklikës Libertas, një meditim i shkëlqyer teologjik mbi natyrën e dinjitetit njerëzor. Ky është mësimi i tij: "Prandaj, e drejta e ndalon, arsyeja vetë e ndalon shtetin të bëhet laik, apo të përvetësojë një vijë veprimi që do të shpinte në laicitet – përkatësisht, të trajtojë fetë e ndryshme (siç mund t'i quajnë) njësoj, dhe t'u japin atyre të drejta dhe privilegje shprehimisht të barabarta."

Historikisht, myslimanët do të pajtoheshin me mësimin e tij. Ka që vazhdojnë të jenë të tillë edhe sot. Por ashtu siç duhet të ndryshojnë mësimet papnore, qoftë edhe në një moment kaq solemn, ashtu edhe myslimanët sot, për shkak të kësaj nevoje të shpejtë, duhet të pranojnë dështimin për të qenë më zemërgjerë karshi pjesëtarëve të minoriteteve religjioze. Por, më lejoni të hyj në një tokë më pak të njohur, myslimanët janë gjithashtu përpara thërritjes së të njëjtit mësim madhor të patjetërsueshmërisë së dinjitetit njerëzor për të shtyrë qeveritë të respektojnë të drejtat e myslimanëve. Në mjaft vende myslimane të drejtat e myslimanëve për të praktikuar fenë e tyre plotësisht, për të veshur rrobën e porositur nga tradita në hapësirat publike dhe edukative, për të ndërtuar xhami dhe shkolla dhe për të folur lirshmi për reformimin e pushteteve që ata i konsiderojnë të korruptuar, janë të kufizuara. Sakaq myslimanët, ashtu siç bëjnë thirrje për rivendosjen kaq të nevojshme të idealit kuranor të dinjitetit dhe nderit të krijesës adamike në vendet ku ata përbëjnë shumicë, qëndrojnë në krah të myslimanëve që jetojnë në pjesë të ndryshme të Evropës, ku lindja e një tribalizmi të ri pagan po e bën të patolerueshme jetën e myslimanëve religjiozë. Ne e njohim, dhe presim me respekt dhe mirënjohje, angazhimin e klerit dhe besimtarëve katolikë për të kapërcyer gjithë ato pengime që përfaqin besimtarët myslimanë në Evropë, më skajshëm në qytetet që kontrollohet nga formacionet politike të së djathtës ekstreme.

Jam kthyer, siç e shihni, në temën time të tragjedisë së Evropës. Tashmë dëshmova besimin tim se, si mbështetës të njerëzve të librit, neve na pikëllon kriza shpirtërore e Evropës dhe urojmë më të mirën për kishat në përpjekjen e tyre për ta shëruar atë. Risjell ndërmend shkrimin e katolikut të ndërgjegjshëm nga Belgjika, Jacques Neirynck. Në romanin e tij "Rrethimi i Brukselit"(Le siège de Bruxelles) Neirynck përshkruan një të ardhme të ankthshme në të cilin shovinizmi shkakton persekutimin dhe dëbimin e pakicës së urryer myslimane; por ai përfundon duke treguar se si zërat më përfaqësues të islamit dhe krishterimit do të ngadhënjejnë përfundimisht. Besimi im personal është se bashkëpunimi dhe respekti i ndërsjellë do të ngadhënjejnë mbi barbarizmin pa dyshim.

***Përktheu: Vehap Kola***



Prof. dr. Hysen Matoshi

# Sami Frashëri – eruditi i kombit

Katër vjet pas vdekjes së Sami Frashërit, më 2008, në Manastir u realizua njëri ndër projektet e tij më të mëdha jetësore: shqipja u bë me alfabetin e saj të përbashkët, si një hap drejt përqafimit të dimensioneve zhvillimore të një kombi modern. Samiu është figura më e madhe erudite e Rilindjes Kombëtare Shqiptare, por edhe Kongresi i Alfabetit është arritja më e madhe për ruajtjen dhe konsolidimin e njësisë etnike shqiptare, si njësi me koherencë të padiskutueshme kulturore, është kthesa e parë e madhe pas një periudhe të gjatë të divergjencave dhe të tkurrjeve të vazhdueshme të hapësirës sonë etnike dhe kulturore.

### Ideologu i krijimit të shtetit shqiptar

Deri në shfaqjen e Samiut, pa mohuar këtu edhe rolin e rilindësve tanë të tjerë, sikundër janë Naum Veqilharxhi, Jeronim de Rada, Pashko Vasa dhe Naim Frashëri, shqiptarëve u mungonin programet e mirëfillta për zhvillimin e gjithëmbarshëm kombëtar, madje mungonin edhe konturat themelore të një ideologjie kombëtare. Përderisa Manastirit i takon epiteti i padiskutueshëm i qytetit, atëherë si qendër e Vilajetit, në të cilin u dha prova e parë e suksesshme e bashkërendimit kombëtar të shqiptarëve drejt krijimit të një njësie unike kulturore kombëtare, Samiu është personaliteti i parë që i hodhi bazat e mirëfillta të ideologjisë kombëtare, madje jo vetëm nëpërmjet veprës së tij programatike "Shqipëria, çka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhetë", ngase angazhimi i tij jetësor për bërjen e kombit dhe të shtetit shqiptar është më kompleks e më i shumanshëm. Kështu, në funksion të farkimit të vetëdijes kombëtare, si parakusht për krijimin e shtetit kombëtar, është funksionalizuar e gjithë vepra e tij që ka të bëjë me Atdheun dhe bashkëkombësit e tij, duke nisur që nga abetarja e gjuhës shqipe, gramatika e gjuhës shqipe, paraqitja e personaliteteve dhe viseve shqiptare në enciklopedinë e tij "Kamus al-Alam", puna madhore në tekstet me dedikim për shkollën shqipe etj. Ky angazhim shumëplanësh bazohej në një postulat thellësisht të qëndrueshëm në aspektin shkencor, të cilin Samiu e kishte formuluar në fjalët lapidare: "Kombi është themeli i godinës së shtetit. Sa më i fortë të jetë themeli, aq më shumë qëndron godina". Kjo është rruga e natyrshme e krijimit të shtetit, e krijimit të tij si një mekanizëm institucional i ruajtjes dhe i zhvillimit të identitetit kombëtar. Është koha të rikujtojmë këtë definim të ideologut tonë rilindës edhe sot, kur tendencat çintegruese brendashqiptare shfaqen në trajta të ndryshme dhe me argumentimin se gjoja shteti i veçantë prodhuaka një identitet të veçantë në raport me atë pararendës. Janë të shumtë shembujt e



dështuar të konstruktimit artificial të identiteteve kombëtare. Po sjell në vëmendje vetëm fatin e identiteteve kombëtare të sovjetikëve dhe jugosllavëve, të cilat si identitete false që ishin u tretën si kripa në ujë posa u zhbënë shtetet mbi bazën e të cilave u krijuan, të themi, me masa administrative dhe pa një mbështetje të përbërësve të mirëfilltë identitarë. Prandaj, Sami Frashëri, si njohës i rrallë i mekanizmave të krijimit të shtetit, në rend të parë, synonte vetëdijesimin kombëtar, sepse vetëm në këtë mënyrë e shihte të mundur ekzistimin e sigurt të shtetit kombëtar të shqiptarëve. Ndonëse është fjala për një materie tejet komplekse, unë do të përpiqem të vë theksin vetëm te disa nga interesimet e ideologut tonë për të ngritur vetëdijen kombëtare të bashkëkombësve të tij.

Në rend të parë, është dashuria e madhe për të kaluarën e lashtë e të lavdishme, duke nisur që nga paraardhësit e shqiptarëve e deri te ngjarjet dhe personalitetet e kohëve të fundit. Duke u përpjekur të zgjonte krenarinë e fjetur kombëtare, Sami Frashëri bënte gjithçka që të përfitonte potencialet e kohës për sendërtimin e një kombi modern dhe shteti modern shqiptar.

Një dimension tjetër i dashurisë, nëpërmjet të cilit synohet vetëdijesimi i masave të gjera kombëtare, ka të bëjë me vlerat identitare e tradicionale të botës shqiptare, ku pa asnjë dyshim kryefjalë e tyre del gjuha e veçantë shqipe, por edhe vlerat karakteristike etnokulturore e etnopsikologjike të shqiptarëve, të cilat i bëjnë ata një komb me veçanti të theksuar në raport me të gjithë fqinjët përreth.

Krijimi i një shteti kombëtar, duke u bazuar në ngritjen e vetëdijes kombëtare, doemos do të marrë parasysh edhe potencialet ekzistuese etnike, shoqërore, ekonomike, arsimore e kulturore të kohës. Si në enciklopedinë e tij, ashtu edhe në veprën programatike, Samiu i kushton rëndësi përshkrimit të gjendjes së asokohshme të shqiptarëve. Kështu, përveç të dhënave me interes për strukturën kombëtare, fetare, sociale e ekonomike, një vend të veçantë ua kushtonte edhe potencialeve arsimore të secilës trevë, sepse ishte i bindur se, sikundër pohonte romantiku ynë i madh dhe i vëllai i tij - Naimi, "vetëm dritë e diturisë përpara do të na shpjerë".

### Vetëdija kritike e Samiut

Qasja strukturore analitike e veprës së Samiut e orienton objektivin e saj studimor edhe në identifikimin e rreziqeve për Shqipërinë, duke u përqendruar në kontekstin ballkanik. I njihte mirë pretendimet e fqinjëve grabitqarë, ndaj nuk ngurronte që edhe në këtë plan të vetëdijesonte elitat shqiptare dhe përgjithësisht bashkëkombësit e tij.

Nëse dy kryeromantikët tanë, Naimi e De Rada, përpiqen që vetëdijen kombëtare të bashkëkombësve ta ushqejnë, nëpërmjet veprës së tyre letrare, me lëndën e historisë së lavdishme, herë-herë edhe duke e glorifikuar ndjeshëm të kaluarën tonë, bëmat dhe figurat historike, Samiu këtë mision ia beson dijes, shkrimit shkencor që kryesisht bazohet në të dhëna faktografike, veçmas kur bëhet fjalë për periudhën e shkrimit të veprës. Ideologu më i madh i krijimit të shtetit shqiptar në hapësirat etnike e kishte të qartë se pa vetëdijesimin kombëtar të shqiptarëve, pa shkollën shqipe, pa kulturën e shkruar, pa një alfabet të përbashkët dhe pa një gjuhë të përbashkët letrare, ky objektiv nuk do të mund të arrihej. Prandaj, themi me bindje të plotë se veprimtaria e tij në të gjitha këto drejtime është në funksion të krijimit të njësisë kombëtare shqiptare, të përparimit dhe të zhvillimit të saj përkrah kombeve të tjera Ballkanit e të Evropës.

Lidhja Shqiptare e Prizrenit pati ndër personalitetet drejtuese Abdyl Frashërin, kontributi i të cilit është i padiskutueshëm, por si do të dukej ajo nëse do të kishte traktatin programor të Samiut si bazë për organizimin e shtetit shqiptar, i cili për fat të keq erdhi dy dekada më vonë. Ky program i ngritjes kombëtare të shqiptarëve pati ndikim edhe në ndërgjegjësimin e faktorëve rajonalë, në rend të parë fqinjëve, por edhe të atyre globalë që vendosën për fatet e popujve të Ballkanit. Botimi në turqisht, greqisht, frëngjisht, italisht dhe gjermanisht shpejt do të bëhej referencë dhe udhërrëfim për atë se kush ishin, kush janë dhe se çfarë duan shqiptarët. Kështu, Noli ynë i madh, për t'iu vënë fre pretendimeve mashtruese greke mbi popullsinë ortodokse shqiptare dhe trojet e saj e përktheu këtë vepër në greqisht dhe e botoi më Sofje më 1907.

Një aspekt tjetër që e dallon veprën e Samiut nga ajo e Naimit është e ndërlidhur me një theks të qartë kritik që haset në shkrimet e tij lidhur me Shqipërinë. Derisa Naimi madhëron botën shqiptare, e quan patëmetë, Samiu jo një herë i qorton bashkëkombësit e tij për faktin se kishin bërë shumë për të tjerët dhe se nuk kishin bërë sa duhet për veten, se me punën e gjakun e tyre kishin themeluar shtete përreth Shqipërisë, por jo shtetin e tyre kombëtar. "Shqipëtari e ka derdhurë gjithënjë gjaknë pa kurcim, po e ka derdhurë kot; kurrë Shqipëria s`ka fituarë nga gjaku i shqiptarëvet… gjak… i derdhurë pa mendim!" "…kanë punuar gjithmonë për botënë e jo kurrë për vetëhe".

Është thënë edhe për Samiun se kontributin më të madh si intelektual e dijetar e ka dhënë për kulturën



Naimi dhe Samiu me familjet *(Stamboll 1882)*

turke. Është e vërtetë se turqve u ka dhënë një fjalor prej 40 000 njësish leksikore, pastaj edhe një fjalor frëngjisht-turqisht me 1630 faqe, romanin e parë në letërsinë turke të titulluar "Dashuria e Talatit me Fitneten", enciklopedinë monumentale të gjeografisë dhe të historisë botërore në gjashtë vëllime "Kamus al-Alamin" e famshëm me 4830 faqe, ka dhënë edhe shumë kontribute të tjera për këtë kulturë e për krijimin kombit modern turk, por i ka dhënë shumë edhe kombit e Atdheut të tij, ka punuar gjithë jetën për mbrojtjen e të drejtave të bashkëkombësve, nëpërmjet Komitetit Qendror për Mbrojtjen e të Drejtave të Kombësisë Shqiptare, i ka kontribuar fuqishëm ngritjes kulturore të kombit nëpërmjet Shoqërisë së të Shtypurit Shkronja Shqip, si themelues i saj, por edhe si autor i alfabetit të Stambollit, drejtues i revistave "Drita" dhe "Dituria", por mbi të gjitha Sami Frashëri mbetet ideologu i ngritjes së vetëdijes kombëtare dhe i projektit më të plotë e më serioz deri atëherë për shtetin shqiptar, ideolog vizionar i krijimit të një strukture kompakte kombëtare nga një strukturë e fragmentuar krahinore e fetare, sikundër ishte atëbotë. Shumë nga idetë e tij vizionare janë bërë realitet, por edhe shumë të tjera besojmë të mbesin shenja orientuese në rrugën tonë të përparimit e të integrimit mbarëkombëtar.

Për të dëshmuar se cila ishte përmasa e dashurisë së Samiut për Shqipërinë, në përmbyllje të këtij trajtimi le të më lejohet të citoj njërin ndër margaritarët e sentencave të tij filozofike të karakterit tejkohor e tejhapësinor. Fundja, kush nuk do të dakordohej me këtë thënie të tij: "Dy gjëra në botë njeriu i do pa paramendim, pra pa asnjë kusht: nënën dhe atdheun".



**Mair Iseini**

# Mbijetesa dhe shpengimi nga vuajtjet

“Nëse gjatë miliona brezash të ardhshëm do të kishte një qenie njerëzore, të lindur në çdo brez, që nuk do të shkonte pas kërkimit të fatit të tij, edhe kur ai fat e zhvesh dhe e qëllon, një ditë ne do të mund të lexonim gjëegjëzën e universit tonë” – thotë prim. dr. Mair Iseini, kryetar i shtabit për pranimin e të dëbuarve nga Kosova në vitin 1999, mbi mbijetesën dhe shpengimin nga vuajtjet në kampin e Çegranit.

I dëbuari përjetoi fatkeqësinë në Bllacë, me përballjen e tmerrshme, me vdekjen duke e kthyer në forcë njerëzore dhe ndjeshmërie, me bindjen e thellë që “asnjë eksperiencë njerëzore nuk është e pakuptimtë apo e parëndësishme për t’u analizuar.” Si është parë mbijetesa në Bllacë, në syrin e prof. dr. Izber Hotit. Në ferrin e Bllacës vezullojnë xixa të shpresës dhe të shpëtimit.

Vullnetarët e shoqatës bamirëse “El Hilal”, me shpirt, por edhe me trup, thyejnë planet dhe synimet e armiqve tanë shekullor, si dhe miqve të tyre. Ata bindën botën se të dëbuarit me dhunë nga toka e tyre e bekuar nuk janë dhe as që mund të bëhen askush. Ata kanë shpirt të pathyeshëm që e dëshmojë shumë herë edhe vetë historia e tyre. I dëbuari paraqet nga dëshmia dhe përjetimet e tij, ndjenjat më të thella mbi disa mijë njerëz që mbushën vagonët e trenit që i dërgoi në Bllacë të Maqedonisë, për të cilët thotë që ishin “vagon më me fat”, vetëm disa vdiqën e të tjerët mbijetuan. Drejt fundit të kujtimeve të tij, ai paraqet një pikëpamje pikëlluese e të pamundur për t’u imagjinuar nga një njeri i lirë.

Që këtu para 18 vjetëve, isha një njeri i lirë, i dëbuar por i lirë, kisha një emër dhe një familje, kisha një mendje të etur dhe të qetë, një trup të shëndetshëm dhe të zhdërvjelltë. Mendoja për shumë gjëra të largëta, për punën, fundin e luftës, për të mirën dhe të keqen, natyrën e gjërave dhe të ligjeve që drejtojnë sjelljen njerëzore, gjithashtu për mallin, këndimin dhe dashurinë, muzikën, poezinë. Kisha një besim të thellë në dashamirësinë e fateve, të vrasësh dhe të vdesësh dukeshin gjëra me të vërtetë të huaja për





mua. Ditët e mia ishin të gëzueshme, edhe me mërzi, por ndihesha për ta njësoj, ato të gjitha ishin të plota dhe pozitive, e ardhmja qëndronte para meje si një thesar i madh. Sot e vetmja gjë që më mbetet nga jeta e atyre ditëve është ajo çfarë dikush ka nevojë për t'i mbijetuar urisë dhe të ftohtit, nuk jam as i gjallë mjaftueshëm sa për të vrarë veten.

Herët apo vonë të gjithë zbulojnë se lumturia perfekte është e parealizueshme, por ka pak nga ata që ndalojnë për të marrë në konsideratë antitezën, që fatkeqësia perfekte është po e ashtu e paarritshme. Pengesat që pengojnë realizimin e këtyre dy gjendjeve ekstreme janë të së njëjtës natyrë, ata lindin nga gjendja jonë njerëzore që i kundërvihet çdo gjëje të pafundme.

Njohuria jonë e pamjaftueshme e së ardhmes i kundërshton këto, dhe në këtë rast, kjo quhet shpresë, dhe në rastin tjetër pasiguri për ditën që vjen. Siguria e vdekjes i kundërshton këto, vendos një limit në çdo gëzim, por gjithashtu edhe në çdo mërzi. Duke hedhur një sy nga eksperienca e tij në kamp, ishte parehatia, të fryrat, i nxehti, etja ata që na mbajtën sipër zbrazëtirës së dëshpërimit të pafundshëm, gjatë udhëtimit edhe më pas. Nuk ishte vullneti për të jetuar, as një dorëheqje e ndërgjegjshme, vetëm pak janë të aftë për këtë lloj zgjidhjesh, dhe ne ishim një shembull i zakonshëm i njerëzimit. Duke gërmuar edhe një herë në realitetin e kampit për të vërtetën universale njerëzore, duke marrë parasysh realitetin e gjerë të jetës, duke marrë në konsideratë rrënjën e fatkeqësisë sonë të vetë gjeneruar, një lloj zmbrapsjeje e pafundme zakonore e pakënaqësisë. Natyra njerëzore është e tillë që mërzia dhe dhimbja edhe kur përjetohen njëkohësisht nuk përputhen si një e tërë në ndërgjegjen tonë, por fshihen, e pakta pas të shumtës, sipas një ligji të caktuar të perspektivës. Kjo është arsyeja pse njeriu nuk është asnjëherë i kënaqur.

Në fakt nuk është një pyetje e paaftësisë njerëzore mbi gjendjen e lumturisë absolute, por është një njohuri e pamjaftueshme e natyrës komplekse të fatkeqësisë, kështu që një emër i vetëm i kauzës më madhore i është dhënë të gjitha kauzave të saj, të cilat janë të ndërthurura dhe veprojnë në raste urgjence. Dhe nëse shkakut më të menjëhershëm të stresit i vjen fundi, ti në mënyrë të dhimbshme vëren se një tjetër stres vjen pas tij, dhe në të vërtetë një seri e tërë stresesh të tjera.

"Të dëbuarit tregojnë se si një dikotomi e veçantë e natyrës njerëzore shfaqej në kamp. Këtu paraqitet ekzistenca e dy kategorive thelbësore të diferencuara ndër njerëzit, të shpëtuarit dhe të mbyturit. Palët e tjera të të kundërtave (e mira dhe e keqja, e zgjuara dhe e pamenduara, frika dhe kurajo, fati dhe pafati) janë në mënyrë të konsiderueshme më pak të ndryshme, duken më pak thelbësore, dhe mbi të gjitha japin mundësi për klasifikime të ndërmjetme të panumërta dhe komplekse.

Ndarja është më pak e dukshme në jetën e përditshme, rrallë ndodh që një njeri ta humbasë veten. Një njeri zakonisht nuk është vetëm, dhe ngjitjet apo rëniet e tij janë të lidhura me fatet e atyre që ka pranë, kështu që është e papranueshme që dikush të kërkoje fuqi të palimituar, apo të shkatërrohet plotësisht nga mundjet. Mbi të gjitha, të gjithë janë në posedim të këtyre burimeve shpirtërore, fizike madje dhe financiare që probabiliteti i një përmbysjeje, i një pamjaftueshmërie totale në jetë, të jetë tejet i vogël. Dhe duhet të marrim parasysh efektin e caktuar mbrojtës të ekzekutuar nga ligji dhe nga sensi moral që paraqet një ligj i vetë imponuar, një vend konsiderohet si më i civilizuar në varësi të efikasitetit me të cilin ligjet e tij nuk e lejojnë një të dobët të bëhet tejet i dobët dhe një të fuqishëm të bëhet tejet i fuqishëm.

Xhuma Emin Abdulaziz

# Burimet të cilat nuk janë argumente për dispozitat e sheriatit



"Imanin e vërtetë, adhurimin e saktë dhe angazhimin për ta luftuar të keqen janë drita dhe kënaqësi të cilat i hedh Allahu në zemrën e atyre robërve që Ai dëshiron. Frymëzimi, ideja, zbulimi dhe ëndrra nuk janë burime të dispozitave të sheriatit. Këto mund të konsiderohen si burime me kusht që të mos vijnë në kundërshtim me dispozitat dhe tekstet e fesë."

**Ky fondament trajtohet kështu:**

*1. Besimi i vërtetë;*
*2. Adhurimi i sakët dhe angazhimi për ta luftuar të keqën;*
*3. Burimet të cilat nuk janë burime të dispozitave të sheriatit siç është frymëzimi, ideja, zbulimi dhe ëndrra.*

### Imani-besimi i vërtetë, adhurimi i saktë dhe angazhimi për ta luftuar të keqën

Besimi i vërtetë realizohet me bindje të saktë dhe ndjekje të sinqertë, sikur që adhurimi i saktë realizohet me sinqeritet dhe vendosmëri (nijet) dhe me respektim të veprave të Pejgamberit a.s. E sa i përket angazhimit për ta luftuar të keqën është shumë lloje si: angazhimi për të luftuar kundër epshit, hamendjes dhe shejtanit. Prej mirësive të Allahut ndaj robërve të Tij është dërgimi i pejgamberëve dhe zbritja e librave. Po ashtu Allahu e përkrahu njeriun duke përcaktuar një engjëll fisnik, i cili është përball shejtanit të mallkuar, andaj sa herë që shejtani e urdhëron njeriun për diçka ndërhyn melaqja dhe e urdhëron në atë që ka urdhëruar Allahu. Njeriu është i pajisur me të menduar, sikur që Allahu përball shpirtit që urdhëron shumë në të këqija ka krijuar shpirtin e qetë i cili urdhëron në të mira. Po ashtu Allahu i Lartësuar i ka dhuruar njeriut dritë, mendjemprehtësi dhe të menduar, andaj i mençur është ai i cili udhëzohet në rrugën e drejtë (në Islam).

Njeriu patjetër duhet ta zbatoj atë që është i urdhëruar, të largohet nga ajo që e ka të ndaluar, të jetë durimtar në kryerjen e urdhrave dhe në braktisjen e të ndaluarve. Në mes veprave të urdhëruara dhe atyre të ndaluara dhe durimit, shejtani mundohet ta luftoj zemrën e njeriut me dy armë: me epshet me qëllim që t'ia prish moralin dhe me dyshimet me qëllim që t'ia shkatërroj të menduarit dhe besimin e tij, por prej mirësisë së Allahut është se njeriut i ka dhuruar atë që i kundërvihet armikut të vetë, i ka dhënë durimin me të cilin i kundërvihet epsheve dhe ndjenjave të këqija, i ka dhuruar bindjen e plotë që t'u kundërvihet dyshimeve. Të vërtetën e ka thënë Allahu: "Dhe prej tyre Ne bëmë prijës që me urdhrin Tonë udhëzojnë, pasi që ata (që i bëmë prijës) ishin të durueshëm dhe ndaj argumenteve Tona ishin të bindur". (Es Sexhde, 24).

Vërtet besim i sinqertë është ai me të cilin zbukurohet myslimani, e ky besim është që sjell jetë të begatshme e të mirë: "Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë)...". (En Nahl, 97). Ky besim është dritë me të cilën ec myslimani: "... i dhamë dritë, me të cilën ec mes njerëzve...". (El En'am, 122), "...Atij të cilit Allahu nuk i jep dritë, ai nuk ka për të pasur dritë". (En Nur, 40). Besimi është shpirti me të cilin ngjallët myslimani: "Kështu Ne me urdhrin tonë Ne të shpallëm edhe ty shpirtin (Kuranin)..." (Esh Shura, 52).

Besimtari jeton një jetë të qetë, nëse i jep Zoti begati ai falënderon, e nëse e godet ndonjë fatkeqësi ai duron, kur bënë ndonjë mëkat kërkon falje. Pas kësaj jete të begatshme në këtë botë, pa dyshim se besimtari nuk ka me qenë i humbur as në këtë botë e as i dështuar në jetën tjetër (ahiret). Të vërtetën e ka thënë Allahu xh.sh.: "...Nëse u vjen nga Unë udhëzim (libër e pejgamber) kush i përmbahet udhëzimit Tim, ai nuk ka për të humbur (ne dynja) e as nuk ka për të dështuar (në jetën tjetër). E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë...". (Ta Ha, 123-124).

Në besimin e sinqertë besimtari ndjen kënaqësinë e besimit, ngase ai është i kënaqur që Allahun e ka Zot, se Islami është feja e tij, se Muhamedi a.s. është pejgamber dhe lajmëtarë nga Allahu. E si mos ta ndjen këtë kënaqësi besimtari i cili thotë: "Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë." Pra, besimtari e



adhuron Allahun për atë se do dhe është i kënaqur me Të, e falënderon dhe i ka frikën vetëm Atij. Atij të cilit Allahu ia jep këtë mundësi, i tilli do të jetë me pejgamberët, të sinqertit, dëshmorët dhe me të mirët. Sa shokë të mirë janë këta.

Ti o besimtar me këtë besim të sinqertë je kënaqur në këtë botë, e si nuk do të kënaqësh në botën tjetër? Ti jeton me këtë besim ne mesin e njerëzve i cili të obligon që t'i vazhdosh lidhjet familjare apo shoqërore me atë i cili i ka ndërpre me ty, ta falesh atë i cili të ka bërë zullum-dëm, t'i japësh atij që nuk të ka dhënë. Mu për këtë Allahu të pranon ty si njeri të mirë në këtë tokë, e urdhëron Xhibrilin dhe melaqet tjera që të të duan ty. Do të jetosh me dashuri dhe harmoni në mesin e njerëzve. "Nuk ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre i Gjithëmëshirshmi do t'u krijoj (në zemrat e tyre) dashuri". (Merjem, 96). Besimtari është shokë shumë i sinqertë dhe i afërt dhe se nuk ka dobi prej atij që nuk është i sjellshëm dhe i sinqertë.

### Qetësia shpirtërore dhe siguria

Çfarë lumturie, çfarë kënaqësie me këtë besim, çfarë qetësie dhe sigurie: "Ata që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, atyre u takon të jenë të sigurt dhe ata janë në rrugë të drejtë." (El En'am, 82). Çfarë qetësie, rahatie dhe siguri shpirtërore: "Ndërsa atyre që besuan, bënë vepra të mira dhe atë që iu shpall Muhamedit e besuan, e ajo është e vërteta prej Zotit tyre, Ai atyre ua shlyen mëkatet dhe ua përmirëson gjendjen."(Muhamed, 2). Si të mos jetë besimtari i lumtur, të cilit nëse i jepet ndonjë begati ai e falënderon Krijuesin e tij, e nëse e godet ndonjë fatkeqësi duron, ai pra në çdo kohë dhe gjendje është i rrethuar me të mira.

Vërtet lumturia e përcjell gjatë gjithë jetës, por edhe në momentet e vdekjes: "E, s'ka dyshim se ata që thanë: "Allahu është Zoti ynë", dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt (në prag të vdekjes dhe u thonë): të mos frikësoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde xhenetin që u premtohej. (u thonë) Ne kujdesemi për ju, si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në botën tjetër, ku do të keni atë që dëshironi dhe gjithçka kërkoni. Pritje e nderuar prej Atij që falë mëkatet dhe që është mëshirues!". (Fussilet, 30-32). Kjo lumturi nuk i jepet pos atij që Allahu e do prej robërve të Tij, ngase Allahu i jep (pasuri etj.) në këtë botë edhe atë që do dhe atë që nuk e do, por besimin nuk ia jep pos atij që e do, e atij që i ka dhënë besimin atë e ka dashur Ai.

### Ty të ka mbetur të pyesësh si të arrijmë që neve të na dojë Allahu dhe të na begatojë me këtë kënaqësi të besimit

"Thuaj: "Nëse e doni Allahun atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është që falë shumë, mëshiron shumë". (Ali Imran, 31). Dhe ja kështu rrugës i përcaktohen shenjat e saj, andaj përmbaju rrugës së Pejgamberit a.s. për të arritur që Allahu të të dojë. Dëgjo se çfarë ka thënë Isa a.s.: "Kërkojeni dashurinë e Allahut duke i urryer ata të cilët bëjnë mëkate, kërkoni që t'i afroheni Allahut duke u larguar nga ata (mëkatarët) dhe kërkojeni kënaqësinë e Zotit duke qenë të pakënaqur me ta. Thanë: o Isa e më cilët ne të rrimë? Ai tha: rrini me atë i cili ua rikujton takimin me Allahun, me atë i cili ndikon me fjalë që t'ua forcoj imanin dhe me atë i cili me veprën e tij ju nxitë që të punoni për ahiret".[1]

Vlerën e jetës Umeri r.a. e përkufizon në tri çështje, ku thotë: "Po të mos ishin tri gjëra nuk kisha dëshiruar që të jetoj: sikur të mos kisha mundur me qenë bujar për në rrugën e Allahut, kalimi i natës dhe qëndrimi

me njerëzit të cilët i zgjedhin fjalët më të mira kur flasin sikur që i zgjedhin hurmat më të mira. "Përkufizoje vetën tënde me ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje, e që kanë për qëllim kënaqësinë (razinë) e Tij, dhe mos i hiq sytë e tu prej tyre e të kërkosh bukurinë e kësaj bote dhe mos iu bind atij që ia kemi shmangur zemrën e tij prej rikujtimit ndaj Nesh dhe i është dhënë epshit të vet, pse puna e tij ka mbaruar". (El Kehf, 28).

E transmeton deri te ne Ibën Tejmije atë që e kanë thënë disa nga selefët (gjenerata e parë) duke thënë: "Disa nga të parët tanë (selefi salihi) kanë thënë: "Shkathtësia e besimtarit është se flet me urtësi edhe po qe se ai nuk dëgjon asnjë gjë më herët për atë, e nëse i vjen ndonjë lajm ajo është dritë mbi dritë, ngase shkathtësia e tij e ka gjithmonë burimin nga Zoti i tij, që nëse besimtarit i ofrohet kjo botë, thotë: "Po kthimi është vetëm të Zoti yt", e nëse nuk i ofrohet kjo botë , thotë: "Dhe se kthimi i fundit do të jetë te Zoti yt". Besimtarët gjithmonë do të jetë të gëzuar me mirësitë dhe begatitë e Allahut, ngase këta i janë përgjigjur Allahut edhe pasi i ka goditur ndonjë plagë, ndërsa për ata të cilët bënë mirë dhe u ruajtën, është një shpërblim i madh. E atyre (shokëve të Pejgamberit) që dikush u tha: "Populli (idhujtarët) është tubuar t'ju sulmojë, pra kini frikë!" Ajo, vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin e thanë: "Neve na mjafton që kemi Allahun, Ai është mbrojtësi më i mirë! Dhe ata pa u gjetur kurrfarë e keqe fituan begati e mirësi të mëdha nga Allahu dhe e arritën edhe kënaqësinë e Tij, Allahu është dhurues i madh." (Ali Imran, 173-174).

**Ne nuk i adhurojmë personat**

Myslimani për ta shijuar shijen e besimit-imanit duhet të veproj sipas idesë, besimit dhe bindjes që nuk ka kurrfarë lidhje me ndonjë person, pavarësisht se kush është ky person. (Ai i cili e ka adhuruar Muhamedin, ai ka vdekur, e kush e adhuron Allahun Ai është gjallë dhe nuk vdes. "Muhamedi nuk është tjetër vetëm se i dërguar. Edhe përpara tij pati të dërguar (që vdiqën ose u vranë). E nëse ai vdes ose mbytet, a do të ktheheshit ju prapa (nga feja ose nga lufta)? E kushdo që kthehet prapa, ai nuk i bën dëm Allahut aspak, kurse Allahu do t'i shpërblejë mirënjohësit". (Ali Imran, 144). Dallim i madh është në mes të respektimit të dijetarëve, vlerësimit të luftëtarëve, të atyre që janë të begatshëm dhe adhurimit të personave duke të befasuar adhurimi i tyre dhe duke i gjykuar ata si të dashur të Allahut, e mandej duke pasur bindje se çdo gjë që e thotë ky është një lloj frymëzimi dhe se çdo mendim i tij është i vërtetë dhe se i tillë sheh pas perdes, e falë namazin e sabahut në Kajro, namazin e drekës në Meke, namazin e iqindisë në Medine, namazin e akshamit në Kudus, e pastaj kthehet duke fluturuar nëpër atmosferë për ta falur namazin e jacisë në Sejjidil Bedevi.

Kjo nuk do të thotë se ne e mohojmë ekzistimin e kerameteve të evliave, këtë nëse do Allahu do ta shpjegojmë hollësisht, por ne i përcaktojmë se cilat janë burimet të cilat merren si argumente për dispozitat e sheriatit dhe nga cilat burime nxirren dispozitat e tilla. Me anë të këtyre burimeve do të kesh mundësi që të njohësh në çdo ftesë të saktën dhe të pasaktën e saj. Do të shohësh pas pak shatahatet[2] e disave që i marrin ëndrrat e tyre si argument për të vendosur ndonjë dispozitë në sheriatin islam. Ajo që ne dëshirojmë të tërheqim vërejtjen këtu është ajo që ka thënë imam Hasan el Bena se frymëzimi (ilhami), ndjenjat, zbulimi dhe ëndrra nuk konsiderohen si argumente për dispozitat e sheriatit, ato mund të merren si argument me një kusht vetëm po qe se nuk vijnë në ndesh me dispozitat e besimit dhe tekstet (ajetet dhe hadithet). E gjithë kjo nuk është e re në fe, por vetëm rifreskim i asaj që njerëzit e kanë harruar atë që është përmendur më herët për shkak se tek myslimanët më pas është paraqitur Ibën Tejmijeh r.a., kur thotë[3]: "Ëndrra për të cilën nuk ka argument që argumenton për saktësinë e saj, sipas unanimitetit të të gjithëve nuk lejohet më të të argumentohet. Kjo vërtetohet edhe nga thënia e Pejgamberit a.s. kur ka thënë: "Ëndrra është tri lloje: ëndrra e cila vjen prej Allahut, ëndrra për të cilën i flet njeriu vetës dhe ëndrra që vjen prej djallit." Kënaqësia e Allahut qoftë mbi Uthman ibën Afanin kur kishte hy tek ai Enes ibën Maliku r.a.- ky e kishte shikuar një grua të bukur gjate rrugës duke shkuar te Uthmani r.a., i cili kur hyri Uthmani r.a. i tha: "Pse po hyni tek unë kur në fytyrën tuaj ka gjurmë të zinasë (kurvërisë)! Enesi pyeti: "A po të vije shpallja pas Pejgamberit a.s.? Uthmani tha: "Jo, por kjo është rezultat i vështrimit të thellë. Përkundër vlerës së këtij vështrimi, prapë se prapë i tillë nuk mund të konsiderohet si argument për dispozitat e sheriatit. Po ashtu Ibën Abbasi r.a. ka thënë: "Në zbatimin e veprave të mira ka ndriçim në fytyrë, dritë në zemër, fuqi në trup, shtim të riskut (furnizimit) dhe shtim të dashurisë në zëmrat e krijesave. Në zbatimin e veprave të këqija ka nxirje të fytyrës, errësim të zemrës, dobësim në trup, pakësim të riskut dhe pezëm në zemrat e krijesave."

***Përktheu: Flamur Sofiu***

(1) El-Imam el-Gazaliu "Ihjau Ulumi ed-Din", vol. V. fq. 924. (2) Shprehje shumë të çuditshme mistike të shprehura në ekstazë. (shënim i përkthyesit). (3) Fetava Ibn Tejmije vol. 24. fq. 376.



Alaudin Abazi

# Tregtari dhe kamata

Nga begatitë e Krijuesit ndaj njerëzimit në përgjithësi është se u shpiku atyre mënyra të ndryshme të lejuara, të arritjes së fitimeve dhe të ardhurave. Me këto, ata i sigurojnë vetes dhe familjeve të tyre jetesën e mirëqenien, por edhe ndërtojnë shoqëritë, ngrenë standardin dhe fuqizojnë ekonomitë e tyre. Në anën tjetër, i sprovoi ata me forma tjera, të cilat janë të ndaluara (haram), për faktin se përmbajnë fitime të papastra, ndalesa e padrejtësi, që prishin moralin e individit dhe infektojnë ekonominë e një vendi. Kështu Allahu i madhërishëm i vuri njerëzit në provë, që të dëshmohet sinqeriteti i tyre në atë që thonë e veprojnë.

Nga veprimtaritë të cilat i lejoi Allahu i madhërishëm është tregtia, ndërsa nga ato që i ndaloi është kamata. I Plotfuqishmi në Kuranin famëlartë, ka thënë: "Porse Allahu e ka lejuar tregtinë, kurse kamatarinë e ka ndaluar."(El Bekare, 275).

### Dispozita islame rreth kamatës

Kamata në jurisprudencën islame është e ndaluar (haram) e tëra, qoftë sasi e madhe apo vogël dhe pa marrë parasysh në çfarëdo formë të kontratës realizohet ajo. Kjo dispozitë mbështetet në tri baza thelbësore, të cilat janë edhe burimet kryesore të legjislaturës islame. Pra bazat nga të cilat nxirret dispozita e kamatës janë: a) Kurani; b) Suneti; c) Ixhmai (konsensusi ose unifikimi i muxhtehidëve të një kohe, nga umeti i Muhamedit, lavdërimi dhe paqja qofshin mbi të, për një çështje të sheriatit).

Kamata konsiderohet nga mëkatet e mëdha (kebair) dhe është njëra nga shtatë mëkatet shkatërruese (Elmubikat), së bashku me shirkun e magjinë. Ebu Hurejre transmeton se i Dërguari i Allahut, lavdërimi dhe paqja qofshin mbi të, ka thënë: "Largohuni prej shtatë mëkateve shkatërruese (rrënuese)." Shokët e tij i thanë: "O i Dërguar i Allahut, cilat janë këto mëkate?" (Ai) Tha: "Të bërit rival Allahut (shirku), magjia (sihri), mbytja e njeriut që e ka ndaluar Allahu, me përjashtim nëse këtë e kërkon drejtësia (e fesë), keqpërdorimi (ngrënia) i pasurisë së jetimit, ngrënia e kamatës, ikja nga fushëbeteja dhe shpifja ndaj grave të ndershme besimtare."(Shënon Buhariu dhe Muslimi).

Nëse njeriu e mohon ndalimin e kamatës, atëherë ai ka bërë kufër (mosbesim), pasi që ka mohuar një aksiomë sheriatike (një njohuri fetare, të ditur dhe të padiskutueshme) dhe personi i këtillë kërkohet të pendohet. Nëse punon me kamat, duke mos e mohuar ndalimin, atëherë ai person është mëkatarë (fasik), i cili ka shkelur një ndalesë shumë të rrezikshme të Allahut dhe njërin nga mëkatet e mëdha. ("Fikhul Muamelat el Malije el Mukarin", dr. Alaudin Zateri, f.183).

### Çfarë thotë Kurani për kamatën

Dijetari i njohur hanefi Shemsudin es Serhesi në librin e tij "El Mebsut", përmend pesë përfundime të ashpra, me të cilat kërcënohet personin i cili punon me kamatë. Ai këto kërcënime dhe dënime i nxjerrë nga ajetet kuranore.("El Mebsut" Es Serhesi, vëll.12, f.109).

1) Do të ringjallet sikurse ai që e ka kapluar shejtani

Allahu i Lartësuar thotë: "Ata që e hanë kamatën, (ditën e gjykimit) nuk ngrihen ndryshe vetëm se si ngrihet ai çmenduri nga të prekurit e djallit. (kjo ndodh kështu) ngase thanë: Tregtia është njësoj sikurse edhe kamata!" E Allahu e ka lejuar tregtinë, por e ka ndaluar kamatën."(El Bekare, 275)

2. Asgjësimi dhe zhdukja e pasurisë

Allahu i Lartësuar thotë: "Allahu e zhduk kamatën dhe e shton lëmoshën, Allahu nuk e do asnjë mohues dhe mëkatar."(El Bekare, 276).

Është për qëllim zhdukja dhe çrrënjosja e pasurisë, apo largimi i bereqetit, mospërmbushja e kënaqësisë dhe mosarritja e dobisë nga ajo pasuri që fitohet me kamatë.

3. Shpallje luftë Allahut

Ai që punon me kamatë i ka shpallur luftë Allahut të Lartësuar dhe nuk ka diskutim se sa humbës i madh do të jetë ky person. Allahu i Lartësuar thotë:

"E në qoftë se nuk e bëni këtë (nuk hiqni dorë nga kamata), ta dini se do të jeni në luftë me Allahun dhe të dërguarin e Tij. E nëse jeni penduar, atëherë juve ju takon kryet e mallit tuaj, askënd nuk dëmtoni e as vetë nuk dëmtoheni."(El Bekare, 279).



4. Mosbesim (kufri)

Allahu i Lartësuar thotë: "O ju që besuat, kini frikë Allahun dhe nëse jeni besimtarë, hiqni dorë prej asaj që ka mbetur nga kamata." (El Bekare, 278).

Gjithashtu, Allahu i Lartësuar thotë: "Allahu e zhduk kamatën dhe e shton lëmoshën, Allahu nuk e do asnjë mohues (kefar) dhe mëkatar (ethim)." (El Bekare, 276).

Fjala "Kefar, mohues", e cila ka ardhur në fund të këtij ajeti, do të thotë mohues i Islamit, nëse thotë se kamata është e ndaluar dhe "Ethim, mëkatar", nëse e hanë dhe punon me kamat.("Fikhul Muamelat el Malije el Mukarin", dr. Alaudin Zateri, f.184).

5. Përjetshmëria në zjarr të xhehenemit

Allahu i Lartësuar thotë: "E kujtdo që i vjen këshilla nga Zoti i tij e shmanget prej kamatës, malli i tij, i fituar më parë (para ndalimit të kamatës), është i tij dhe çështja për këtë i takon Allahut. E, kushdo që i kthehet (punës me kamat, pas ndalimit), ai do të jetë banues i zjarrit, në të cilin do të qëndrojë përgjithmonë."(El Bekare, 275).

Këto ajete të sures El Bekare që u përmendën ishin vetëm disa prej ajetve të cilat aludojnë për ndalimin e kamatës dhe se sa mëkat i madh është kjo vepër. Kemi edhe ajete tjera që vërtetojnë këtë gjë, por do të mjaftohemi me kaq.

### Disa urtësi të ndalimit të kamatës në Islam

1) Kamata është fitim i sigurt nga diç e pasigurt

Kamata është që të marrësh pasurin e tjetrit pa kompensim, kjo për faktin se kush i jep dikujt një euro që pas një kohe t'ia merr dy euro, atij i shtohet europa pa ndonjë shpagim. Për njeriun nuk është e lejuar që të merr pasurinë e tjetrit pa të drejtë. I Dërguari (lavdërimi dhe paqja qofshin mbi të) thotë: "Është mëkat që myslimani ta shaj vëllanë e tij (mysliman), ndërsa është kufër (mosbesim) vrasja e tij, kurse pasuria e tij është e ndaluar sikurse që është i ndaluar gjaku i tij."(shënon Ahmedi).

2) Kamata i ndalon njerëzit të tregtojnë dhe të fitojnë

Nëse njeriu i cili ka një shumë të parave, ka mundësi që të arrij te fitimi nëpërmes dhënies së atyre parave me kamatë, pa u lodhur, atëherë ai nuk do të jep mundë që të punoj dhe të kërkoj fitim me tregti, prodhim, investime dhe punë tjera që janë të rënda për të. Kjo shkakton pasivitet duke favorizuar papunësi dhe ndërprerje të dobive njerëzore të cilat nuk rregullohen vetëm se duke u marrë ata me tregti, investime, zeje, industri, ndërtimtari, etj.

3) Kamata çon në ndërprerjen e mirësisë në mes njerëzve

Nëse ndalohet kamata, atëherë ata nxiten në dhënien e parave borxh duke mos pritur ndonjë përfitim material përveç shpërblimit prej Allahut të Lartësuar. Në anën tjetër, nëse do të lejohej kamata, atëherë mungesa e nevojtarit do ta bënte që ai të merr borxh me kamat dhe kjo e bënë që të ndërpritet ndihmesa, solidariteti dhe bamirësia në mes njerëzve.

4) Kamata shkakton dëme në shoqëri

Kjo për faktin se kamata i bën edhe më të theksuara hendeqet në mes të shtresave të shoqërisë (të pasurve dhe të varfërve). Të pasurit vazhdojnë të grumbullojnë pasuri, duke vjel përfitimet nga huat kamatarie, që i kanë dhënë dhe kështu bëhen edhe më të pasur, ndërsa të varfrit vazhdojnë të bëhen edhe më të varfër duke paguar borxhet e kamatës.

5) Kamata shkakton trazira ekonomike

Gjithashtu kamata është njëri nga shkaktarët më kryesor të trazirave ekonomike në shoqëri të ndryshme. Kjo për faktin se fitimet e kushtëzuara me kamatë bëjnë që t`u vërtetohen dobi investuesve, që i kanë dhënë parat për të hapur biznese, pa marrë parasysh a kanë arritur sukses apo jo në prodhim ato biznese. Kamata mund të jetë edhe shkaktar inflacionit monetar dhe i padrejtësive të ndryshme ekonomike. Shembulli më i qartë për këtë është kriza ekonomike botërore e tanishme, që rol të rëndësishëm në rregullimin e këtyre sistemeve ka edhe kamata.

Këto që i përmendëm më lartë janë vetëm disa nga urtësitë e ndalimit të kamatës.("Tefsiru Kurtubi", vëll.3, f. 359; "Ilam Muvekin", Ibën Kajim el Xhevzije, vëll.2, f. 154).

**Fitimi në tregti dhe fitimi në kamatë**

Meqenëse në të dyja këto veprimtari realizohet fitimi, shpeshherë kur flasim rreth kamatës dhe tregtisë, shumë njerëz kanë paqartësi, pse vallë në shitblerje të lejohet fitimi, ndërsa në kamatë të mos lejohet. Në fakt këtë pikëpyetje e kanë ngritur edhe idhujtarët, kur panë se Muhamedi, lavdërimi e paqja qofshin mbi të, po e ndalonte kamatën. Allahu i Lartësuar përmend thënien e atyre që ishin kundër ndalimit të kamatës duke përcjellë: "...ata thonë se tregtia është njëlloj si kamataria".(El Bekare, 275).

Mirëpo, Allahu u përgjigjet atyre se vërtet ka dallim mes tyre kur thotë: "Porse Allahu e ka lejuar tregtinë, kurse kamatarinë e ka ndaluar"(El Bekare, 275), prandaj edhe e ka lejuar njërën dhe e ka ndaluar tjetrën.

Fitimi sipas jurisprudencës islame është shtesa që nxirret nga kapitali i investuar, si rezultat i transformimit të atij kapitali në një aktivitet tregtar, ose fitimi është shtesa që i bëhet kapitalit të investuar, pas shndërrimit të kapitalit në një veprimtari investuese të ligjshme sikurse tregtia, prodhimi apo diçka tjetër. ("Err Rribhu Fil Fikhil Islamij", f.44)

Pra nga ky përkufizim u kuptua se fitimi, sipas parimeve islame, është rritja që ndodh si rezultat i shfrytëzimit të pasurisë në një aktivitet investues. Dhe në këtë aktivitet është i theksuar elementi i shndërrimi të kapitalit të investuar nga një gjendje në tjetrën, ashtu si është rrethana gjatë tregtisë, kur paratë e gatshme shndërrohen në mall, pastaj rikthehen në para prapë, duke u shtuar fitimi, ose edhe duke ndodhur humbja, ashtu si është e mundur të ndodh kjo në një tregti.

Ky transformim i pasurisë (parave të gatshme në mall dhe anasjelltas), që për pasoj sjell fitimin, është rezultat i mundit të cilin e jep njeriu, duke iu nënshtruar edhe rrezikut të mundshëm, pakësimit të kapitalit (humbjes). Ky fakt na jep të kuptojmë se pasuria, duke mos u vënë në punë dhe aktivitet tregtar, nuk ka mundësi të shtohet vetvetiu. Me fjalë tjera themi se euroja do të mbetet euro, vit pas viti, derisa atë ta merr tregtari dhe ta vë në aktivitet tregtar, në shitblerje dhe kështu një euro shtohet në shumë euro. Përndryshe paraja nuk lind para, që të shtohet vetvetiu.

P.sh. nëse një person merr hua njëmijë euro nga banka, që t'i kthej njëmijë e njëqind pas një viti, ato njëqind euro është kamata që përfitohet kundrejt vonesës së pagesës. Për të sqaruar dallimin në mes fitimit në tregti dhe fitimit në kamatë, vërejmë se në fitimin (tregtar) ndodh ndërthurja në mes të kapitalit të investuar dhe aktivitetit tregtar (mundit) që e jep tregtari, pra ai blen, shet dhe kështu si pasoj e punës së tij,vjen deri te fitimi, kurse fitimi nga kamata, vjen si rezultat i posedimit të kapitalit, vetëm, pa aktivitet e punë (mund), pra pasuria sjell pasurinë.

Ndoshta, dikush mund të thotë se në të dy rastet edhe te fitimi edhe te kamata, ndodh shtimi apo rritja? Kjo është e saktë, por te fitimi tregtar, rritja është e ndërlidhur me veprimtarinë që e shndërron pasurinë nga një gjendje në një tjetër, kurse rritja në kamatë ndodh në vetë pasurinë, pra ndodh pa ndonjë aktivitet, njëmijë euro bëhen njëmijë e njëqind.

**A është kamata investim që detyrimisht siguron fitim**

Deri më tani kuptuam se dhënësi i kamatës siguron fitimin pa dhënë asnjë mundë në ndonjë aktivitet tregtarë ose prodhues, kurse tregtari siguron fitimin duke vënë në përdorim kapitalin që e ka në dispozicion dhe duke e shndërruar atë nga pasuria në mall dhe anasjelltas. Ky ishte dallimi që e bënë të lejuar fitimin në tregti dhe e ndalon fitimin në kamatë.

Në anën tjetër, nëse dikush do të thoshte se dhënësi i kamatës edhe pse nuk jep vet mund, ai ka mundësi që me dhënien e parave të tij borxh, me kamatë, dikujt tjetër p.sh. tregtarit, që t'i investoj ato para dhe t'i vë në aktivitet tregtarë dhe kështu ai të merr kamatë, si pjesë të fitimit të realizuar nga tregtarit dhe jo se ato para janë shtuar duke mos qarkulluar.

Në këtë themi se njeriut i lejohet t'ia japë tjetrit paratë e tij, që të tregtojë me to, ose të bëjë ndonjë projekt, dhe me këtë ata dy bëhen ortakë; i pasuri investon paratë e tij, dhe tregtari investon mundin dhe eksperiencën e tij, e kështu bashkëveprojnë kapitali e puna. Jurisprudenca islame lejon një veprimtari të tillë, madje edhe nxitë në ortakëri të kësaj forme. Mirëpo në ortakëri të këtilla kërkohet që pronari i pasurisë, të jetë i guximshëm e i sjellshëm, dhe ta bart përgjegjësinë e rrezikshmërinë së bashku me tregtarin, nëse fitojnë, fitojnë së bashku dhe nëse humbin, e ndajnë humbjen bashkërisht. Kurse kamata siguron fitim të paracaktuar dhe të detyrueshme, pavarësisht a do të realizohet fitimi nga ai investim apo do të ndodh humbja.

Andaj lënia e pasurisë në dorën e tjetrit për një kohë që ai të bëj tregti me të dhe të përfitoj është e pasigurt, sepse ai ka mundësi të fitoj dhe ka mundësi të mos fitoj, madje edhe të humbë, ndërsa marrja e shtesës (kamatës) nga huadhënësi është e sigurt. Prandaj me anë të kamatës sigurojmë një përfitim të sigurt nga një fitim i pasigurt madje edhe të mundshëm që të humbet tërësisht dhe kështu me ndalimin e këtij përfitimi del në pah drejtësia islame në raport me të gjithë njerëzit në shoqëri. Feja jonë e pastër nuk lejon shfrytëzimin e pozitës dhe mundësive që i kanë të pasurit për t'i shfrytëzuar të varfëritë dhe ata që kanë nevojë për para, duke i futur ata në kushtëzime që u sigurojnë fitime të detyruara të pasurve.

Fetije Gashi

# Hafëz Ibrahim Dalliu – shembulli konkret i kontributit për shkencë



## Hyrje

Është obligim yni që të bëjmë studime e hulumtime serioze për dijetarë e atdhetarë, që ishin fetarë, duke botuar monografi, artikuj gazetash e studime të posaçme shkencore. Veprimtaritë fetare, kulturore e shkencore për aktivistët e shquar, si: Haxhi Vehbi Dibra, Hafëz Ali Korça, Said Najdeni, Ferid Vokopola, etj., janë të shumta, e një rol të tillë me sukses e ka kryer dhe po e kryen revista jonë "Dituria Islame".

Duke studiuar në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë, materiale të tilla gjen mjaft, qoftë nga ligjërata e profesorëve apo edhe nëpër librat që gjinden në bibliotekën e këtij fakulteti. Ndaj me dëshirën e madhe për t'i kontribuar kësaj shkence, hulumtova për figurën e njohur shumëdimensionale të hfz. Ibrahim Dalliut.

### Është obligimi ynë që t'i ndriçojmë këto figura

Është obligimi yni të shkruash për figurat islamo-shqiptare, jo vetëm për t'i ndriçuar ato, ngase sistemi që e lamë pas i mbuloi e deshi që t'i humbiste fare, por edhe nga shkaku se aktivitetet e tyre janë model për ne. Numri i tyre është i pafund së bashku me aktivitetet e tyre në fushën e islamistikës, kulturës, publicistikës e politikës. Është në interes për shkencën dhe për popullin që t'u bëhet një rivlerësim figurave të fesë islame, meqë roli i tyre në mbrojtje të interesave kombëtare ishte mjaft domethënës.[1]

### Kush ishte Ibrahim Dalliu?

Për Ibrahim Dalliun ekzistojnë shumë shkrime e studime, duke ndriçuar shumë nga aktivitetet e tij kombëtare, letrare, por edhe fetare, andaj nuk është asnjëherë e tepërt që të hulumtohen aktivitetet e tij shumëdimensionale. Ka qenë prirje që figurën e hfz. Ibrahim Dalliut ta lënë jashtë, për ta lënë në harresë, për mos ta dashur. Por gjurmët e tij janë të pashlyeshme nëpër kujtesën e popullit, nëpër shkrimet e tij të shumta.

Ekzistojnë libra të shumta nga dijetarët islam, të cilët i janë përkushtuar të kuptuarit dhe të interpretuarit sa më të mirë të fjalës së Zotit. Edhe nga shqiptarët kishte mufesir të spikatur, e i tillë ishte edhe hafëz Ibrahim Dalliu. Në islamistikën shqiptare do të mbetet njëri nga ata që vunë gurin e themelit në përkthimin e Kurani Kerimit.[2] Shqiptarët qysh në fillim të vitit1920, në revistën "Dajti" e më vonë edhe atë "Zani i Naltë" sollën shkëndija të përkthimeve e të komentimeve të Kuranit. Tefsiri i i Dalliut, i quajtur "Ajka e Kuptimeve të Kurani Qerimit", mund të llogaritet si një prej burimeve të tefsirit dhe metodës së tefsirit bashkëkohorë, në veçanti te shqiptarët. Po të bënim një krahasim me figurat e njohura të kohës së tij, hfz. Dalliu i përngjanë shumë reformatorëve të mëdhenj, si Muhamed Abduhu, Xhemaludin Afgani, Hasan Tahsini (në fushën e arsimit), Muhamed Ikbalit etj.





**Biografi e shkurtër**

Hafëz Ibrahim Dalliu, u lind më 1878 në Tiranë, rrjedh nga një familje e njohur fetare shqiptare. Pothuajse mbarë familja Dalliu ka qenë fetare, duke filluar nga i ati, Mustafa Dalliu, i cili ishte hafëz i Kuranit, e deri te djemtë e tij Hysniju (haxhi), Aliu (hafëz dhe haxhi), si dhe Ibrahimi hafëz. Si fëmijë u edukua në frymën fetare të familjes dhe duke ndjekur këtë rrugë vendosi të studionte në Stamboll.[3] Studimet atje për fat të keq i ndërpreu për arsye ekonomike. Bëri jetë aktive shkencore e sociale, në radhë të parë fetare. Atje ku ishin ngjarjet e mëdha të vendit, ishte e pamundur të mos vërehej edhe hfz. Ibrahim Dalliu. Ai bashkëpunoi edhe me deputetin e Perandorisë Osmane, Hasan Prishtinën, si dhe me figurat e jetës kulturore, si Ismail Ndroqi, Hasan Vogli, Ibrahim Hasanaj, Luigj Gurakuqin etj. Dalliu mendonte se funksionarët e xhamisë dhe të gjithë besimtarët myslimanë kishin nevojë të menjëhershme për literaturën fetare në gjuhën shqipe, prandaj nxitonte qysh kur ishte në auditorët e shkollës, që fillimisht djemve e vajzave t'ua mësonte shkrimin e leximin e shqipes, dhe për këtë sapo u kthye në atdhe, mori përsipër detyrën e mësuesit në një nga shkollat e para të Tiranës (1904).[4] Më pas do të merrte pjesë edhe në Kongresin e Manastirit më 1908, si dhe në atë të Elbasanit më 1909, si përfaqësues i popullit të Tiranës, dhe do të ishte ndër pedagogët e parë të Normales së Elbasanit, përkrah shumë figurave të njohura. Ai gjithashtu mori pjesë në shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë, më 1912, si dhe në Kongresin e Lushnjës më 1920. Me themelimin e Komunitetit Mysliman Shqiptar, u shtrua nevoja edhe e përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe, gjë të cilën do ta kryente hfz. Ibrahim Dalliu. Zhvillimi i kulturës islame, shtypi publicistik dhe ai fetar, beteja dhe lufta për mbrojtjen e pavarësisë, lidhen me veprat e hfz. Ibrahim Dalliut.[5] Me pushkë në dorë, e me Kuran nën sqetull ai iu priu vullnetarëve të Tiranës si komandat për ta mbrojtur vatanin kundër agresorëve jugosllavë.

Hafëz Ibrahim Dalliu, si një punëtor shkencor, përkthyes e publicist, me shkrimet e veta mund të radhitet në mesin e teologëve të kohës, si hafëz Ali Korça, Hasan Qosja, Ismajl Ndroqi, Rexhep Voka etj.[6]

Duke punuar me fëmijë e të rinj, hfz. Dalliu u bë i njohur në popull dhe gëzonte një respekt të dalluar. Ai shquhej në trupin pedagogjik të normales, si edukator dhe gjithmonë i gatshëm për biseda me të rinjtë.

Me gjithë vështirësitë e shumta, ai nuk u shkëput nga detyra e imamit në faltoret e qytetit të lindjes. Ishte veprimtar i dalluar në shumë fusha,veçanërisht në fushën e arsimit.[7] Nga tiparet e tij mund të veçojmë se ka mbajtur syze me dioptri shumë të madhe.[8] Ky hoxhë intelektual, pas vuajtjeve dhe nënçmimeve të shumta në burg, dhe me shëndet të thyer, vdiq në Tiranë në vitin 1952.[9]

Ai kishte vetëm një djalë, i cili ka vdekur dhe nuk ka lënë asnjë trashëgimtar tjetër. Ashtu siç nuk ka lënë as pasuri. Por trashëgimia e tij është dituria, janë librat e shumtë, siç thuhet në hadithin e Muhamedit a.s.: "Vërtet dijetarët janë trashëgimtarë të pejgamberëve. Ata nuk kanë lënë trashëgimi dinarë e as dërhemë, ata vërtet kanë lënë si trashëgimi dijen."[10]

(1) Mr. Nuridin Ahmeti, Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në vilajetin e Kosovës ,(1878-1912) ,Prishtinë 2011, f.11. (2) Dr. Feti Mehdiu, Hafizët tanë gjatë historisë, Leksikon 9 shek XVIII-2010) Prishtinë 2010, f.,85. (3) Komuniteti Mysliman i Shqipërisë, Enciklopedi 100 Personalitete Shqiptare të Kulturës Islame shekulli XIX-XX,Tiranë, 2012, f.80. (4) K. M.Sh., Enciklopedi 100 Personalitete Shqiptare të Kulturës Islame shekulli XIX-XX,Tiranë, 2012, f.80. (5) Dr.Ramiz Zekaj ,Zhvillimi I kulturës islame të shqiptarët gjatë shekullit XX,Tiranë 1997.f ,309. (6) Dr. Ismail Bardhi, Hafiz Ibrahim Dalliu dhe ekzegjeza e tij kuranore,Logos A Shkup 1419/1998, f.76. (7) Dr. Feti Mehdiu, Hafizët tanë gjatë historisë, Leksikon 9 shek XVIII-2010) Prishtinë 2010, f.11,85. (8) Intervistë me Adnan Dalliun djali i vëllait të hfz .Ibrahimit –Ismajli, fq. 87. (9) Ismail Bardhi, e cituar,f. 91. (10) Ebu Davudi, Tirmidhiu.

# Pse kaq shumë perëndimorë po e përqafojnë fenë islame?



**Myslimanët amerikanë duke u falur në xhaminë e Bostonit**

Është fakt se Islami po rritet me shpejtësi në Perëndim. Vetëm në Shtetet e Bashkuara të Amerikës numri i myslimanëve është rritur në mënyrë dramatike, nga rreth 10.000 në vitin 1900, deri në 3 milion ose më shumë në vitin 1991 (disa autoritete thonë 4.5 milion).

Pjesa më e madhe e kësaj rritjeje është për shkak të emigracionit të kohëve të fundit dhe shkallës së lartë të lindjeve të myslimanëve (mesatarisht 5 fëmijë për familje), në vend të konvertimit apo përqafimit të fesë islame.

Megjithatë, numri i atyre që përqafojnë fenë islame është i rëndësishëm. Në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, shumica janë afrikano-amerikanë (një e treta e të gjithë myslimanëve sipas shumicës së autoriteteve), por ka pasur gjithashtu një numër të konsiderueshëm të amerikanëve-anglezëve për të përqafuar Islamin, shumë prej të cilëve janë të arsimuar.

## Çfarë po i motivon njerëzit të përqafojnë fenë islame?

Një artikull i botuar në Christianity Today (Krishterimi sot), më 20 gusht 1990, ka raportuar se në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, mosha mesatare e atyre që përqafojnë fenë islame është 31 vjeçare. Renditen 5 arsyet kryesore pse e përqafojnë Islamin:

1. Doktrina islame është e thjeshtë;
2. Doktrina islame është racionale;
3. Të gjithë besimtarët janë të barabartë;
4. Islami është një fe praktike; dhe
5. Në Islam nuk ka kler, mungon priftëria.

Kohët e fundit më kanë tërhequr ata, myslimanët, për të lexuar sërish, më bëri përshtypje se ato "arsye" thjesht i pëlqejnë argumentet që apologjet myslimanë i përdorin për të përhapur Islamin. Në reflektim, do të thosha se gjithçka që ata tregojnë është se apologjetika myslimane ka ndonjë efekt, por këto nuk janë domosdoshmërish ato që i motivojnë amerikanët të bëhen myslimanë.

Një mysliman amerikan i intervistuar në një libër të saktë, me titull: "Fqinjët, myslimanët në Amerikën e Veriut", botuar nga Friendship Press, 1989, dha arsyet e mëposhtme kur u pyetën pse afrikano-amerikanët po e përqafojnë Islamin.

Kam dëgjuar të njëjtat gjëra nga afrikano-amerikanët në Filadelfia më shumë se një herë. Së pari në listën e tij është racizmi në kishë. "Diskriminimi që ndiejmë, e bën Islamin tërheqës për ne, sepse kjo është një mënyrë për të refuzuar kulturën që nuk e kemi. Në terma sociologjike unë mendoj se një nga arsyet që shumë afrikano-amerikanë e përqafojnë fenë islame, si kundërshtim ndaj krishterimit dhe shumë prej nesh janë rritur si të krishterë, është se njerëzit që i bëjnë këto gjëra për ne janë gjithashtu të krishterë."

Sa mirë, më nuk i dëgjojmë këto, tha ai, "Amerika nuk është më e veçuar. Arsyeja e dytë që ai jep është, besoj, gjithashtu e rëndësishme në konvertimin e anglo-amerikanëve."

"Një faktor tjetër, dhe kjo është pjesë e asaj që më ka tërhequr në Islam është udhëzimi, drejtimi dhe disiplina."

Shoqëria jonë po shpërbëhet për shkak të mungesës së disiplinës, sidomos në qytet. Nëpërmjet stilit të tij të disiplinuar të jetës, për shumë njerëz, Islami duket se mban premtimin për t'i ndihmuar që të kthehen përsëri në jetë.

Së fundi, ekziston një faktor i tretë që ndoshta askush nuk do të mund të përmendte në mënyrë eksplicite, për arsye të dukshme, por që, besoj, është megjithatë e rëndësishme.

Ky është fakti se Islami ofron një përvojë të konvertimit dhe mundësi për të kuptuar jetën si jetë, pa pasur nevojën për të rrëfyer mëkatet dhe nevojën për shpëtim. Në të vërtetë, Islami bëhet mjaft tërheqës kur mohon të rrëfyerit. Islam iu tregon njerëzve se nuk kanë nevojë për shpëtim. Të gjitha ato që kanë nevojë janë të ndjekin udhëzimet e sheriatit të Allahut dhe duke pasuar udhëzimet ata e përgatisin rrugën vet për në xhenet. Kjo është diçka që natyrisht njeriu e pëlqen ta dëgjojë.

***Burimi: CBN***

***Përktheu nga anglishtja: Mexhid Yvejsi***



Mr. Orhan Bislimaj

# Xhamia e Kalasë së Prizrenit ka qenë funksionale deri në vitin 1912

Xhamia e Kalasë ka qenë funksionale gjatë periudhës së Perandorisë Osmane, dhe ka vazhduar deri në largimin përfundimtar të saj nga Prizreni, në vitin 1912, kur nga kalaja tërhiqet ushtari i fundit osman Jashar Hoda, të cilin prizrenasit e quanin Karajashari, që do të thotë Jashari i zi.

Xhamia e Kalasë[1] që nga ndërtimi i saj në shekullin XV, dhe pas rindërtimit të saj në vitin 1828 dhe gjerë në vitin 1912 i ka shërbyer qëllimit për çfarë është ndërtuar. Aty janë falur vaktet e namazit dhe ka qenë në funksion të plotë, sikurse xhamitë e tjera të qytetit të Prizrenit. Ajo ka qenë e hapur për faljen e namazit për çdo qytetar të interesuar dhe jo vetëm për banorët e kalasë. Prejudikimi se xhamia ka qenë e dedikuar vetëm për ushtrinë, është tërësisht anakronik dhe i pasaktë. Në të vërtetë, ajo ka mundur ta ketë këtë rol vetëm në fazën fillestare të saj, shekulli XV-XVI, kur pranimi masovik i Islamit nga shqiptarët ka qenë në proces e sipër. Por, nuk mund të themi se xhamia ka qenë e tillë përgjithmonë, e sidomos pas shekullit XVI, kur feja islame bëhet fakt përfundimtar në Prizren dhe më gjerë. Pra, ne po flasim për periudhën afatgjate të xhamisë, deri në vitin 1912. E vërteta është se xhamia, absolutisht, ka qenë e hapur prore për të gjithë besimtarët islam, jo vetëm për ushtrinë, dhe vetë pozita e saj në mes të kalasë dhe afër derës kryesore të saj, e dëshmon një gjë të tillë. Banorët e Prizrenit i transmetojnë fjalët e gjyshërve të tyre, që janë falur në xhaminë e kalasë, sidomos ata që i kanë pasur pronat në pjesën mbi kala.

Përveç këtij fakti, në dokumentet historike autentike, gjejmë të dhëna se për funksionimin normal të xhamisë janë kujdesur disa punëtorë, dhe pagimi i tyre është bërë nga buxheti i vakëfit (Bashkësisë Islame), sikurse edhe për xhamitë e tjera të Prizrenit. Përveç imamit dhe myezinit, në xhami kanë qenë të angazhuar edhe dy punëtorë të tjerë: shërbyesi dhe mbikëqyrësi i xhamisë (mutevelia).

Në vakëfnamenë e Mahmud Pashë Rrotllës, e cila ruhet në zyre të Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit jepen shumë detaje rreth jetës fetare të asaj kohe, si dhe mirëmbajtjes të shumë xhamive të Prizrenit përfshirë edhe xhaminë e kalasë. Në këtë dokument, Mahmud Pasha, Allahu e mëshiroftë, vë kushte rreth ndarjes së mjeteve nga pasuria e lënë vakëf, dhe atë: "Myezinit të xhamisë në kala 60 groshë, shërbyesit të xhamisë në kala 40 groshë, orëtarit të orës së kalasë, gjatë vitit 60 groshë..." Në të njëjtën vakëfname, Mahmud Pasha, ndanë mjete nga pasuria e tij edhe për mutevelinë në mënyrë që: "në haremin e xhamisë së kalasë, le t'i shtrijë shtrojat" si dhe "për ndriçimin e xhamisë në kala, le të vendosë gazin në kandila, e në dritare letër." Përveç kësaj, Mahmud Pasha e ka paraparë edhe zbukurimin e xhamisë së kalasë me kandila ndriçues, gjatë netëve të Ramazanit, Bajrameve, mevludeve, Regaibeve dhe Beratit. Kështu që, mutevelia e ka pasur obligim që të vendosë "në haremin e xhamisë në kala shtatë kandila" si dhe kur "xhamia në kala ka nevojë për hasra, myteveliu le t'i ofrojë për shtruarje."Po ashtu, Mahmud Pasha, e obligon muteveliun që "të kujdeset për meremetimin e xhamisë së kalasë", e nëse bëhet fjalë për ndonjë shumë të madhe, atëherë duhet të gjejë ndonjë formë tjetër për meremetim.[2]

### Xhamia është menaxhuar nga Bashkësia Islame

Të dhënat e lartcekura nga vakëfnameja e Mahmud Pashë Rotllës, mund të themi se kanë një rëndësi të veçantë, pasi që përgjithësisht na ofrojnë një përfytyrim ekzakt rreth funksionimit të xhamisë asokohe, përfshirë edhe juridiksionin mbi menaxhimin e saj. Në këtë aspekt, nga ky dokument vakëfnor, i lënë nga Mahmud Pasha, mund të nxjerrim disa përfundime:

1) Emërtimi. Xhamia e Kalasë njihet si "Xhamia në Kala", e që dëshmon se në atë kohë nuk ka pasur ndonjë emërtim të veçantë;

2) Pronësia. Xhamia ka qenë në pronësi dhe administrim të institucionit të Bashkësisë Islame. Kjo vërte-



tohet, sidomos nga dy arsye: E para, kur pushteti serb, më 1912 kishte shkatërruar xhaminë e kalasë, imam dhe hatib në ditën e xhumasë ishte ish myftiu i Prizrenit, haxhi Rrystem efendiu[3]; dhe e dyta: me vetë faktin që Mahmud Pasha ka lënë pasurinë e tij vakëf – pronë e xhematit (bashkësisë myslimane), dhe ka vë kusht, duke kërkuar nga udhëheqësit fetarë të asaj kohe, që të ardhurat nga kjo pasuri të dedikohen për punonjësit fetarë, në këtë rast edhe për punonjësit e kalasë, jep të kuptojmë se xhamia ka funksionuar nën juridiksionin dhe strukturën e Bashkësisë Islame të Prizrenit. Në rastin e kundërt, Mahmud Pasha nuk do kishte nevojë që të lente pasurinë e tij "vakëf – hajrat" në Bashkësinë Islame, për një objekt që nuk e ka në pronësi apo menaxhim. Mbi këtë argument, Këshilli i Bashkësisë Islame në Prizren, detyrimisht shpallet trashëgimtar ligjor i xhamisë së kalasë, sipas parimit të automatizmit, pavarësisht titullarin e pronësisë;

3) Organizimi i brendshëm. Nga aspekti i brendshëm organizativ, xhamia ka funksionuar normalisht, sikurse që funksionojnë edhe sot xhamitë e qytetit të Prizrenit. Madje, në xhaminë e kalasë, përveç imamit, myezinit, mutevelisë, ka qenë i angazhuar edhe një punëtor tjetër i quajtur si "shërbyes";

4) Manifestimet fetare. Në xhami janë shënuar festat fetare dhe janë organizuar tubime fetare. Kujdesi i veçantë për ndezjen e kandilave ndriçues, gjatë netëve të Ramazanit, Bajrameve dhe netëve të mëdha, argumenton funksionimin normal të xhamisë, madje edhe si një xhami e privilegjuar.

5) Shumësia e xhematit. Besohet se xhamia ka pasur shumë xhemat. Me vetë faktin që mutevelia është këshilluar për shtruarjen e hasrave, kjo do të thotë se xhamia ka pasur mjaft shumë xhemat, pra edhe jashtë xhamisë. Sepse, "hasrat" zakonisht shtrohen në oborrin e xhamisë, për t'u falur xhemati, në rastet kur nuk ka hapësirë të mjaftueshme brenda në xhami. Një gjë e tillë aplikohet edhe sot në xhamitë e Prizrenit.

6) Meremetimi i xhamisë nga vakëfi. Xhamia është mirëmbajtur teknikisht nga pasuria e lënë hajrat (vakëfi), e sipas nevojës edhe nga donacionet e tjera, zakonisht që i dhurojnë besimtarët islam, pra jo nga buxheti i shtetit.

**Rrënimi i xhamisë herën e fundit (1912)**

Xhamia e Kalasë ka qenë funksionale gjatë periudhës së Perandorisë Osmane, dhe ka vazhduar deri në largimin përfundimtar të saj nga Prizreni, në vitin 1912, kur nga kalaja tërhiqet ushtari i fundit osman Jashar Hoda, të cilin prizrenasit e quanin Karajashari,[4] që do të thotë Jashari i zi.[5]

Sikurse dihet, më datë 21.10.1912, ushtria serbe e riokupoi Prizrenin dhe bëri krime të papara deri atëherë. Lazër Mjeda, arqipeshkvi katolik i Shkupit, në një raport dërguar Romës, më 24 janar 2013, shkruante se në Ferizaj kishin mbetur gjallë vetëm tre shqiptarë myslimanë të moshës 15 vjeçare, se popullata shqiptare e Gjilanit ishte masakruar, kurse Gjakova ishte shkretuar tërësisht. Ndërsa kur flet për Prizrenin, ai thotë: "Rasti më i tmerrshëm kishte ndodhur në Prizren, i cili si Gjilani ishte dorëzuar në mënyrë paqësore. Qyteti duket si një mbretëri e vdekjes. Ata trokasin

në dyert e shtëpive shqiptare, i marrin meshkujt dhe i pushkatojnë menjëherë. Para disa ditësh numri i të vrarëve arriti në 400. Sa u përket grabitjeve, plaçkitjeve dhe dhunimeve më mirë të mos përmenden, që atëherë urdhri i ditës ishte: kundër shqiptarëve lejohet çdo gjë, jo vetëm që lejohet, por edhe kërkohet dhe urdhërohet. Dhe, me gjithë këto tmerre të llahtarshme, komandanti ushtarak, Bozho Jankoviq, e detyroi parinë e qytetit, me revole në dorë, që t'i dërgonte mbretit Petër një telegram falënderimi." Arqipeshkvi konstatoi se numri i përgjithshëm i shqiptarëve të vrarë deri në atë kohë ishte 25.000.[6]

Përveç këtyre tmerreve të llahtarshme kundër shqiptarëve, serbo-sllavët ushtruan edhe kulturocid kundër trashëgimisë kulturo-historike të shqiptarëve të Kosovës. Në shënjestër ka qenë, sidomos institucioni i Bashkësisë Islame, Myftinia e Prizrenit, përfshirë pronën dhe kulturën islame në përgjithësi, të cilin e konsideronte si burim shpirtëror për shqiptarët në frontin e rezistencës kundër serbëve. Një raport i hollësishëm i konsullit austriak në Prizren, i janarit të vitit 1914, bën një rezyme të kushteve në Kosovën e asaj kohe. Konsulli shkruante: "Nga të 32 xhamitë në Prizren, 30 sosh u shndërruan në baraka ushtarake, depo municioni dhe stalla..."[7] "Vetëm nga Myftinia e Prizrenit u konfiskuan 60 hektarë tokë."[8] Në shënjestër kanë qenë edhe paria fetare, hoxhallarët, të cilët janë përndjekur njësoj si xhamitë. Shkatërrimet kanë qenë të gjithanshme. Pronat u janë dhënë serbëve.

Në kuadër të shkatërrimeve të përgjithshme, një kulturocid shfarosës e ka përjetuar edhe Kalaja e Prizrenit dhe xhamia. Disa studiues thonë se xhamia e kalasë është rrënuar në vitin 1913,[9] porse një gjë është e sigurt, se ushtria okupatore serbe, menjëherë pas okupimit të Prizrenit, pra në vitin 1912, e shkatërroi xhaminë si dhe objektet e tjera në kala. Nuk ka të dhëna se kush ishte imam i fundit në xhaminë e kalasë për kohët e namazeve ditore, por ajo që dihet, natyrisht sipas mbamendjes kolektive, se në kohën e rrënimit të xhamisë, imam - hatib për namazin e xhumasë ka qenë haxhi Rrystem ef. Shporta. Po ashtu, dihet se më 1913, me urdhrin e gjeneralit Bozho Jankoviç, komandant i Armatës II serbe u hoq ora nga Sahat Kulla në kala.[10]

Por, ç'e do që minarja e xhamisë, ka mbijetuar për disa vite pas rrënimit të objektit të xhamisë. Si dëshmi e kësaj është një foto e minares, e vitit 1917,[11] në të cilën duken qartë rrënojat e objektit të xhamisë, gjersa minarja qëndron e padëmtuar, me përjashtim të kulmit të saj (piramidës), që është punim nga druri.

Mendoj, se kanë qenë dy arsye për mbijetesën e saj



edhe për disa vite më vonë. E para është vetë kompleksiviteti për rrënimin e saj, pasi që një gjë e tillë ka ndodhur, ta zëmë, edhe me minaren e xhamisë "Arasta" në pjesën urbane të Prizrenit, gjersa, sot, fatmirësisht ekziston minarja. Dhe e dyta, me rrënimin e objektit të xhamisë, në fakt ishte përmbushur aspirata kulturocide e pushtuesit, e çështja e minares, megjithatë ka mundur të mos jetë preokupim urgjent, për shkak të luftërave ballkanike, ku secili shtet ishte kapur për brengën e vet dhe kishte prioritete të tjera mbrojtëse. Ky konstatim, mund të jetë relevant, me vetë faktin që serbët, pas një kohe të shkurtër, pra më 26 nëntor 1915, u detyruan të largohen dhunshëm nga Prizreni, duke e lënë territorin nën okupim të bullgarëve.

### Rrënimi i minares në vitin 1917

Sakaq, fati i keq për minaren e kalasë, fillon pas vitit 1915, kur Prizreni bie nën okupimin e bullgarëve. Nismën shkatërrimtare të çdo gjëje shqiptare dhe islame, që e nisën serbët, në vitin 1912, e vazhduan bullgarët me intensitet të njëjtë dhe më shumë. Periudha prej vitit 1912 deri në vitin 1918, kur është vendos "armëpushimi" rajonal, që i hapi rrugë mbajtjes së



Konferencës së Paqes, në Versajë të Parisit, 8 qershor 1919, ka qenë periudha më e errët e historisë për shqiptarët e Kosovës. Gjatë kësaj kohe nuk është kursyer asgjë nga pushtuesit serbë dhe bullgarë. Përshkrimet e autorëve të huaj për gjenocidin dhe kulturocidin e ushtruar mbi popullin shqiptarë janë marramendëse.

Qytetarët e vjetër të Prizrenit, transmetojnë informacionet e të parëve në lidhje me pushtimin e Prizrenit nga bullgarët, duke e përshkruar si një pushtet jashtëzakonisht barbar, ku njerëzit kanë vdekur nga uria dhe në mungesë të ushqimit kanë ngrënë lëvozhgat e drunjve. Sipas tyre, minaren e xhamisë e kanë shkatërruar pikërisht bullgarët, në vitin 1917. Në të vërtetë, kjo vërtetohet edhe në bazë të një dokumenti arkivor, i cili nuk ka qenë i ditur deri vonë. Studiuesi Marenglen Verli, sjell raportin e majorit turk "Subhi", që mban titullin "Informacion për reprezaljet e ushtrisë bullgare ndaj popullsisë shqiptare në zonën e tyre të pushtimit, gjatë luftës së parë botërore", e që flet drejtpërdrejt për rrënimin e minares. Në këtë raport sekret, datë 25 maj 1917, Majori jepte informacione të zgjeruara, e në mesin e të tjerave, ai e thotë edhe këtë: "Kur hynë në Prizren bullgarët thyen gati të gjitha dyqanet dhe i grabitën. Shembën në Prizren minaren e xhamisë së kalasë dhe bën grabitje. Komandanti i lajmëruar s'mori asnjë masë."[12]

Që nga ajo kohë, pra nga viti 1912, përkatësisht 1917, xhamia dhe minarja e saj kanë vazhduar të qëndrojnë të rrënuara përtokë. Le ta themi edhe këtë se në ato vite të shkatërrimit, mbijetojat e mureve të xhamisë, megjithatë kanë qenë të larta. Mirëpo, si një hapësirë e pambrojtur, këto mure i nënshtrohen rrënimit të mëtutjeshëm përtokë. Sipas transmetimeve të njerëzve të kohës, besohet se shkatërrimi rapid i xhamisë dhe kalasë në përgjithësi bëhet sidomos gjatë viteve '30-ta, të shekullit XX, kur gurët e çmueshëm të xhamisë, merren dhe shfrytëzohen për ndërtimin e objektit të gjimnazit "Gjon Buzuku" në Prizren, dhe objektit ndihmës pranë tij. Për më keq, kjo bëhet shkak që edhe qytetarët e tjerë të marrin gurë për nevojat e tyre private. Dhe gradualisht, niveli i mureve është ulur gjithnjë e më shumë. Sipas një fotografie të vitit 1969, mbijetojat e mureve kanë qenë më të larta se ç'janë aktualisht. Fatkeqësisht, ky degradim i xhamisë dhe kalasë ka vazhduar edhe pas hyrjes së kalasë nën kujdesin shtetëror, në vitin 1948, për të vazhduar deri në vitin 2009, kur fillojnë punimet e restaurimit, të cilat janë duke vazhduar edhe gjatë vitit 2017.

(1) Ky punim është vazhdimi i tretë i punimit: "Prizreni, unanimisht e do rindërtimin e xhamisë në kala", i botuar në këtë revistë, në dy numrat e kaluar. (Vërejtje e redaksisë) (2) Shih: Hasan Kaleshit dhe Ismail Eren "Mahmud Pashë Rrotlla nga Prizreni-përshpirtënimet dhe vakëfnameja e tij", përgatiti Ismail Rexhepi & Sadik Mehmeti, botuar në revistën Edukata Islame – revistë shkencore, kulturore islame tremujore, Prishtinë, nr. 81/2006, fq. 183-186. (3) Resul Rexhepi – Sadik Mehmeti, H. Rrystem ef. Shporta, jeta dhe vepra (1864-1937), monografi, Prishtinë, 2010, fq.38. (4) Muhamed Shukriu, Prizreni i lashtë, Prizren, 2001, fq. 270. (5) Faik Miftari, Pse duhet të rindërtohet xhamia në kala të Prizrenit?, sipas: http://www.gazetaimpakt.com/lajm/14966/pse-duhet-te-rindertohet-xhamia-ne-kala-te-prizrenit, publikuar më datë: 08.11.2016, data e citimit:10.11.2016. (6) Noel Malcom, Kosova një histori e shkurtër, Koha, Prishtinë, 2001, fq. 265. (7) Noel Malcom, Kosova…, po aty, fq. 269. (8) Marenglen Verli, "Orientimi i reformës agrare kolonizuese të mbretërisë jugosllave mbi fshatarësinë shqiptare myslimane dhe pasojat e saj", kumtesë e botuar në: Feja, kultura dhe tradita islame ndër shqiptarët (simpozium ndërkombëtar i mbajtur në Prishtinë më 15, 16, 17 tetor 1992), Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës, Prishtinë, 1995, fq.467. (9) Abib Ahmedi, Theranda – Prizreni ndër shekuj, Prizren, 1996, fq.127. (10) Shih: Resul Rexhepi – Sadik Mehmeti, H. Rrystem ef. Shporta, jeta dhe vepra (1864-1937), monografi, po aty, fq.38. (11) Historiani nga Prizreni, prof. Afrim Topqideri, thotë se kjo foto i përket vitit 1917 dhe është zbuluar në arkivin e Shkodrës. Shënim nga biseda me Afrim Topqideri, datë 19.10.2016. (12) Arkivi Qendror i Shqipërisë, Fondi i Komitetit të Kosovës, viti 1917, dos.25, dok.50744, cituar sipas: Marenglen Verli, Shqipëria dhe Kosova – historia e një aspirate, Tiranë, 2007, vëll.I, fq.189.



Entela Hidri

# Gjyshërit, një pjesë e jona

Jeta është edhe më e bukur, kur në të jeni ju që përkundni djepe dhe lexoni përralla!

E vogël e mbaj mend imazhin tënd e ëmbla gjyshja ime. Ti ishe e butë, e bardhë ishte zemra jote, si dëbora e këtij dimri. E tash që po rritem, mendoj se një nga dhuratat me vlerë, jeni pikërisht ju, që na tregoni përralla për prindërit tanë. Gjyshërit tanë!

### Rëndësia e gjyshërve në jetët tona

Secili nga ne lind, rritet dhe jeton në një familje, por në çdo familje një element me rëndësi të cilët ne nuk mund ta kuptojmë, janë gjyshërit tanë. Prezenca e gjyshërve në jetët tona është një prezencë lehtësuese dhe e kënaqshme për fëmijët. Përkujdesja që ata tregojnë për fëmijët i bën të jenë të kënaqur me këtë rol, si ata vetë ashtu edhe vogëlushët. Ata në fakt janë shumë ndikues në shumë aspekte ndaj fëmijëve tanë. Gjyshërit kujdesen për ata, kur ne nuk jemi në shtëpi, ndihmojnë prindërit me ide dhe eksperiencë. Mendohet se më të prirura për të treguar përkujdesje dhe dashuri, janë gjyshet. Marrëdhënia nipër-mbesa dhe gjysh-gjyshe është shumë frytdhënëse. Madje kjo marrëdhënie cilësohet si një ndër më të vërtetat e mundshme në çdo raport njerëzor, pas marrëdhënies prindërore.

Pra le ta shikojmë gjyshin si një njeri që dikur mbante peshën e familjes, por koha e ktheu në një gjysh, i cili ka pozicionin shoqëror të të qenët i tillë. Gjyshërit të cilët kalojnë më shumë kohë me nipat dhe mbesat, janë më të kënaqur nga ky rol, por edhe zhvillimi i fëmijës mund të jetë shumë influencues nga gjyshërit e tyre në mënyra të ndryshme. Disa mund të sillen si kujdestar, ose si prindër zëvendësues. Disa të tjerë mbështesin prindërit dhe u japin atyre ide mbi teknikat prindërore.



Në kohët moderne të gjitha marrëdhëniet familjare janë bërë më shumë të vështira, por edhe në këto kohë ka shumë gjyshër të cilët e bëjnë këtë detyrë me shumë sukses, madje bëhen edhe pjesë e rëndësishme e jetës së tyre. Të qenët gjysh, është një etapë të cilën gradualisht e sjell mosha, por edhe ndërtimi i familjes së re brenda kësaj bërthame. Gjyshërit më shumë se çdo dije kanë përvojën jetësore. Në çdo familje gjyshërit kanë një respekt të veçantë që me erën e globalizmit ndoshta edhe zbehet, por që nuk shuhet. Ne kemi për këta gjyshër një respekt dhe dashuri të veçantë. E dëshirojmë një gjysh-gjyshe në familjen tonë, që përkujdeset për fëmijën me dashuri dhe mbi të gjitha me përvojën jetësore. Ata madje shpesh nëse përdorin strategji bëhen edhe edukues dhe ulës konfliktesh në familje.

Ne i shikojmë gjyshërit në kohën moderne si cenues të hapësirave. Ky është imazhi modern i familjes, në fakt pikërisht këtu fillon gabimi, sepse nëse ne do të kemi në shtëpi gjyshër, do të kemi një vakt gati dhe shumë përkujdesje për fëmijët në mos prezencën tonë. Nga ana tjetër ata i ndihmojnë fëmijët tanë të menaxhojnë kohën. Pra, nëse është një gjysh në shtëpi, ai u rikujton fëmijëve se kanë edhe detyra.

Gjyshërit janë të afërt edhe kur ata janë larg, pra me anë të telefonave, ata bëjnë lidhje dhe japin këshilla konstruktive për vogëlushët tanë. Kur fëmijët kalojnë pushime te gjyshërit është bukur, kjo është e parapëlqyer si për fëmijët, por edhe e rekomanduar nga psikologët, sepse shpesh gjyshërit bëjnë edhe rrëfyesin e historisë së familjes dhe fëmijët mësojnë se edhe prindërit e tyre kanë qenë fëmijë për të cilët është dashur mund dhe edukim. Nga ana tjetër në momentin që fëmijët kalojnë kohë te gjyshërit kuptojnë se si ndryshojnë brezat, si në psikologji, në mënyrë jetese, ashtu edhe në zakonet e përditshmërisë së tyre. Dashuria, këshillat, mirëkuptimi dhe gjithçka e bukur që marrim nga gjyshërit është vlerë e munguar në edukimin e fëmijëve tanë. Por, e bukura e kësaj lidhje është se nis që në fëmijëri dhe vazhdon për gjithë jetën. Pra, ti rritesh dhe rritesh, e atij i fisnikërohen thinjat, por kurrë nuk i ndryshon emri gjyshër dhe dashuria për ta.

### Çdo shtëpi e ka një pemë gjenealogjike, e si rrjedhojë ajo s'mund të mendohet pa ata

Ama në shumë raste gjyshërit i llastojnë fëmijët, duke ndikuar jo për mirë. Fëmijët tregohen të pabindur, por këtu pastaj hyn në skenë bashkëpunimi prindër-gjyshër, i cili i jep zgjidhje çdo keq edukimi. Pra, ne flasim dhe çdo gjë zgjidhet.

Përfitimet nga shumë studime socio-psikologjike, arrijnë në përfundimin se marrëdhënia e prezencës nipër-gjyshër, sjell mirëqenie psikologjike. Jepini mundësi fëmijëve të kalojnë kohë me gjyshërit, edhe duke bërë blerje dhe dalje jashtë shtëpie. Shoqërimi i tyre, shpesh edhe i zbeh konfliktet me prindërit. Mirëpo, secila nënë e di që përkushtimi dhe përkujdesja rreth fëmijës shumë orë në ditë është shumë e lodhshme. Çfarë përfitojnë nga kjo gjë gjyshërit? Për shumicën kjo është vetëm një mundësi e mirë që të afrohen me nipërit/mbesat dhe t'ju dalin në ndihmë fëmijëve të tyre të rritur. Ne flasim shumë për fëmijët tanë, kurse ata kanë ëndërruar që më parë për ta, andaj duke ndërtuar raporte të drejta dhe të një respekti reciprok, ne i ndihmojmë fëmijët të mos rriten me një të huaj, por të rriten me përrallat e gjyshes.

### "A, të lutem gjyshe më trego një përrallë!"

Këtë frazë nipërit e thonë gjithnjë me ëndje dhe nuk duan t'ua lexosh, ata duan rrëfime gjyshërish, vetëm siç ata dinë të rrëfejnë. Përrallat dhe historitë gjithmonë do të përfaqësojnë për fëmijët mjetet përmes të cilave ata njihen me botën e të rriturve, kuptojnë se si funksionon jeta dhe shoqëria përreth. Kujtimet për aventurat dhe aksidentet nga e kaluara, do t'i përvetësojë më së miri nga ata. Përrallat ofrojnë një botë, në të cilën personazhet janë të ndarë në të mirë dhe të këqij, kanë fuqi magjike dhe për ta gjithçka është e mundur. Nëpërmjet tyre, fëmijët mësojnë se për çdo problem ka një zgjidhje, dhe se e mira triumfon mbi të keqen. Dhe ata që i rrëfejnë këto janë pikërisht zërat e ëmbël të gjyshërve. Ato jo vetëm i argëtojnë fëmijët, por edhe i mësojnë ata të rriten. Mos harroni, jo gjithnjë përrallat tregohen përpara gjumit. Kohën dhe hapësirën lërjani në dorë ta zgjedhin ata.

"Të lutem gjyshe bëje edhe një herë zërin e ujkut", kjo është ajo për të cilët fëmijët i duan gjyshërit, durimi dhe interpretimi i përrallave vetëm siç ata dinë. E nuk ka diskutim se gjyshërit janë të aftë t'i thonë fëmijëve se përrallat janë vetëm përralla dhe s'janë asgjë më shumë, e nuk janë pjesë e jetueshme e realitetit, sepse kjo është e rëndësishme që të mbahet distanca e duhur. Çdo vajzë do të jetë princeshë, vetëm gjyshërit dinë të transferojnë dashuri për t'u thënë se janë princesha në zemrën e tyre.

Gjyshërit janë pjesë e jetës tonë, vetëm për pak më shumë pavarësi, mos i privoni fëmijët tuaj nga dashuria dhe përkujdesja e tyre, jo se nuk bëhet pa ata, por se me ata është edhe më mirë për vogëlushët tanë.

"Në prehrin tënd u rrita, e sot gjyshja ime e ndjerë të them faleminderit që më bëre të jem princeshë."



**PhD. Ferdi Kamberi** - Sociolog

# "Balena Blue"
## lojë e re dhe rrezik që i kanoset gjeneratave të reja nga shkopi magjik - interneti

Ndryshimet dhe zhvillimet sociale të cilat ndodhën si rezultat i zhvillimit të shkencës, teknologjisë dhe informatikës, padyshim se sollën risi të mëdha edhe në fushën e inovacionit dhe ide konstante të cilat përbënin thelbin e një shoqërie postmoderne. Madje, qysh herët studiuesit e njohur si Lyotard kanë potencuar se "postmodernizmi është emër i përgjithshëm për mbarë gjendjen e qytetërimit të sotëm perëndimor, gjendje kjo kur ka humbur besimi në rrëfimet e mëdha legjitimuese..."[1] Ky term edhe pse modernen e ka parë si diçka e cila është tejkaluar, është shndërruar në një mit dhe termi ka premtuar një narracion legjitimues mbi një jetë krejtësisht tjetër nga modernia, shohim se një gjë e tillë ka qenë relative. Një ndër segmentet e vet postmodernizmit është edhe shkopi magjik që ne e njohim si internet. Interneti i cili sot konsiderohet si produkt i postmodernizmit dhe globalizmit ka bërë që komunikimi virtual, të arrijë nga një skaj i botës në skajin tjetër, gjë që dikur as që është menduar një gjë e tillë. Ideja e Abraham Moslow-it mbi hierarkinë e nevojave të njeriut "nevojat fiziologjike, nevoja për siguri, nevoja për dashuri dhe përkatësi sociale, nevoja për nderim/respekt dhe nevoja për vetë aktualizim",[2] vërejmë se ka qenë e nevojshme, megjithëse




*Diagrami 1: Faqet (aplikacionet) më të mëdha të internetit të përdorura gjatë vitit 2017 sipas përdoruesve aktiv"[3].*

komunikimi ka përbërë ndoshta pjesën më thelbësore të nevojave të njeriut të cilat i japin atij përkatësi sociale, vlerë dhe identitet.

Andaj, sot duke parë rolin e ndryshimeve dhe zhvillimeve globale të cilat pothuajse kanë prekur çdo segment të jetës, madje kanë krijuar edhe njeriun "social" sidomos si rezultat i përdorimit të mediave sociale, studimet kanë treguar për një përdorim masiv të këtyre mediave. Sipas një studimi të bërë lidhur me përdorimi e mediave (aplikacioneve) sociale, kemi këto të dhëna, si në diagramin 1.

Pra, vërehet se këto aplikacione shfrytëzohen në mënyrë aktive gjatë gjithë ditës, ku prin facebook me 1.8 milion përdorues aktive, pasuar nga facebook messenger dhe whatsapp me nga 1 milion përdorues aktiv e kështu me radhë. Në anën tjetër, vetëm në Evropë së fundi përdorimi i këtyre aplikacioneve "është rritur me 5% për të kaluar në 400 milionë përdorues të përgjithshëm në të gjithë kontinentin, ndërsa media sociale mobile është rritur 11% krahasuar me raportin e vitit 2016, me 340 milionë njerëz në të gjithë rajonin duke përdorur mediat sociale nëpërmjet pajisjeve mobile çdo muaj."[4] Të gjitha këto të dhëna, tregojnë qartë numrin dhe llojet e aplikacioneve të cilat përdoren sot brenda një dite. Duke parë këtë përshpejtim të kësaj teknologjie, ajo që ka shqetësuar komunitetin e sociologëve kanë qenë kryesisht rreziqet të cilat mund të vijnë nga kjo teknologji, ku padyshim se pasojat mund të jenë të paparashikuara. Një ndër rreziqet e mëdha të internetit së fundi ka qenë edhe loja e ashtuquajtur "Balena Blue", e cila ka atakuar fëmijët anë e mbanë botës, duke përfshirë këtu edhe shtetin e Kosovës.

### Çka është "Balena Blue"?

Supozohet se "Balena Blue" (angl. The Blue Whale Game) konsiderohet një legjendë urbane e internetit dhe për herë të parë është përmendur në Rusi diku në vitin 2013. Është gjoja "një lojë ekzistuese e cila përbëhet nga një seri e detyrave të caktuar për lojtarët nga administratorët gjatë një periudhe 50 ditore, me sfidën përfundimtare që kërkon që lojtari në fund të kryejë vetëvrasje."[5] Kjo lojë në fillim ka qenë si lojë argëtuese, duke dashur që të rinjtë t'i imitojnë legjendat urbane, por me masivizimin e saj deri tek viktimat e para, atëherë loja u bë më e rrezikshme. Termi si term vjen nga fenomeni i balenave të pazbërthyera dhe që krahasohet me vetëvrasjen, një lloj zgjidhje të enigmës. Kurse, si fenomen social ka marrë vëmendjen e konsiderueshme të medias së fundi, duke u bërë kështu që të jetë kërcënim për fëmijët dhe adoleshentët, si rezultat




i akteve të vetëkënaqësisë. Ka pasur disa "foto nga plagët e fëmijëve si rezultat i vetëdëmtimit (prerjes), të cilat janë shpërndarë në mediat sociale së bashku me orientimet e lojës."[6] Loja tashmë ka arritur një popullaritet dhe ka marrë jetën e shumë fëmijëve anë e mban globit. Kjo lojë fillimisht fillon me një komunikim në mes të administratorit dhe personit kyç dhe për të filluar lojën duhet së pari një betim nga personi kyç që nuk do të flas me askënd, madje as me prindërit e tij. Pastaj loja ka 50 nivele, duke filluar nga vizatimet e thjeshta të balenës, pastaj ato vizatime të bëhen në formën e tatuazhit me mjete të mprehta në duart e personave, si dhe administratori më tej jep leksione se si duhet të përfundojë personi në fjalë në vetëvrasje. Sipas të dhënave deri më tani kjo lojë ka marrë jetën e mbi 130 fëmijëve dhe adoleshentëve në mbarë botën."[7]

### "Balena Blue" si formë e kulteve fetare

Duke analizuar për së afërmi zhvillimet revolucionare që kanë ndodhur në sferën e shkencës, teknologjisë dhe informatikës në njërën anë, dhe në anën tjetër, kalimin e fesë nga sfera publike në atë private, kjo ka ringjallur një sërë sekte, lëvizje dhe kulte fetare. Sot, jemi dëshmitarë të asaj që shpeshherë për arritjen e qëllimeve, kultet fetare instrumentalizojnë produktet e postmodernizmit siç është rasti i internetit me qëllim të sakrifikimit të individëve, në këtë rast të rinjve për ideale të ndryshme. Në dioptrinë sociologjike del se sektet dhe kultet fetar janë "grupe të ndryshme fetare brendapërbrenda një feje të caktuar, të cilat distancohen dhe veçohen nga feja amë apo feja oficiale, të cilës i takojnë, në pikëpamje të interpretimit të doktrinës fetare , të mënyrës së kryerjes interpretimit të doktrinës fetare, të numrit dhe të mënyrës së kryerjes së riteve, etj."[8] Pra, me fjalë të tjera, "sektet, kryesisht janë opozitë religjioze, të cilët mundohen që të arrijnë hierarkinë siç e ka organizata fetare zyrtare."* Ndërsa,

"kultet fetare më shumë i referohen feve popullore (jo zyrtare) ose "një grupi social të përcaktuar nga besimet e tij fetare, shpirtërore ose filozofike, ose nga interesi i tij i përbashkët në një personalitet, objekt ose qëllim të veçantë. Në klasifikimet sociologjike të lëvizjeve fetare, kulti është një grup shoqëror me besime dhe praktika të devijuara, megjithëse kjo shpesh është e paqartë."* Duke bërë një analogji të tillë, shohim se nuk janë të rralla rastet kur kultet fetare kanë ndikuar që njerëzit të "shpërlajnë trurin" dhe sakrifikohen për hir të idealeve kolektive, raste të tillë gjatë historisë kemi pasur me Tempullin e Jim Jones, i cili bëri vetëvrasje në Goyana të SHBA-ve së bashku me 900 persona, pastaj kulti Dera e Parajsës, të cilët bënë vetëvrasje mbi 39 persona në mënyrë kolektive, etj.

Edhe loja "Balena Blue", asocion me kultet fetare. Forma dhe mënyra e leksioneve të cilat jepen nga ana e administratorit (një lloj lideri karizmatik i paidentifikuar), pasqyrojnë një formë kulti fetar siç është rasti me: moskomunikim me të tjerët për shkak të mundësisë së zbulimit, pastaj pasiguri sociale, shfaqje të agresivitetit te fëmijët, zgjim i hershëm në mëngjes në ora 03: 50 dhe 04:00 (pagjumësi), sakrifikime të kafshëve, tatuazhe me mjete mprehta në trup, si dhe në fund vetëvrasje.

### "Balena Blue" si mundësi e përfitimeve materiale

Procesi i globalizmit ka dëshmuar se produktet e tij përveç asaj që mund të konsumohen, nga to mund të përfitohet. Sot ka raste të shumta, madje shumica e bizneseve kanë kaluar nga domeni fizik në atë elektronik për shkak të peshës dhe shpejtësisë që ka ky mjet teknologjik sidomos marketingut. Loja "Balena Blue" mund të jetë po ashtu pjesë e përfitimeve materiale nga grupe të caktuara hakerësh përmes klikimeve, shpërndarjes (share) apo ftesës për miq të ri.

### "Balena Blue" si oponencë e politikës ndërmjet fuqive të mëdha

Kur flitet për polarizimet dhe bi-polarizimet në mes të fuqive të mëdha botërore, kemi fjalën për SHBA-të dhe Rusinë, pjesa më e madhe studiuesve të marrëdhënieve ndërkombëtare janë të mendimit se asnjëherë lufta e ftoftë nuk ka përfunduar, ajo gjithnjë ka ekzistuar, por me mjete dhe modele të reja. Forma të tilla sulmesh ka pasur edhe në kuadër të sulmeve kibernetike të cilat janë shfaqur nga ana e hakerëve rusë dhe anasjelltas. Kjo nuk përjashton mundësinë që një lojë e tillë të jetë me qëllim stimulimit të të rinjve perëndimor drejt akteve të tilla vetëvrasëse, sidomos pasi që të dhënat flasin se numri më i madh i vetëvrasësve nga kjo lojë, është nga vendet e perëndimit se sa nga Rusia, gjë që mund të ekziston një variabël i tillë! Edhe pse në fakt, një gjë e tillë ende mbetet në nivelin e hipotezave sidomos nga ana e studiuesve të gjeopolitikës.




*Foto 1: Pamje mesazhet që dërgohet nga administratorët e lojës "Balena Blue".*

**Ezhen Pitar ***



# Popujt të cilët turqit i sollën në Ballkan

Kur në vitin 1453 turqit e morën Carigradin (aso kohe Stambolli quhej kështu Sh.V.), kjo nuk ishte hera e parë që ata kishin hyrë në vendet e Gadishullit Ballkanik. Galipola nën Orkanin, Edreneja nën Muratin I, tregojnë për etapat e jehonës së luftërave që përfunduan në shekullin XV. Por është e mundur, ndoshta, që nën emra të ndryshëm të grupeve individuale turke ata, edhe më herët kishin depërtuar në Gadishullin Ballkanik.

Kur perandoria turke arriti majën e fuqisë së vete, ajo posedonte territore të gjëra në Evropë, Azi dhe Afrikë. Nga kjo nënkuptohet që ky apo ai fis, iu nënshtruan Sulltanit, dhe se brenda territorit perandorak mund të lëviznin nga një vend në tjetrin, meqë këtë ndonjëherë edhe e kërkonin qëllimet politike apo edhe obligimet ekonomike dhe sociale. Disa zona të mbretërisë, të cilat pjesërisht duhej të mbroheshin apo të shfrytëzoheshin, rajonet përgjatë kufijve të vendeve të pushtuara nga të cilat duhej të arsimoheshin kufijtë ushtarak, ishin të populluara nga fiset e fesë së njëjtë, fise besnike ndaj perandorisë, të cilëve duke iu dhënë toka në ato vende, detyroheshin që t'i mbrojnë.

Për shkak të arsyeve të shumëfishta Gadishulli Ballkani në disa zona fitoi kontingjente, jo vetëm të turqve, por edhe të tatarëve e veçanërisht të Çerkezëve, koloni të vogla arabe, të zezakëve etj. Mos të harrojmë, që kur e them fjalën "turk", ne me këtë fjalë kuptojmë edhe vendasit e vjetër të Ballkanit, të turqizuar nga shkaqe të ndryshme, si pomakët, njëra nga "turqit" e Bosnjës dhe Hercegovinës, armenët e kurdizuar dhe kështu me radhë.

Tatarët në Gadishullin Ballkanik arsimuan një numër të madh të kolonive. Ata janë përfaqësuesit e një kombi që ishin shumë të fortë. Roli i luajtur i tatarëve mbeti i njohur në historinë e Evropës dhe të Azisë. Sot në Evropë, Rusia i ka kontingjentet më të forta tatare, e veçanërisht në zonat të cilat ujiten nga lumi Vollga, dhe në ish Tauridin e vjetër. (shkrimi është shkruar mes dy luftërave botërore, Sh.V.)

Tatarët rreth viteve 1224 themeluan mes Uralit dhe Prutit, në zonën të cilën e popullzonin kumanët, një mbretëri e cila u zmadhua kah verilindja, në dëm të rusëve. Ajo mbretëri u quajt Hordhia e Artë, Hordhia e Madhe, Hordhia e Kapçakëve. Mirëpo ajo së shpejti u shpërbë. Nga ajo në shekullin e XV u krijuan pesë kantone: Nogai, Krimi, Astrahanti, Kapçaku, (në pjesën veriore të Astrahanit mes Uraleve dhe Volgës sq. E.P.) dhe Kazani, në pjesën veriore të kapçakëve.

Rreth vitit 1260, Hordhia Nogaja u nda nga Hordhia e Artë. Ajo mori emrin e një udhëheqësi që i takonte familjes së Xhingiskanit. Ata në fillim u popullzuan përgjatë bregdetit Kaspik, mes Terekut dhe Kumës. Një pjesë e Nogajve e popullzuan Krimen dhe aty qëndruan deri në shekullin XVIII. Atëherë rusët e filluan luftën me një qëllim, që tërësisht të zotërojnë me Detin e Zi. Pas luftërave të Krimes (duke llogaritur këtu edhe luftën e vitit 1854, E. P.),një numër i madh i Nogajve e lëshuan Rusinë. Ata u vendosën qoftë në Azinë e Vogël qoftë në Gadishullin Ballkanik ku veçanërisht i strehuan në Bullgari dhe Dobrun.

Sigurisht se tatarët në kuptimin e plotë nuk e përfaqësojnë grupin etnik. Nën këtë emër të përgjithshëm gjejmë fise të cilët për nga prejardhja antropologjike ndryshojnë. Tatarët janë një kompleks. Për këtë mund të vijmë në përfundim nga vetë baza e fakteve të historisë së tyre. Nëse për një moment supozojmë që invadimi tatar pjesërisht ishte i përbërë nga kontingjentet veçanërisht të pastra etnike, atëherë është e sigurt se duke arritur tek etapa e fundit e tyre, ajo gjendje e pastërtisë, për shkak të vetë luftërave, nuk mundi të qëndrojë. Gjatë tërë rrugës, boshllëqet plotësoheshin prej fiseve të cilat depërtonin andej. Ato fise "plotësuese" ishin me përbërje të ndryshme etnike. Prandaj studimet mbi tatarët ndeshen në një shumë llojshmëri të gjerë individuale. Në radhët e tatarëve gjithsesi se gjendeshin edhe mbeturinat mongole, njerëz këta që mbanin karakteret kryesore të këtij grupi. Por një numër të madh të tatarëve e përbëjnë ata të cilët vetë janë tatarizu. Përveç kësaj, prej ardhjes së tyre në Evropë, tatarët u përzien me



popujt të cilët i pushtonin. Thuhet se tatarët të cilët në fillim të shekullit XV i thirri Princi i Madh Vitold që të luftojnë kundër kalorësve teutonaz, që të martohen me lituaneze dhe të tjerat në atë vend. Në vitin 1631, numri i tyre llogaritej në 100.000. Sigimundi III i nxiti që të emigrojnë. Pohohet, se shumica prej tyre, u vendosën në Gadishullin Ballkanik.

Emri Çerkez është emërtim i fisit që nënkupton grupin e tërësishëm të popullit Kaukaz, në mesin e të cilëve ka edhe Adig, Avkaz, kabare dhe kështu me radhë. Këta që moti janë të njohur historikisht. Në atdheun primitiv, të Çerkezëve, popullsia dhunshëm binte, arsyeja qëndronte tek pushtimi rus që i detyrojë në një emigrim më të trishtuar të cilat kronikat ndonjëherë kishin shënuar. Në vitin 1864 dhe gjatë viteve më pas, rreth 750.000 Çerkez, duke ikur nga rusët apo ndjekur prej tyre, kërkuan strehim në Turqi. Nga Çerkezistani iknin rrugëve tokësore dhe detare. Shumica e emigrantëve ikën përmes rrugës detare. Nga të gjitha skelet e Kaukazit u nisën të pikëlluar udhëtarët përmes detit. Ata që u nisën rrugës së Gadishullit Ballkanik u ndalën në Bullgari, në Varne, në Xhustenxhe, (Konstanca e sotshme sq. E.P.) dhe, natyrisht, në Stamboll (autori shkrimit E.P. thotë Carigrad, sq. SH. V. ). Këtyre fiseve të mjerë iu ngritën fshatra në Gadishullin Ballkanik dhe në Azinë e Vogël. Thuhet se nja 50.000 nga mesi i tyre u shpërndanë nëpër Bullgari. Edhe Dobruja kishte pranuar disa kontingjente. Nga të gjitha persekutimet politike kjo ishte njëra prej më mizorëve. Prej nisjes nga Kaukazi e deri te arritja në Anadoll apo në Gadishullin Ballkanik, vdekja dhunshëm i shpopullonte këta emigrant. Thuhet se vetëm në Trabzon kanë vdekur 30.000 vetë. Ekzistojnë shumë varre të Çerkezëve jashtë Kaukazit. Unë i kam parë disa në Dobrujë (thekson autori E.P.). Shumica e varreve kanë humbur nëpër fusha.

Vlen të theksohet një fakt i çuditshëm. Si duket Çerkezët, askund nuk i ngulnin rrënjët vërtetë. A thua me të vërtetë janë zhdukur për shkaqe të paaftësisë së përshtatjes? Akoma mund të gjenden, aty këtu nëpër hartat e Gadishullit, emrat e vendeve të cilat na bëjnë të kujtojmë që aty kanë qenë Çerkezët (për shembull Çerkeskyj në perëndim të Kara Omerit në Dobrujë, E.P.).

Gjatë hulumtimeve të mija të shumta në antropologji, kam hasur tek disa arap, të mbetur nga fiset që i kishte sjellë dikur Sulltani, veçanërisht në Dobrujë ku ekzistonte një fshat me emrin Arabkyj (fshat arab, Sh. V.). Pa dyshim, se ajo, relativisht ta përkujtonte numrin e madh të pushtimeve. Cilët ishin ata arab të sjellë në Gadishullin Ballkanik? Dhe nga vinin? Mendoj se prejardhja e tyre gjeografike kurrë nuk dot mundet të verifikohet saktësisht, pasi që administrata e atëhershme turke nuk kujdesej aq shumë për informata të ngjashme. Ka gjasa se ata ishin ardhur nga vetë Arabia (Turqia në shek. e XVI kishte pushtuar Jemenin, E. P.), por është e pa mundur të dihet nga cila krahinë. Hulumtimet antropologjike për arabët deri më tani kanë dhënë rezultate kontradiktore sepse, shikuar nga pikëpamja antropologjike ka arab e arab. Sikurse që ndodhi me të gjithë popujt e pushtuar, etiketa e përbashkët politike më në fund i kishte përfshi fiset prejardhja e të cilave ndonjëherë ishte shumë e ndryshme.

Pushtuesit turk në Gadishullin Ballkanik sollën edhe disa zezak. Por zezak gjithmonë kishte pas në territorin turk, veçanërisht atëherë kur Islami pushtoi (depërtoi, vër. Sh. V.) në Sudan. Ata kanë qenë rob apo punëtorë të lirë si eunuk nëpër haremet e principatave. Ata i gjejmë edhe nëpër limanet e Detit të Zi, të punësuar në ngarkim-shkarkime të mallrave nëpër anije. Disa i kam pa edhe në Dobrujë dhe ata ishin bujq.

Në mesin e popujve aziatikë të vendosur nëpër vende të ndryshme të Gadishullit Ballkanik, duhet përmendur edhe romët apo evgjit, llazët, kurdët dhe armenët. Për këta dy popuj të fundit mendoj se nuk kem se çka të theksojmë diçka më shumë në këtë artikull sikur që është kjo, sepse të tillë kishte pas në këtë Gadishull edhe para pushtimit të Carigradit, e cila edhe në mënyrë definitive e kishte siguruar hegjemonin turke në këto zona. Armenët historia e të cilëve ishte mjaft e madhe, janë shumë të shpërndarë nëpër Gadishullin Ballkanik. Pa dyshim se ata janë aty qysh moti, ende gjatë kohërave që nuk ka mundësi të përcaktohet.



Sikurse edhe në të gjitha vendet ku gjenden qofshin pakicë apo shumicë, armenët i arsimonin bashkësitë e vogla gjuhësore dhe fetare. Është e njohur se ata janë, popull që pranë grekëve dhe hebrenjve, gati çdo kund gjinden si ndërmjetësues pa të cilët nuk bëhet. Dhe, sikur përfaqësuesit e atyre dy popujve tjerë, ata janë ekskluzivisht tregtar, bankar, dhe këmbyes. Madje edhe nëpër fshatrat më të skajuara shpesh mund të hasësh tek ndonjë dyqanxhi armenas.

Sa i përket romëve, saktësisht nuk e dimë se kur ata janë vendos në Gadishullin Ballkanik. Në vitin 1386 dhe 1387, dukët e Vllahisë, Vlladi II dhe Mirça I, e ripërtërin dhuratën prej 40 shatorëve rome që manastirit të Shën Antonit (ish guvernatorina Krajova e Vllashkës sq. E.P.) ia kishte dhuruar daja i tyre Vlladisllavi, i cili kishte sunduar më 1370. A thua kishte pas migrime të mëhershme, që kishin ndodhë gjatë lëvizjeve luftarake të fiseve turke me rastin e invazionit të parë të tyre në Evropë? Çështja kishte me qenë e mundur sepse, në atë kohë, hordhitë rome ishin të shpërndarë në perëndim të Azisë së Vogël. Ato me gjasë atëherë kishin lëvizur kah Deti i Marmarasë, ku i përcillnin ushtritë turke.

Shumica e romëve të Gadishullit Ballkanik, kishin mbetur si endacak, cergatar, çfarë edhe kanë qenë gjithmonë, që nga koha kur historia kishte shënuar ekzistimin e tyre. Megjithatë, kishte edhe asi që në shumicë apo pakicë ishin vendosur nëpër periferitë e lagjeve të qyteteve, madje ata mësonin të kryejnë punët bujqësore nëpër fshatra. Besohet se ndoshta, pak nga pak, duke shërbyer në detyrimet e obligueshme të shërbimeve ushtarake romët do ta lënë çdo lloj të jetës nomade, dhe se pa dyshim në mënyrë definitive do të vendosen në një vend.

Nga Azia Qendrore erdhën edhe disa popuj të cilët në jetën ekonomike të Gadishullit Ballkanik por jo edhe në atë politikë luajtën një rol të caktuar e cila ndryshohej karshi rajoneve. Në mesin e tyre ishin kurdët dhe llazët.

Kur të merret parasysh tërësia, kurdët paraqesin një kompleks politik, fetar dhe social, si dhe etnik. Që të bindemi në saktësinë e këtij pohimi, mjafton të shikojmë në hulumtimet antropologjike të botuar nga autorë të ndryshëm të cilët kishin studiuar çështjen kurde. Është shumë e saktë se nën emrin e kurdëve dhe armenëve, gjejmë fise me prejardhje të njëjtë, por gjatë kalimit të shekujve për shkak të ngjarjeve historike janë ndarë. Me këtë rast e paraqesim një fragment, të marr nga Shantrdi: "Sipas një mendimi që është mjaft i shpërndarë në mesin e armenëve, kurdët e maleve Gorde janë armenë të cilët për ta ruajtur pavarësinë e vetë, u detyruan ta pranojnë islamin edhe sot ende ka fise kurde që mbajnë emrat e kryeparëve të satrapëve armen."

Në Gadishullin Ballkanik, kurdët janë vetëm kalimtar. I kam takuar disa grupe në vende të ndryshme, por më së shumti nëpër limane, dhe përgjatë hekurudhës së Çernavodës – Konstanc.

Llazët popullzohen në bregdetin juglindor të Detit të Zi. Dhe ata Kaukazian po ashtu prezantojnë një kompleks etnik. Në Llazistan, ata janë barinj malesh, bujq nëpër vende rrafshore. Në Gadishullin Ballkanik si duket, gjenden, më shumë llazë sesa kurd. Shumë prej tyre kanë themeluar koloni të vogla të cilat shfrytëzohen për eksploatimin e pyjeve, veçanërisht në Karpate.

Pra, kryesisht, (duhet të shkruhet një libër i tërë, në qoftë se do të kërkoheshin detajet), popuj të ndryshëm të cilët turqit i kishin sjellë në Gadishullin Ballkanik, nuk kanë luajtur ndonjë rol politik në Evropë. Përveç armenëve, ata popuj ishin dhe janë myslimanë. Të gjithë (përveç një numri të vogël zezakësh) kanë arritur nga Azia Perëndimore. Bash për shkak dallimit fetar, ata popuj nuk përziheshin me banorët e hershëm të atyre vendeve. Çdoherë pas pësimit të turqve, një numër i madh i atyre njerëzve ktheheshin në Azi, veçanërisht tatarët të cilët prezantojnë kontingjentin më të fortë të ish emigrantëve.

***Përktheu dhe përshtati Shefki Sh. Voca.***

* Ezhen Pitar (1876-1962), ka qenë njëri nga antropologët më të mëdhenj botëror. Ky punim i tij është marr nga libri grup autor "Knjiga o Balkanu I" ("Libri mbi Ballkanin"), Beograd 1936, faqe 174-176.

# Në Kosovë u prit dhe u kremtua festa e Fitër Bajramit




Si tradicionalisht, pas përfundimit të muajit të Ramazanit, më 25 qershor 2017, në të gjitha xhamitë e Republikës së Kosovës, si në tërë botën ku jetojnë myslimanët, më gëzim e hare u kremtua festa e Bajramit. Manifestimi qendror kushtuar kësaj feste për Kosovë u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet Fatih" në Prishtinë, ku nisi me faljen e namazit të sabahut në orën 04:19, të cilit i priu Vedat ef. Sahiti. Pas namazit të sabahut për besimtarët u dha një program me ilahi, kaside, e këndim Kurani, ndërsa ligjëratën tematike kushtuar festës së Fitër Bajramit e mbajti prof. Ekrem Maqedonci.

Prezantimin dhe mënyrën e faljes së Bajramit e bëri prof. Ahmet Sadriu. Namazit të Fitër Bajramit i priu kryeimami i Republikës së Kosovës, Sabri ef. Bajgora, ndërsa hytben e Bajramit e mbajti myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili iu drejtua opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë.

Edhe duanë e namazit të Fitër Bajramit e bëri Myftiu Tërnava, pas së cilës uroi të gjithë besimtarët për këtë ditë të bekuar të Fitër Bajramit.

**Me rastin e festës së Fitër Bajramit, Myftiun e Kosovës e vizituan udhëheqësit më të lartë të institucioneve dhe partive politike**

Krahas urimeve të shumta që ka pranuar myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava nga personalitetet më të larta të vendit, në shenjë respekti dhe me rastin e kësaj feste, si tradicionalisht Myftiu Tërnava me bashkëpunëtorë organizoi pritje përurimi, ku me këtë rast për ta uruar erdhën edhe personalitetet më të larta të jetës institucionale e politike të vendit.

**Nga institucionet:**

Kryetari në detyrë i Kuvendit të Kosovës, njëherësh kryetari i PDK-së, Kadri Veseli;

Kryeministri në detyrë i Republikës së Kosovës, njëherësh kryetari i LDK-së, Isa Mustafa;

Ipeshkvi i Kosovës, Dodë Gjergji;

Ambasadori i OSBE-së në Kosovë, Jan Breaathu;

Kryetari i OAK-së, z. Osman Havolli;

Institucioni START, me drejtor, z. Vehbi Zeqiri;

Përfaqësuesi i Fondacionit Maarif Kosova nga Turqia, z. Mesut Ozbaysar;

Kryetari i Komisionit për të pagjeturit, z. Prenk Gjetaj.

**Nga partitë politike:**

Ramush Haradinaj, kryetar i AAK-së;

Fatmir Limaj, kryetar i "Nisma" për Kosovën;

Visar Ymeri, kryetar i Lëvizjes "VV", me kryetarin e Prishtinës, Shpend Ahmetin dhe Albin Kurtin;

Ferid Agani, kryetar i PD-së;

Behgjet Pacolli, president i AKR-së; dhe

Gëzim Kelmendi nga partia "Fjala".

Në urim ishin edhe Muhamed Mustafa, Mërgim Lushtaku me Gëzim Qerimin, si dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Republikës së Kosovës.



*Kryeministri në detyrë i Republikës së Kosovës, njëherësh kryetari i LDK-së, Isa Mustafa*



*Kryetari në detyrë i Kuvendit të Kosovës, njëherësh kryetari i PDK-së, Kadri Veseli*



*Ipeshkvi i Kosovës, Dodë Gjergji*



*Ambasadori i OSBE-së në Kosovë, Jan Breaathu*



*Kryetari i OAK-së, z. Osman Havolli*



*Institucioni START, me drejtor, z. Vehbi Zeqiri*


*Ramush Haradinaj, kryetar i AAK-së;*


*Behgjet Pacolli, president i AKR-së*


*Fatmir Limaj, kryetar i "Nisma" për Kosovën*


*Gëzim Kelmendi nga partia "Fjala"*


*Visar Ymeri, kryetar i Lëvizjes "VV", me kryetarin e Prishtinës, Shpend Ahmetin dhe Albin Kurtin;*


*Muhamed Mustafa*


*Ferid Agani, kryetar i PD-së*


*Mërgim Lushtaku*

Kryeministri në detyrë, njëherësh kryetar i LDK-së, Isa Mustafa, theksoi se Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës, vazhdimisht ka bërë një punë shumë të madhe në ruajtjen e unitetit në vend dhe më gjerë. “Kjo është festë që të gjithëve nga bën bashkë, jo vetëm simbolikisht në një tryezë, por edhe mendërisht, që ne bashkërisht të shkojmë përpara, që të zgjidhim të gjitha problemet që janë probleme të qytetarëve tanë, që të jetojmë më mirë, që të respektojmë vlerat themelore të një shoqërie, që të punojmë për paqe, për stabilitet dhe për mirëqenie të të gjithë qytetarëve tanë. Unë shpreh edhe sot respektin shumë të lartë për Bashkësinë Islame të Kosovës, për punën që kjo Bashkësi e ka bërë në unitetin e qytetarëve tanë, por edhe në ruajtjen e paqes dhe sigurisë në vendin tonë dhe më gjerë”, tha mes tjerash Mustafa.

Kryetari në detyrë i Kuvendit të Kosovës, njëherësh kryetari i PDK-së, z. Kadri Veseli, vlerësoi se kjo festë reflekton mesazhin e paqes dhe dashurisë, dhe njëherësh ka ftuar qytetarët që t’i ndihmojnë më shumë njëri-tjetrit.“Kjo është një ditë e madhe, një ditë e veçantë, një ditë e përmendjes, mëshirës dhe bamirësisë. Kisha ftuar të gjithë qytetarët, ta ndihmojnë njëritjetrin, të qëndroni më afër njëri-tjetrit dhe duajeni më shumë njëri-tjetrin, sepse kështu në mënyrë më të mirë ecë edhe vendi ynë përpara”, ka thanë Veseli, duke kujtuar se sot nuk bën të harrohen të rënët në luftën për lirinë e Kosovës, si dhe të afërmit të cilët më nuk janë në mesin e familjeve të tyre.

Për urim te Myftiu Tërnava ishte edhe kreu i Lëvizjes “Vetëvendosje”, Visar Ymeri, i cili nënvizoi se kjo festë tregon se çfarë rëndësie ka komuniteti dhe solidariteti brenda një shoqërie. “Kjo është një festë e cila tregon njëkohësisht edhe rëndësinë që ka në jetën e njeriut gatishmëria për sakrificë, por më shumë rëndësinë që ka në jetën e njeriut ndjesia për komunitetin dhe solidaritetin brenda komunitetit”, tha mes tjerash Ymeri.

Lideri i AAK-së, Ramush Haradinaj, shfaqi ndjenjën, se është nder të urohet festa e Bajramit pas një muaji sakrifice të muajit të Ramazanit. E kam për nder sot të uroj Fitër Bajramin Bashkësinë Islame, myftiun tonë z. Tërnava, së bashku me bashkëpunëtorët, të gjithë besimtarët myslimanë shqiptarë dhe gjithë myslimanët, kjo festë që vjen pas një muaji përkushtimi dhe sakrifice të Ramazanit dhe që ka porosi solidaritetin e ndërsjellë. Ne shqiptarët vërtet jemi popull solidar, por duhet po ashtu të shërbehemi me këtë porosi jo vetëm në ditë feste, tha Haradinaj.

Në urim te Myftiu Tërnava, ishte po ashtu edhe kryetari i NISMA-së, z.Fatmir Limaj, i cili vlerësoi se muaji i Ramazanit është shembulli më i mirë se besimi në Zot është besim për paqe. Ai uroi që me këtë rast të pranohen të gjitha mesazhet e kësaj feste. “Patëm kënaqësinë të vijmë te Myftiu ynë. Pas një muaji sakrifice, agjërimi, mëshirës vjen Bajrami, dhe si shpërblim për të gjithë përkushtimin që besimtarët kanë pasur në drejtim të Zotit, unë shfrytëzova rastin që besimtarët t’i uroj përmes Myftiut, paqja dhe mëshira qoftë mbi ta”, tha Limaj.



*Përfaqësuesi i Fondacionit Maarif Kosova nga Turqia, z. Mesut Ozbaysar*

Presidenti i AKR-së, Behgjet Pacolli, në urimin e tij drejtuar Myftiut Tërnava dhe qytetarëve të Kosovës, u shpreh se lutet që të mbretërojë mirëqenia mbi popullin e vendit tonë. “Në këtë ditë të madhe shfrytëzoj rastin që t’iu uroj të gjithë qytetarëve myslimanë të Kosovës ditën e Bajramit. Lus Perëndinë që të dominojë gjithmonë mirëqenia, lumturia dhe begatia mbi popullin tonë”, tha Pacolli.

Ipeshkvi i Kosovës, Dodë Gjergji në vizitën e tij në Bashkësinë Islame të Republikës së Kosovës, uroi qytetarët për festën e Fitër Bajramit, duke iu dëshiruar besimtarëve myslimanë paqe dhe mirësi. “Jam këtu për të uruar Bashkësinë Islame, z. Tërnavën dhe të gjithë besimtarët myslimanë për festën e Bajramit, për t’i përgëzuar për sakrificën që kanë bërë këtë muaj dhe për të uruar që Zoti t’iu shpërblej të gjithëve. Paçi paqe, bekim, mirësi, mirëqenie dhe dashuri mes njëri-tjetrit”, tha Gjergji në urimin e tij.

Për urime në Bashkësinë Islame të Kosovës, me rastin e festës së Fitër Bajramit, ishin edhe përfaqësues të organizatave ndërkombëtare. *(R.S.)*

### Myftiu Tërnava mori pjesë në iftarin që shtroi presidenti i AKR-së, Behgjet Pacolli

*Prishtinë, 3 qershor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë morën pjesë në iftarin e presidentit të Aleancës Kosova e Re (AKR), z. Behgjet Pacolli, të cilin e shtroi në shtëpinë e tij në Hajvali. “Pata nderin që të kisha mysafirë për iftar njerëz nga e gjithë Kosova. Shumica prej tyre ishin të panjohur më parë për mua, por edhe ata nuk njiheshin mes vete dhe për herë të parë u njohën aty. Ky ishte edhe qëllimi im, që sadopak të arrij të krijoj ndërlidhje ndërmjet njerëzve të zakonshëm nga të gjitha trevat e Kosovës” , tha Pacolli. Në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, myftiu, Naim ef. Tërnava, falënderoi presidentin e AKR-së, për iftarin dhe mikpritjen. (R.S)



*Myftiu Tërnava në iftarin e shtruar nga z. Pacolli*

### Mbahet tribuna fetare me temën “Mirësitë e muajit të bekuar të Ramazanit”

Nën organizimin e KBI të Lipjanit, më datë 7 qershor 2017, në shtëpinë e kulturës në Lipjan, u mbajt tribuna fetare me temën “Mirësitë e muajit të bekuar të Ramazanit”, të cilën e ligjëroi kryeimami i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Sabri ef. Bajgora. Në ligjëratën e tij, Kryeimami Bajgora, theksoi se edhe pse ne po jetojmë në rrethana të vështira, megjithatë duhet të jemi të lumtur që Zoti xh.sh., na e ka mundësuar që në vendin tonë t'i lutemi lirshëm Krijuesit tonë, gjithmonë duke mbajtur gjallë shpresën që e ardhmja e mirë për këtë umet, popull do të vijë. Në këtë muaj të madhërishëm të Ramazanit, Allahu na ka premtuar se duatë e agjëruesve nuk kthehen prapa. “Ramazani është muaji i mëshirës, ibadeteve tona, muaj kur zemrat tona hapen për ta pranuar dritën me të cilën Allahu na ka nderuar dhe veçuar, fjala është për nurin e besimit tonë, imanit. Andaj secili prej nesh duhet të përpiqet që në këtë muaj të reflektojë pozitivitetin e tij që e ka në shpirtin dhe zemrën e tij, që në këtë muaj të jetë fanar dhe kandil ndriçues për të gjithë të tjerët. Ne me veprat tona duhet t'i japim shembujt më të mëdhenj që i Madhi Zot të na udhëheq drejt udhëzimit të cilin ne e synojmë me agjërimin e muajit Ramazan”, tha mes tjerash Kryeimami Bajgora.

Ai në vazhdim të ligjëratës së tij veçoi se agjërimi nuk e ka për synim që ne të na lë të uritur e të etur, përkundrazi e ka synimin qendror dhe kryesor që ta kalis shpirtin, qenien dhe mendjen tonë, që vërtet ne ta kuptojmë se kush jemi, pse erdhëm në këtë borë, ku do të shkojmë pas vdekjes dhe pse do të ringjallemi. Këto pyetje dhe përgjigje na i kanë dhënë hoxhallarët me këshillat dhe mësimet më të mira, dhe ne në pajtueshmëri me këto këshilla kemi vazhduar e vepruar,




*Kryeimami Bajgora gjatë ligjëratës në tribunë*

dhe e mbrojtur këtë fe nga zhdukja, duke e mbrojtur thellë në shpirtra tanë.

Ai në fund porositi të pranishmit që të jenë më solidar me familjet skamnore, jetimët e kategoritë nevojtare të vendit tonë, pasi që të mirat shumëfishohen në shpërblime dhe sevape në këtë muaj të Ramazanit. Ne në këtë muaj ndamë sadekatul fitrin, zeqatin, ndajmë një pjesë nga qenia jonë për të qenë më afër tyre. Para vetës kemi edhe natën e Kadrit, natën e mirësive, natën e bekuar, në të cilën ndahet çdo dispozitë që ka të bëjë me njerëzimin për një vit, andaj ta përdorim kohën në maksimum dhe veprat tona të jenë në pajtueshmëri me urdhrat e Allahut dhe të jemi model pozitiv për të tjerët, në mënyrë që të dalim faqebardhë nga ky muaj.

Këtë tribunë e ka përshëndetur edhe kryetari i KBI të Lipjanit, Xhevdet ef. Bytyqi, kurse për t'i argëtuar të pranishmit u kujdes Avdush Krosa me ilahitë e tij, si dhe u dha një program artistik nga nxënësit e mësim-besimit. (R.S)

## Fshati Gllobar shtroi iftar për Myftiun Tërnava

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë morën pjesë në iftarin tradicional të fshatit Gllobar të Drenasit, ku morën pjesë afro 400 xhematë, përfaqësues të Këshillit të BI në Drenas, me kryetarin, Valon Bequku, si dhe imamë të tjerë. Me këtë rast Myftiu Tërnava mbajti një fjalë rasti, duke falënderuar organizatorët për këtë iftar tradicional, duke lutur Zotin xh.sh., që Ai t'ju shpërblej me të mirat e Tij në këtë botë dhe në botën tjetër. Dhurata më e çmuar që Zoti i dha njerëzimit është Muhamedi a.s. dhe Kurani famëlartë, ndaj në Kuran porositë në të dha në thotë se, madhështia e këtij muaji të madhëruar është zbritja e Kuranit, duke e dalluar nga të gjithë muajt tjerë. "Kjo xhami e bukur flet vetë, andaj të gjithë ata që ndihmuan në ndërtimin e kësaj xhamie,


*Myftiu Tërnava gjatë iftarit në Gllobar të Drenasit*

Zoti i shpërbleftë me xhenet, sepse nuk kanë ndërtuar vetëm xhami, por kanë ndërtuar një shtëpi prej shtëpive të xhenetit. Para vetes kemi natën e Kadrit, ndaj ta lusim Zotin për të mirën tonë dhe të vendit tonë. Ne ia kemi dhënë besën Allahut, si në aspektin fetar ashtu edhe në atë kombëtar, dhe në këtë vend është derdh shumë gjak nga dëshmorët tanë për këtë liri që ne e gëzojmë sot", tha Myftiu Tërnava. Iftari u shtrua nga xhemati në oborrin e xhamisë së fshatit. Xhamia është ndërtuar para 10 vjetëve nga haxhi Ejupi me familje, me banim në Shkup. *(Fatmir Iljazi)*

## Myftiu Tërnava inspektoi punimet në kompleksin e Medresesë së Vogël dhe objektin e trajnimeve në Gjakovë

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë inspektuan punimet që po zhvillohen në kompleksin e Medresesë së Vogël dhe objektin e trajnimeve në Gjakovë. Me këtë rast Myftiu Tërnava u nda i


*Myftiu Tërnava gjatë inspektimit të punimeve*

kënaqur me rrjedhën e punimeve që po zhvillohen këtu dhe u informua se çdo gjë është duke shkuar sipas planit të paraparë. Këto ndërtime janë të ndihmuara nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Republikës së Turqisë. Myftiu gjatë qëndrimit në Gjakovë, po ashtu vizitoi edhe xhamitë e Sefës, Jusufit dhe Kusarve. Gjatë këtij viti dhe vitit vijues do të bëhet renovimi dhe meremetimi i të gjitha xhamive të Gjakovës. *(Fatmir Iljazi)*

## Myftiu Tërnava priti kryesuesin e misionit të vëzhguesve nga Parlamenti Evropian për zgjedhjet në Kosovë

*Prishtinë, 9 qershor 2017*

Myftiu Tërnava, priti kryesuesin e misionit të vëzhguesve nga Parlamenti Evropian për zgjedhjet në Kosovë, z. Igor Sholtes, me të cilin bisedoi për zgjedhjet në Kosovë. Myftiu Tërnava u shpreh se të dielën pret proces të lirë e demokratik zgjedhor, ku qytetarët e Kosovës do të japin mendimin e tyre për përfaqësuesit e tyre. Myftiu Tërnava tha se BIRK përkrah, mbështet dhe mirëpret misionin e vëzhguesve nga Parlamenti Evropian për procesin e zgjedhjeve në Kosovë. Ndërsa,


*Myftiu Tërnava në takim me z. Igor Sholtes*

z. Sholtes tha se zgjedhjet janë proces i rëndësishëm për të ardhmen e Kosovës. Gjatë takimit z. Sholtes u interesua edhe për organizimin e BIRK, si dhe për bashkëpunimin që kanë bashkësitë fetare në Kosovë. *(R.S)*

**Ekipi i Ramazanit mbajtën ligjërata dhe hytbe të xhumasë në shtatë komuna të Kosovës**

Ekipi i Ramazanit i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, i përbërë prej 40 personash, më 23 qershor për xhuma qëndruan në teren në këto Këshilla të BIRK-ut: Prishtinë (8), Kaçanik (4), Prizren (7), Fushë Kosovë (6), Istog (4), Klinë (3) dhe Pejë (5), ku me këtë rast u përçuan mesazhe të këtij muaji të bekuar të Ramazanit.

**Iftar tradicional në Medresenë Alaudin**

*Prishtinë, 12 qershor 2017*

Kryesia e BIRK-ut, shtroi iftar tradicional për strukturat drejtuese të këshillave vendor dhe institucioneve të saj. Myftiu Tërnava, pasi i përshëndeti dhe falënderoi përfaqësuesit e këshillave për punën dhe përkushtimin që po tregojnë, foli edhe për përgjegjësitë që kanë në raport me besimtarët dhe institucionet e BIRK-ut, dhe



*Myftiu Tërnava gjatë fjalës së tij në iftar*

njëherazi kërkoi përgjegjësi, vendosmëri dhe përkushtim në kryerjen të gjitha detyrave në shërbim të besimtarëve dhe vendit.

Ai po ashtu theksoi se: “Përgjegjësia kryesore për sukseset në xhematët tona, apo dështimet në aktivitetet tona bie mbi ne. Unë ju porosis të gjithëve që edhe më tej të punoni për vendin e vatanin, dhe që bashkërisht të korrim rezultatet e suksese të reja”. *(R.S. & F.I.)*

**Përfaqësuesit nga Kryesia e BIRK-ut morën pjesë në iftarin që e shtroi Komuna e Hanit të Elezit**

Kryetari i Hanit të Elezit, Rufki Suma, me rastin e muajit të madhëruar të Ramazanit, dhe njëherazi ditës së çlirimit të këtij qyteti, me 10 qershor 2017 shtroi iftarin tashmë tradicional, ku përveç shumë të ftuarve tjerë, qenë të pranishëm edhe përfaqësues nga Kryesia e BIRk-ut, të kryesuar nga Ekrem ef. Simnica, i cili duke falënderuar kryetarin e Hanit të Elezit, Rufki Suma për këtë iftar, e përshëndeti dhe e falënderoi në emër të Kryesisë dhe në emrin e myftiut Naim ef. Tërnava. Ai theksoi se organizimin i iftareve të tilla, vetëm sa e shton afrimin me njëri-tjetrin, dashurinë për njëri-tjetrin, dhe na e kujton se jemi në një muaj të cilin Allahu e ka veçuar duke e zbritur Kuranin, dhe në të cilin ndodhet nata e Kadrit, që është më e vlefshme se sa një mijë muaj, duke theksuar se BIRK gjithnjë ka qenë dhe do të jetë me xhematin dhe në zhvillimet pozitive të proceseve që po kalon atdheu ynë.

Nga ana e tij, kryetari Suma falënderoi përfaqësuesit e Kryesisë së BIRK-ut, që iu përgjigjen këtij iftari dhe theksoi se raportet mes Komunës dhe KBI të Hanit të Elezit janë të shkëlqyeshme dhe punojnë vazhdimisht në të mirë dhe dobi të komunitetit.

Në këtë iftar morën pjesë edhe përfaqësues nga KBI e



*Iftari i shtruar nga kryetari Suma*

Hanit të Elezit, dhe nga ajo e Kaçanikut si dhe familjarë të dëshmorëve dhe invalidëve të luftës. (R.S)

**Ekipi i Ramazanit mbajtën ligjërata dhe hytbe të xhumasë në pesë komuna të Kosovës**

Ekipi i Ramazanit i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, i përbërë prej 33 personash, nesër më 9 qershor për xhuma qëndruan në terren në këto këshilla të BIRK-ut: Gjilan (8), Kamenicë (7), Vushtrri (7), Drenas (5) dhe Mitrovicë (6), ku me këtë rast u përçuan mesazhe të këtij muaji të bekuar të Ramazanit.

### Ekipi i Ramazanit i BIRK-ut për iftar dhe namaz të teravive qëndruan në rajonin e Ferizajt

Në vazhdën e aktiviteteve të Ramazanit, ekipi i Ramazanit, nga Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës, me 7 qershor 2017 qëndruan në Komunën e Ferizajt, Shtimes, Kaçanikut dhe Hanit të Elezit, ku pas iftarit tradicional me administratën e këshillave dhe imamëve të BI-së, të këtyre komunave u shpërndanë nëpër xhami të ndryshme, ku mbajtën ligjërata dhe falën namazin e teravisë. Në KBI të Ferizajt ishin 10 persona, në Kaçanik 6 dhe në Han të Elezit 4.



*Iftari per rajonin e Ferizajt*

### Kryesia e BIRK-ut shtroi iftar për administratën dhe imamët e rajonit të Prizrenit

Të kryesuar nga myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, me 6 qershor 2017 ekipi i Ramazanit qëndroi në rajonin e Prizrenit, ku u shtrua iftar tradicional për administratën dhe imamët e Këshillave të Prizrenit, Suharekës, Gjakovës, Rahovecit dhe Malishevës.

Të pranishmit pas iftarit me një fjalë rasti në emër të Kryesisë së BIRK-së, iu drejtua myftiu Naim ef. Tërnava, i cili drejtoi lutje Zotit që duatë dhe agjërimin të na i pranojë dhe më tej të mundohemi të fitojmë nga ky muaj i bekuar, dhe të na bëjë prej atyre që ia kemi frikën Zotit në vazhdimësi. Ai në vazhdim falënderoi edhe përfaqësuesin e ambasadës së Emirateve të Bashkuara Arabe, në Mal të Zi, z. Ibrahim el Alevi, dhe shtetin e EBA-së, të cilët ndihmuan popullin në momentet më të vështira të historisë dhe vazhdojnë të ndihmojnë, si dhe falënderoi që sponsorizoi shtrimin e këtij iftari nga ambasada e EBA-së në Mal të Zi.

"Ky muaj i bekuar i Ramazanit, po e na pastron edhe më shumë shpirtin, mendjen dhe zemrën tonë dhe me tërë qenien tonë iu kemi përkushtuar Krijuesit të këtij universi. Kur ju shikoj juve të nderuar imam, kujtoj se kemi obligim të madh ndaj Medresesë Alaudin për formimin e këtij kuadri kaq domethënës për ruajtjen e fjalës së Zotit dhe Muhamedit a.s., dhe përcjelljen në mënyrën më besnike te brezi i ri. Nga Kurani ne në vazhdimësi marrim se fjala e Allahut është e pashtershme, kuptimplote dhe absolute", tha mes tjerash Tërnava.


*Iftari per rajonin e Prizrenit*

Në fund Myftiu Tërnava u lut për mirëqenie të përgjithshme të vendit dhe të globit mbarë, dhe në mes nesh të zotëroj paqja, dashuria e respekti. Këtë tubim e përshëndeti edhe i ngarkuari me punë në ambasadën e Emirateve të Bashkuara Arabe në Mal të Zi, z. Ibrahim el Alevi, i cili në emër të EBA-së theksoi se projektet në dobi të Kosovës do të vazhdojnë edhe më tutje, ndaj ndjehemi të privilegjuar që Allahu na e ka dhënë mundësinë që ne të jemi bashkërisht në këtë iftar me ju dhe shprehu falënderimin për pjesëmarrjen e imamëve në këtë iftar. Pas iftarit, ekipi i Ramazanit u shpërnda nëpër xhamitë e rajonit të Prizrenit për të ligjëruar dhe për ta falë namazin e teravive. (R.S)

### Kryesia e BIRK-ut shtroi iftar për administratën dhe imamët e rajonit të Pejës

Të kryesuar nga myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, ekipi i Ramazanit, me 5 qershor 2017 qëndroi në rajonin e Pejës, ku u shtrua iftari tradicional për administratën dhe imamët e Këshillave të Pejës, Klinës, Deçanit dhe Istogut.

Pas iftarit me një fjalë rasti të pranishmit në emër të Kryesisë së BIRK-ut, iu drejtua myftiu Naim ef. Tërnava, i cili drejtoi lutje Zotit që duatë dhe agjërimin të na i pranojë dhe të mundohemi që të fitojmë nga ky muaj i bekuar. Ai në vazhdim falënderoi edhe përfaqësuesin



*Iftari per rajonin e Pejës*

e ambasadës së Emirateve të Bashkuara Arabe në Mal të Zi, z. Ibrahim el Alevi, i cili mori pjesë në këtë iftar, të cilin e sponsorizoi Ambasada e EBA-së. "Këtë muaj e veçoi Zoti, duke dhuruar begati të njëpasnjëshme. Ne jemi duke agjëruar dhe në këtë muaj do ta presim natën e Kadrit, e cila është një dhuratë tepër e çmuar për umetin e Muhamedit a.s., dhe kështu bashkërisht do të dalim inshallah edhe ditën e Bajramit", shtoi Myftiu Tërnava, duke shprehur dhimbje që sot kaloi në botën tjetër shejhu, hoxha dhe profesori ynë Mahmud Arnauti, i biri i dijetarit të madh shqiptar Abdulkadër Arnauti, i cili kishte paraparë që edhe ai të jetë sonte me ne në iftar dhe në terren, por Zoti e mbuloi me mëshirën e Tij dhe kaloi në amshim, por ne do të lutemi për shpirtin e tij, i cili ka kontribuar në përhapjen dhe forcimin e Islamit këtu në Kosovë por edhe më gjerë.

Në vazhdim ai përgëzoi imamët për punën që janë duke e bërë nëpër Këshillat e BI-së, dhe potencoi edhe rolin që duhet ta luajnë vazhdimisht në shërbim të fesë dhe kombit, duke ditur se ky është një nga amanetet që e kemi para Zotit dhe kombit në mënyrë që para Zotit të dalim faqebardhë.

Pas iftarit, ekipi i Ramazanit u shpërnda nëpër xhamitë e rajonit të Pejës për të ligjëruar dhe falur namazin e teravive. *(R. Suma & Fatmir Iljazi)*

### Ekipi i Ramazanit i BIRK-ut për iftar dhe namaz të teravive qëndruan në Pejë dhe Klinë

Me 5 qershor 2017, ekipi i Ramazanit nga BIRK, qëndroi në Komunën e Pejës dhe Klinës, ku pas iftarit tradicional me administratën e Këshillave dhe imamëve të BI-së, të këtyre komunave u shpërndanë nëpër xhami të ndryshme, ku mbajtën ligjërata dhe falën namazin e teravive. Në KBI të Pejës ishin 15 persona, kurse në KBI të Klinës 4 persona.

### Kryesia e BIRK-ut shtroi iftar për administratën dhe imamët e rajonit të Gjilanit dhe Luginës së Preshevës

Në kuadër të aktiviteteve të Kryesisë së BIRK-ut, "Ramazanit 2017" të kryesuar nga myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, ekipi i Ramazanit, me 4 qershor 2017 qëndroi në rajonin e Gjilanit, ku u shtrua iftar tradicional për administratën dhe imamët e Këshillave të Gjilanit, Vitisë, Kamenicës, Preshevës dhe Bujanocit.



*Iftari per rajonin e Gjilanit*

Me një fjalë rasti të pranishmit i përshëndeti në emër të Kryesisë së BIRK-ut, Myftiu Tërnava, i cili luti Zotin që duatë dhe agjërimin të na i pranojë, si dhe u lut për mirëqenie të përgjithshme të popullit tonë. Ai falënderoi edhe përfaqësuesin e ambasadës së Emirateve të Bashkuara Arabe në Mal të Zi, z. Ibrahim el Alevi, i cili me vete ka sjellë ndihma në pako ushqimore për mijëra familje nevojtare të Kosovës, të cilat do të shpërndahen brenda këtyre ditëve dhe falënderojmë që është edhe sponsor i këtij iftari. "Në këtë muaj të lexojmë sa më shumë Kuran, të jemi më dorëlirë, të sakrifikojmë nga vetja për atë që ka nevojë shoqëria, të varfrit, nevojtarët dhe vendi ynë ku Zoti na ka krijuar, dhe t'i dalim zot këtij vendi", tha mes tjerash Myftiu Tërnava.

Këtë tubim e përshëndeti edhe i ngarkuari me punë në Ambasadën e Emirateve të Bashkuara Arabe në Mal të Zi, z. Ibrahim el Alevi, i cili tha se ndjehet i privilegjuar që po bashkëpunon ngushtë me BIRK-në dhe ky iftar është kontribut i vëllezërve tuaj.

Pas iftarit, ekipi i Ramazanit u shpërnda nëpër xhamitë e rajonit të Gjilanit për të ligjëruar dhe falë namazin e teravive. *(R.S)*

### Kryesia e BIRK-ut shtroi iftar për imamët e rajonit të Prishtinës dhe Mitrovicës

Kryesia e BIRK-ut, në bashkëpunim me Ambasadën e Emirateve të Bashkuara Arabe në Podgoricë, me 31 maj 2017 ka shtruar iftar për imamët e Këshillave të rajonit të Prishtinës dhe Mitrovicës (KBI të Prishtinës, Obiliqit, Fushë Kosovës, Lipjanit, Vushtrrisë, Podujevës, Drenasit, Skenderajt dhe Mitrovicës). Në këtë iftar morën pjesë 350 persona, ndër ta edhe myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, si dhe drejtuesit e këshillave vendorë.

Pas iftarit me një fjalë rasti të pranishmëve iu drejtua myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, ku ndër të tjera ua rikujtoi imamëve se e ndjejmë obligim në veçanti gjatë muajit të Ramazanit, që edhe më tepër të japim kontributin tonë, ngase këtë muaj Allahu e



*Iftari per rajonin e Prishtinës*



*Z. Mehmeti gjatë vizitës në xhaminë e Mönchengladbach-it*

veçoi prej muajve tjerë me vlerën që përmban në vete

Në fund ai porositi imamët që t'ia bëjnë me dije popullit, se feja jonë islame është e pastër, ngase është fe e vetme e shpallur prej Zotit, dhe se Kurani është kryemrekullia e mrekullive hyjnore të mëhershme dhe ky Kuran dhe kjo fe është kundër çdo veprimi apo pune të keqe që shkon në dëm të individit, familjes dhe shoqërisë, por feja islame thërret njerëzit në bashkëpunim, respekt të ndërsjellë dhe luftim të çdo dukurie negative, ndaj feja jonë nuk ka të bëj asgjë me ekstremizmin e radikalizmin, ngase kjo fe është kundër tyre. (R.S)

### Përmbyllja e vizitave në diasporë gjatë Ramazanit

Me 17 qershor 2017, në kuadër të vizitave që po zhvillon në diasporë ekipi i Ramazanit nga Kryesia e BIRK-ut, i deleguari i Kryesisë së BIRK-së, mr. Besim Mehmeti, njëherësh zv/shef kabineti, qëndroi për vizitë në Duseldorf të Gjermanisë. Ai u mirëprit nga mërgimtarët e respektuar, në krye me imamin e qendrës, Mensur ef. Halimi, njëherësh kryetari i Unionit të Xhamive Shqiptare në Gjermani. Para namazit të xhumasë, të cilit i priu Besim ef. Mehmeti, ai po ashtu mbajti një ligjëratë, ku bëri një prezantim të shkurtër për aktivitetin e BIRK-ut në sfera të ndryshme, e më pas foli për përkushtimin në adhurime gjatë 10 ditëve të fundit të Ramazanit. Pas ligjëratës mbajti edhe hytben e xhumasë me temën "Nata e Kadrit". Në mbrëmje qëndroi për vizitë në xhaminë shqiptare në Leverkuzen. Aty u prit ngrohtësisht nga xhemati i qendrës në krye me imamin Amir ef. Xheladini. Po ashtu edhe mbajti një ligjëratë para namazit të teravisë me tematikën "BIRK dhe diaspora shqiptare".

Më pas radhën e kishte qyteti Bohum i Gjermanisë, ku z Mehmeti, me 18 qershor 2017, vizitoi shoqatën kulturore gjermano-shqiptare "Fatime". Nikoqirët, në krye me imamin Elmaz ef. Bajrami treguan respekt dhe pritje të ngrohtë për mysafirin nga Kryesia e BIRK-ut, ku në shenjë respekti shtruan iftar së bashku me mërgatën tonë. Aty mbajti ligjëratë para namazit të teravisë, ku u fokusua mbi aktivitetet e BIRK-ut. Imami Elmaz ef. Bajrami falënderoi z. Mehmeti për vizitën dhe në emër të xhematit dhe shoqatës vlerësoi se vizitat e tilla janë të një rëndësie të veçantë dhe të nevojshme për mërgatën tonë, andaj urat e komunikimit duhet të forcohen edhe më në këtë aspekt.

Në bashkëpunim me Unionin e Bashkësive Islame Shqiptare të Gjermanisë, z. Mehmeti përmbylli vizitat e planifikuara dhe të koordinuara me Unionin e lartcekur. Në ditën e diel, i deleguari vizitoi Qendrën Islame Shqiptare në Mönchengladbach, ku u prit nga imami i qendrës, Besnik ef. Kadriolli. Mehmeti mbajti një ligjëratë para faljes së namazit të teravisë me tematikën "BIRK dhe diaspora shqiptare".

Gjatë ditës së hënë, qëndroi në vizitë në qytetin Remscheid, ku vizitoi qendrën islame "Ezan Xhamia". Aty u prit nga kryesia e qendrës, si dhe nga imami Miftar ef. Faruki, dhe mbajti një ligjëratë para faljes së namazit të teravisë me tematikën "BIRK dhe aktiviteti i saj në Ramazan brenda dhe jashtë vendit". *(R.S. &B.M.)*

### Kryesia e BIRK-ut ndihmoi Myftininë e Pukës

*Prishtinë, 1 qershor 2017*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në kuadër të muajit të Ramazanit ndihmoi Myftininë e Pukës me 200 pako ushqimore për 200 familje skamnore, njëherësh shtroi tre iftare me nga 100 persona në qytetin e Pukës dhe Fushërrëz. Nga Kryesia të deleguar ishin drejtori financiar, Kasim ef. Gërguri dhe Bahri ef. Sejdiu, anëtar i Kryesisë, të cilët vetë personalisht bënë shpërndarjen



*Kryesia e BIRK-ut shtroi iftar ne Pukë*

e këtyre pakove ushqimore para iftarit. Vlera e këtyre pakove kap shumën mbi 8000 euro. Kryesia e BIRK-së edhe më herët ka ndihmuar zonën e Pukës dhe zonat përreth, si në veshmbathje, ashtu edhe në artikuj të ndryshëm ushqimor. *(R.S)*

### "Bereqeti" ndihmoi në mbarë territorin e Kosovës, Luginës së Preshevës dhe një pjese të Shqipërisë

*Prishtinë, 1 qershor 2017*

Shoqata Bamirëse "Bereqeti" në fillim të Ramazanit shpërndau ndihma për tetëmijë familje nevojtare në mbarë territorin e Republikës së Kosovës, Luginës së Preshevës dhe një pjese të Shqipërisë. Drejtori i kësaj shoqate, Fitim ef. Flugaj, theksoi se sikur çdo herë edhe këtë vit, shoqata "Bereqeti" falë donatorëve të ndryshëm ka shpërndarë ndihma me pako ushqimore për kategoritë nevojtare. Në Kosovë këto ndihma janë shpërndarë si vijon: Në 24 këshilla kemi shpërndarë nga 150 pako ushqimore me nga 12 artikuj, që gjithsejtë janë 3600 pako, në dy këshilla tjerë kemi shpërndarë gjithsejtë 400 pako, kurse dy këshilla tjerë nga 100 pako. Kurse, 500 pako janë shpërndarë për shoqatat e invalidëve, 100 pako për konviktet e nxënësve dhe studentëve, si dhe 200 pako për skamnorët e Pukës, me vlerë mbi 8000 euro. Gjithashtu në kryeqytet dhe Pejë e qytetet tjera të Kosovës kemi pranuar dhe shpërndarë mbi 2000 pako. Vlera e pakos ishte nga 35 deri në 50 €. Në këtë përmbyllje, secili këshill ka përfituar ndihma në vlerë mbi 6000 euro, dhe vlera totale e këtyre ndihmave arrinë mbi 170 mijë €.



*Pakot me artikuj ushqimor nga shoqata "Bereqeti"*

Donatorët e këtyre ndihmave janë: 1. Shteti turk; 2. Halil Muja; 3. Firma "Maqani" me pronar Eset Maqani; 4. Granit Zhuzhi; 5. Firma "Union" dhe donatorë individual me ndihma të vogla. (R.S)

### Turqia ndihmoi Shoqatën Bamirëse "Bereqeti" me 5000 pako ushqimore

Shteti i Turqisë ka ndihmuar me pesëmijë pako ushqimore Shoqatën "Bereqeti", e cila vepron në kuadër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës. Drejtori i kësaj shoqate, Fitim Flugaj shprehu falënderime për zyrën e kryeministrit turk dhe Vakëfit të Turqisë nga Ederna, që për të katërtin vit me radhë ndihmojnë skamnorët dhe nevojtarët e Kosovës. Kjo është një ndihmë shumë e çmuar për ne, pasi që në vitin e kaluar kanë qenë shtatëmijë pako, kurse dy vitet paraprake kanë qenë nga dymijë pako dhe janë shpërndarë për të varfrit gjatë muajit të bekuar të Ramazanit, që pak a shumë ta zbusim gjendjen e rëndë ekonomike të tyre, që edhe ata të kenë mundësi të bëjnë iftar me sasi të mjaftueshme me këtë dhuratë që na e ka ofruar shteti turk. *(R.S)*

### Hapet xhamia e re në fshatin Caparc të Prizrenit

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, me 1 qershor 2017 morën pjesë në hapjen e xhamisë së re në fshatin Caparc të Prizrenit. Në këtë ngjarje morën pjesë edhe kryetari i Kuvendit të BIRK, dr. Ajni Sinani, kryetari i Këshillit të KBI të Prizrenit, Besim ef. Berisha, dhe shumë xhematlinj.



*Nga ceremonia e hapjes së xhamisë në Caparc*

Me nga një fjalë rasti të pranishmëve iu drejtuan përfaqësuesi i fshatit, z. Adem Sopi, kryetari i KBI të Prizrenit, Besim ef. Berisha, si dhe Myftiu Tërnava.

Kryetari i KBI të Prizrenit, Besim ef. Berisha, tha se sot është një ditë e veçantë për këtë komunitet të fshatit dhe këtë xhematë, ndaj shpresoj që kjo xhami sikur edhe tjerat të shërbejnë në të mirë të vendit, fesë dhe ardhmërisë sonë të përbashkët.

Në fjalën e tij, Myftiu Tërnava, duke uruar për këtë xhami në këtë ditë të bekuar të Ramazanit, tha se kjo

xhami bukuroshe po qëndron krenare para nesh dhe është në vargun e shumë xhamive që po ndërtojmë në Kosovë. Kjo xhami është dëshmitare e Kosovës dhe do të qëndrojë kështu, ku gjenerata të ndryshme do t'i falen Krijuesit që t'i marr në mëshirën dhe rahmetin e Tij në këtë botë dhe botën tjetër. "Ne do të thërrasim në vazhdimësi për paqe, harmoni, bashkëjetesë, për vëllazëri mes njerëzve, se kjo xhami sikur edhe tjerat do të reflektojë vetëm dritë, shpresë, paqe e harmoni, për një të ardhme sa më të mirë të të gjithëve", shtoi mes tjerash Myftiu Tërnava. Më pas për të pranishmit u shtrua iftar. (R.Suma&F. Iljazi)

### Doktoroi Fidan Xhelili

Më 09 maj 2017, Fidan Xhelili mbrojti me sukses temën e doktoraturës "Hadithet e agjërimit vullnetar – studim analitik kritik", në Universitetin Internacional të Shkencave Islame, në Aman të Jordanisë, para komisionit të përbërë prej: dr. Ali Mustafa Kuda – mentor dhe kryetar, dr. Abdulkerim Vurejkat – anëtar




*Fidan Xhelili, doktor i ri i shkencave islame*

i jashtëm, dr. Harun el Kuda – anëtar (dekan i Fakultetit Usuluddin, në Universitetin Botëror të Shkencave Islame), prof. dr. Mahmud Reshid – anëtar.

Pas prezantimit të punimit dhe diskutimeve të shumta në praninë e komisionit u vendos që kandidatit Fidan Xhelilit, t'i jepet titulli doktor i shkencave të hadithit. Komisioni e vlerësoi temën e doktoraturës me vlerësime të larta. Fidan Xhelili u lind në Përlepnicë të Gjilanit, ku edhe ka kryer shkollën fillore. Ka përfunduar Medresenë "Alaudin", në paralelen e Gjilanit në vitin 2001. Studimet në Fakultetin e hadithit të Universitetit Islamik të Medinës e përfundoi më 2007, kurse magjistraturën në Universitetin Internacional të Shkencave Islame në Jordani më 2010. Sa ishte student në magjistraturë dhe doktoraturë (2009-2015) ka punuar si imam dhe hatib në xhaminë "Zijad el Assaf" në Aman. Aktualisht shërben si imam, mualim dhe hatib në xhaminë e fshatit Përlepnicë të Gjilanit. *(Agim Hyseni)*

### Mbahet mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria Islame"

*Prishtinë, 22 qershor 2017*

U mbajt mbledhja e radhës e redaksisë së revistës "Dituria Islame", në të cilën anëtarët e redaksisë analizuan numrat 318 dhe 319. Kryeredaktori dr. Ajni Sinani,



*Nga mbledhja e redaksisë së revistës*

vlerësoi punën dhe kontributin që janë duke e dhënë anëtarët e redaksisë në publikimin e "Diturisë Islame" dhe shprehu nevojën që të kemi më shumë artikuj për botim. Pos kësaj në mbledhje u shtruan edhe shumë çështje tjera me interes të revistës dhe lexuesve. *(R.S)*

### Shpërblimi i hatmes së Kuranit të madhërishëm

Lavdërimi dhe falënderimi qoftë për Allahun, Krijuesin tonë fuqiplotë. Lutjet dhe paqja qofshin mbi të Dërguarin e fundit, Muhamed Mustafanë, mbi familjen e tij të ndershme dhe mbi shokët e tij besnik.

Hatme quhet leximi i gjithë Kuranit, secilës fjalë dhe secilës shkronjë, nga fillimi, që do të thotë nga surja El Fatiha, e deri në fund, pra te surja En Nas. Për secilën shkronjë të Kuranit që e lexon, besimtari merr shpërblim te Zoti. Transmeton Tirmidhiu, nga Ibën Mesudi, Allahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i Allahut a.s., ka thënë: "Kushdo që lexon një shkronjë nga libri i Zotit, ka të mirën e saj (shkronjës), shpërblimi dhe e mira është dhjetëfish, nuk po them se Elif, Lam, Mim është një shkronjë, por shkronja Elif është një shkronjë, Lam është një shkronjë dhe Mim është një shkronjë e vetme."

Po ashtu, transmetohet nga Tirmidhiu, Ebu Davudi dhe Ahmedi, nga Abdullah ibën Amëri, Allahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i Allahut, paqja qoftë mbi të, ka



*Nxënësit që bënë hatme në Bresanë*

thënë: "Do t'i thuhet pronarit të Kuranit, lexo me përkushtim të lartë dhe recito bukur Kuranin, ashtu siç e ke recituar edhe në jetën e dynjasë, sepse vendi yt në ahiret (jetën e amshuar) është te ajeti i fundit që ju lexoni."

Mundhiri në librin e tij "Et Tergib" thotë: "Ka thënë Khatabiju: "Se në fjalët e sahabëve (në ether) është thënë se: "Kategoritë e leximit të Kuranit janë aq sa kategoritë e xhenetit. Prandaj ai që e lexon gjithë Kuranin me përkushtim e fiton shkallën më të lartë të xhenetit. Aq sa lexon nga Kurani e fiton edhe kategorinë e xhenetit. Nëse e lexon vetëm një pjesë të vogël të Kuranit vendoset në një kategori më të ulët të xhenetit. Pra, shpërblimi i jepet aq sa lexon Kuran. Nëse e lexon, e bën hatme Kuranin, atëherë e fiton xhenetin e kategorisë më të lartë. Në këtë mënyrë u sqarua edhe në sqarimin e librit "Xhamia et Termidhij". Allahu e di më së miri!

Siç duket janë pikërisht këto motive, që në një fshat të thellë të Kosovës, në Bresanë të Opojës, që nga viti 1538, kur Mehmet Kukli Beu e ndërtoi xhaminë, e deri në ditët tona, imamët e këtij fshati janë aq të kujdesshëm, sa që për çdo vit "rrëzojnë hatme"- siç thotë populli, me nxënësit e mejtepit. Nxënësit kryesisht janë të fshatrave Bresanë dhe Kuklibeg, por shpesh ka ndodhë edhe në të kaluarën, por edhe në kohën aktuale të ketë nxënës edhe nga fshatrat tjera të Opojës.

Kështu vepron edhe imami i tanishëm i kësaj xhamie, Xhevat ef. Fetahi, i cili para pak kohësh, në prezencën e xhematit të Bresanës dhe Kuklibegut, me pjesëmarrjen e kryetarit të Kuvendit të Bashkësisë Islame, dr. Ajni Sinani me bashkëpunëtorë, mysafirëve nga Këshilli i BIK-ut të Prizrenit, si dhe mysafirëve nga Dijaneti i Turqisë, grupi i përbërë prej 53 nxënësve paraqitën përfundimin e leximit të Kuranit-hatmen. 23 nxënës prej tyre ishin që për herë të parë bënë hatme, ndërsa 30 të tjerë këtë e realizuan për të dytën dhe të tretën herë.

Pas programit që e paraqitën nxënësit dhe fjalës përshëndetëse nga imami dhe mualimi i kësaj xhamie, Xhevat ef. Fetahi, në emër të KBI Dragash, të pranishmit i përshëndeti kryetari i KBI në Dragash, Osman ef. Mehmeti, e më pas me një fjalë rasti iu drejtua edhe kryetari i Kuvendit të BIRK-ut, dr. Ajni Sinani, i cili shprehu konsideratat e larta për këtë punë fisnike që po bën imami i kësaj xhamie, me përkrahjen e pa rezervë të prindërve të këtyre nxënësve dhe zellin e tyre. Një fjalë përshëndetëse mbajti edhe kryetari i Këshillit të BIK-ut në Prizren, Besim ef. Berisha, ku më pas pasoi edhe përshëndetja e përfaqësuesit të Dijanetit të Turqisë, hfz. Et'hem Allanka. Në fund para se të këndohej duaja e hatmes, sekretari i Këshillit të BIK-ut të Dragashit, Nail ef. Halimi dhe drejtori i Shoqatës Humanitare "Bereqeti" ndanë certifikatat e hatmes dhe dhurata për secilin nxënës. Duanë e bëri Xhafer ef. Fejziu, kryeimam i KBI Drafash.

**Lista e 23 nxënësve që për herë të parë bënë hatme:**

1. Alberina Asad Xhabiri (2006) Bresanë
2. Amar Ismail Ahmeti (2004) Bresanë
3. Amar Nexhmidin Sylejmani (2006) Bresanë
4. Amina Hadi Llutfiu (2004) Bresanë
5. Amin Parim Miftari (2005) Bresanë
6. Anisa Erenis Sinani (2006) Bresanë
7. Arlind Muhamed Rysheni (2004) Kuklibeg
8. Artan Tahir Kasami (2004) Bresanë
9. Blenora Xhelal Milaimi (2004) Bresanë
10. Edvin Mehal Rysheni (2006) Kuklibeg
11. Elbein Adil Hajredini (2005) Bresanë
12. Elsan Fejsal Rysheni (2006) Kuklibeg
13. Eriola Xhelal Milaimi (2003) Bresanë
14. Esra Bashkim Hajredini (2005) Bresanë
15. Ezana Nafi Ramadani (2006) Bresanë
16. Ferat Iljaz Milaimi (2004) Bresanë
17. Fluarta Medin Aliu (2004) Bresanë
18. Hamza Isuf Rexhepi (2003) Bresanë
19. Ismail Fejat Asllani (2006) Bresanë
20. Reis Atnan Zejnullahu (2005) Bresanë
21. Semina Samir Miftari (2002) Bresanë
22. Suhejb Sherif Ramadani (2005) Bresanë
23. Sumeja Adem Rysheni (2003) Kuklibeg.

***(Fitim Flugaj)***

**Ndërroi jetë mulla Hajri ef. Mexhiti**

**(1927-2017)**

Më 10 mars 2017, ditë e xhuma, qyteti i Prizrenit i dha lamtumirën e fundit veteranit të hoxhallarëve, mulla Hajri ef. Mexhitit. Në ceremoninë e varrimit, përveç familjarëve pati shumë pjesëmarrës, xhematë, imamë etj. Në varrim mori pjesë edhe një delegacion nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në krye me myftiun, Naim ef. Tërnava, si dhe personalitete të ndryshme nga Prizreni dhe nga gjithë Kosova.

Hajri ef. Mexhiti u lind me datë 18.04.1927, në një familje me tradita fetare dhe kombëtare, në fshatin Kuklibeg të Opojës, komuna e Sharrit (ish-Dragashi), nga babai Abdylmexhiti dhe nëna Fatimja. Pas kryerjes së shkollimit fillor dhe mejtepit të mësim-besimit në Medresenë e Bresanës, mulla Hajriu me shumë sakrifica, me datë 27 janar 1959 arrin ta kaloj me sukses provimin për imam (ixhazetin e hoxhës), para komisionit të lartë të Bashkësisë Islame të Maqedonisë, në Shkup, e që ishte një arritje e jashtëzakonshme e asaj kohe, duke pasur parasysh nivelin arsimor të kohës, si dhe rrethanat e vështira socio-politike nëpër të cilat po kalonte populli shqiptarë. Ndërsa, më 2 korrik 1959 i lëshohet edhe diploma përkatëse "Sfidetelstvo" mbi kryerjen e provimit për imam para komisionit të autorizuar. Si një besimtar i devotshëm dhe i përkushtuar për të mirën e shoqërisë, mulla Hajriu i përvishet detyrës së imamit. Në mesin e atyre hoxhallarëve në Kosovë dhe më gjerë, që nuk ishin shumë në numër, puna e mulla Hajriut, në transmetimin e fjalës së Allahut dhe të Pejgamberit a.s., ishte një shi i bereqetshëm në tokën e etur. Ai bashkë me shumë imamë të tjerë, si vëllezër të tij, janë hoxhallarët që e kanë mbajtur fenë e Allahut në këto troje, në një periudhë mjaft të errët të historisë së kombit tonë. Të gjithë ata dhe të tjerët, Allahu i ka bërë hisedarë në lutjet tona për shpirtin e tyre, kur ka thënë në Kuran: "Edhe ata që kanë ardhur pas tyre thonë: "Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë që na kanë pri në iman, besim dhe mos lejo në zemrat tona farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues!" (El Hashr, 10). Duke qenë edukator dhe mësues, mulla Hajriu detyrën e imamit, hatibit dhe mualimit e ka kryer në vende të ndryshme të Kosovës dhe më gjerë, si në: fshatin Brestovc, Komuna e Rahovecit (1952-1958); fshatin Buzovc, Komuna e Tetovës (1958-1962); fshatin Peçan, Komuna e Suharekës (1962-1968); fshatin Dinoshë, si dhe në qytetin e Tuzit (1968-1970); fshatin Gjinovc, Komuna e Suharekës (1971-1987). Po ashtu detyrën e imamit e ka kryer edhe në disa fshatra të



*Mulla Hajri ef. Mexhiti ((1927-2017)*

Komunës së Prizrenit, si Hoçë e Qytetit, Mushnikovë, Neprogosht, Novoselan dhe Drjaçiq. Për një kohë të caktuar ka qenë imam në xhaminë e "Kurillës" dhe "Myderriz Ali Efendi" në Prizren. Ndërsa, gjatë luftës së vitit 1999, kur ishte shumë rrezik për të lëvizur në qytet për shkak të vrasjeve dhe masakrave që bënin ushtria serbe, mulla Hajriu për katër muaj e ka kryer detyrën e imamit në xhaminë "Mehmet Pasha – Bajraklia" në Prizren, me të vetmen arsye që xhamia mos të mbyllet dhe ezani mos të shuhet. Si pensionit, si hoxhë plak, mulla Hajriu e ka kryer detyrën e myezinit në xhaminë "Qohaxhi Mahmud" në Prizren, prej vitit 2004 deri më 30.04.2010. Pleqëria i erdhi në mënyrën më të mirë të mundshme. Zaten kështu iu vjen njerëzve vepër mirë. Deri në momentet e fundit të jetës, mulla Hajriu ka qenë në këmbët e tij dhe me vetëdije të plotë në ditën e fundit të jetës, pasi e ka falur namazin e sabahut, fillon të ankohet se nuk është mirë me shëndet. Kështu mulla Hajriu, i rrethuar nga familjarët e shumtë të tij, ia dorëzoi shpirtin Allahut, me datë 09.03.2017 (e enjte), pas namazit të jacisë, në shtëpinë e tij në lagjen Kurilla, në moshën 90 vjeçare. Namazi i xhenazes iu fal më 10.09.2017, ditë e xhuma, të cilit i priu myftiu Naim ef. Tërnava, dhe u varros në varrezat e qytetit të Prizrenit. Mulla Hajriu ka lënë trashëgimtarë 4 djem dhe 3 vajza, si dhe shumë nipër e mbesa, që e kanë mbaruar edhe Medresenë. Ai është babai i imamit të xhamisë së "Mehmet Pashës – Bajraklisë", mulla Reshat ef. Mexhitit. E lusim Allahun e Madhërishëm, që mulla Hajriun ta shpërblejë me xhenetin Firdevs, dhe shpirtin e tij ta shoqëroi me shpirtin e pejgamberëve dhe njerëzve të mirë. Amin!

***(Orhan Bislimaj)***

**Kaloi në amshim hoxha, profesori dhe dijetari Mahmud Arnauti (1954-2017)**

Më 05.06.2017, pas namazit të drekës ndërroi jetë hoxha dhe profesori ynë, dijetari i njohur islam, Mahmud Arnauti. Mahmud Arnauti u lind në Damask (Siri) më 15.03.1954, nga një familje me traditë dhe kulturë islame, nga babi, dijetari i njohur Abdulkadër Arnauti me origjinë nga Vrella e Istogut, dhe nënë Sabrije Arnauti, me origjinë nga Ferizaj.

Mahmud Arnauti është rritur në një ambient të dijes dhe mirësisë, i rrethuar nga libra të shumtë, gjë që edhe më ia shtoi dashurinë dhe zellin për librin, leximin dhe shkencat fetare. Vazhdimisht prezantonte në mësimet e babait të tij, Abdulkadër Arnautit, si dhe mori mësim te Shuajb Arnauti në lëmin e hadithit, si dhe mori mësim nga dijetarë të njohur të Shamit dhe më gjerë. Kishte një diapazon të gjerë të dijës, por u profilizua në histori islame dhe hadith, si dhe shërbeu në disa punë administrative, bibliotekare dhe thirrjes islame. Që nga viti 1980, u fokusua në përpilimin e librave, studimeve shkencore, recensioneve të dorëshkrimeve arabe. Nga viti 1986-1989 ishte korrespodentë për institucionin e dorëshkrimeve arabe, kurse më 1995 themeloi "Mekteb ibn Asakir li tahkik ve tas'hih", me qendër në Damask dhe e menaxhoi deri në fund të vitit 1995. Nga viti 1993 ishte anëtar i shoqatës siriane të historisë së shkencave në Universitetin e Halebit. Nga viti 1994 ishte anëtar në shoqatën e kërkimeve dhe studimeve në Unionin e Shkrimtarëve në Damask. Nga viti 1997 e deri ka mesi i vitit 2009 punoi në cilësinë e kërkuesit dhe ligjëruesit në Mahed el Fet'h el Islami në Damask, dhe gjatë kësaj kohe në këtë institucion ishte mbikëqyrës i përgatitjes së disa diplomave të studentëve, si dhe përfaqësoi këtë sektor në disa konferenca shkencore në Siri dhe jashtë saj. Shejhu vizitoi mbi 100 biblioteka botërore në vendet arabe dhe evropiane, dhe gjatë tridhjetë vjetëve të fundit mori pjesë në shumë konferenca e simpoziume me karakter ndërkombëtar në vendet arabe, islame dhe evropiane. Ka të botuar 100 libra si autor, recensent, koautor, mbikëqyrës, si dhe ka shkruar mbi 300 artikuj dhe studime të cilat i ka botuar në gazeta, revista arabe e të huaja.

Me amanet të babait të tij, Abdulkadër Arnautit, që i kishte lënë që të kthehej në atdhe, më 2009 erdhi në Kosovë, për të shikuar mundësinë e vendosjes dhe u prit jashtëzakonisht mirë nga myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili e punësoi në institucionin e BIRK-ut, si ligjërues në disa xhami të Kosovës, shkolla dhe tubime të ndryshme, si dhe i ofroi ndihmën e tij të plotë dhe të institucionit të BIRK-ut, në të gjitha fushat dhe ia mundësoi që të jetë profesor në FSI në Prishtinë, që nga viti 2011. Gjatë kësaj kohe ai përgatiti katalogun e dorëshkrimeve arabe, në bibliotekën e BIK-ut, i cili edhe u botua në dy vëllime në vitin 2012. Me iniciativën e Myftiut Tërnava edhe u bartë e tërë biblioteke e shehj Abdulkadërit nga Damasku në Prishtinë, më konkretisht në FSI. Po ashtu shejhu, më 2012, në Prishtinë themeloi Qendrën Kulturore "Shejh Abdulkadër Arnauti".



*Mahmud Arnauti (1954-2017)*

Varrimi i rahmetliut u bë më 6 qershor, pas namazit të drekës në varrezat e qytetit të Prishtinës. Në varrim mori pjesë Myftiu Tërnava, hoxhallarë dhe shumë xhematë. Me këtë rast, Myftiu Tërnava u lut për shpirtin e hoxhës dhe vlerësoi lart kontributin e tij në fushën fetare. "Hoxha ishte vëlla i joni, dha kontribut në lëmi të shumta, u mor edhe me dorëshkrime të shumta te ne, të cilat i radhiti, i ndau dhe për të cilat dha një kontribut jashtëzakonisht të madh, si në FSI ashtu edhe në xhamitë e Kosovës. Për BIRK dhe myslimanët e trevave tona është një humbje e madhe, por shpresojmë tek Allahu që bijtë e tij do ta vazhdojnë rrugën e tij, e do të kemi edhe dijetar të tjerë, të cilët me krenarinë më të madhe do të ruajnë këtë emrë, i cili tashmë është gdhendur nëpër zemrat e myslimanëve anekënd botës. Lusim Zotin që në këtë moment kur merret në pyetje Zoti t'ia lehtësojë përgjigjet, të dëshmojë se Zoti është Një, dhe se Resulullahu ishte Pejgamberi i Tij, se Kurani është libër udhërrëfyes. Lutemi që Zoti ta falë e ta gradojë në xhenet", tha Myftiu Tërnava.

Mahmud Arnauti ishte i dashur dhe i afërt me të gjithë, e sidomos me hoxhallarët, studentët dhe nxënësit. Ishte simbol i dijes, dijetarit, profesorit dhe vaizit. Lusim Allahun që rahmetliun ta shpërblejë me të mirat e Tij dhe ta gradojë në xhenet.

*(Rexhep Suma & Safvan el Arnauti)*

**Përcillet për në botën e amshueshme imami veteran, mulla Bedri efendi Kida**

Mulla Bedri efendi Kida u lind në fshatin Xërxë të Komunës së Rahovecit, për shkak se babai i tij ka qenë imam në atë kohë në atë fshat, më 15.01.1945, nga babai mulla Asllan efendi Kida dhe nëna Emine. Ishte i vetmi fëmijë i hoxhës, dhe për këtë hoxha u përkujdes shumë që djali i tij të rritet, të edukohet, të shkollohet, të arsimohet ashtu si i ka hije një djali të hoxhës dhe i familjes së nderuar Kida.

Njohurit e para të fesë dhe kulturën islame i ka marr në familje, pikërisht nga babai, që nga mosha 5 vjeçare. Shkollën fillore e ka filluar në fshatin Drenovc, KK Rahavec, e pastaj tetëvjeçaren në fshatin Cermjan, KK Gjakovë. Pas përfundimit të shkollës fillore regjistrohet në Medresenë e ulët "Alauddin" në Prishtinë. I takoi gjeneratës së fundit të Medresesë së ulët dhe gjeneratës së parë të Medresesë së Mesme.

Pas përfundimit të Medresesë së Mesme Alaudin në Prishtinë, vazhdon studimet në Fakultetin Filologjik, dega e orientalistikës në Beograd, prej aty vazhdon në Sudan për të përfunduar në Al Az'har.

Pas kthimit nga tokat arabe kërkon të inkuadrohet imam në ndonjë xhami prej xhamive të qytetit, por për fat nuk gjendet vend i lirë. Gjatë kësaj periudhe inkuadrohet në marrëdhënie pune në Pallatin e Kulturës "Asim Vokshi " në Gjakovë.

Pas pushtimit të Pallatit të Kulturës si gjitha institucionet tjera nga pushteti serbo-sllav, që nga viti 1990 mulla Bedriun e gjejmë në detyrën e imamit. Fillimisht në fshatin e tij Cermjan, më pas transferohet në xhaminë e re në qendër të Gjakovës, pastaj në xhaminë e Hadumit, e së fundmi ka shërbyer imam në xhaminë e Sefës.

Më pas hoxha i nderuar caktohet krahas detyrës imamit, mualimit dhe hatbit, edhe redaktor i bibliotekës së KBI-së në Gjakovë. Por gjithmonë thoshte më me dëshirë e kryej detyrën e imamit. Po ashtu hoxha ka qenë edhe anëtar i KBI-së nga viti 1994 deri në vitin 2012, d.m.th. 3 mandate.

Gjatë kohës sa ka qenë imam, ishte aktiv në mbajtjen e mësim-besimit dhe ka pasur sukses të madh. Kënaqësia e tij më e madhe ishte organizimi i tribunave fetare në fshatra dhe në qytet.

Edhe gjatë qëndrimit të tij në Shqipëri, ka kaluar shumë mirë, fal njohjes së gjuhës arabe qe angazhuar si përkthyes me shoqata humanitare arabe. Po ashtu qe angazhuar edhe si imam në kampin e Tiranës te liqeni.

Mulla Bedriu ka marr pjesë edhe në disa raste të pajtimit të familjeve të hasmuara, në qytet, në fshatra të komunës së Gjakovës dhe jashtë Gjakovës.



*Mulla Bedri ef. Kida (1945-2017)*

Më 2017, pushoi së rrahuri zemra e imamit veteran, mulla Bedri ef.Kida, mësuesit, edukatorit, njeriut të mirë e të urtë, njeriut që dha një kontribut të madh në rihapjen e disa xhamive në ndërtimin e xhamive të reja në fsh.Lipovec, të zonës së Hasit të Gjakovës, në fsh. Smolicë, të zonës së Rekës së Keqe dhe në fshatin Pitkiviq, KK Rahovec, qytet dhe rrethin e Gjakovës, këmba e të cilit nuk la vend pa shkelur e goja të cilit nuk reshti kurrë së foluri plot pasion për Islamin.

Namazin e xhenazes e drejtoi zv.kryeimami i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Fatmir ef.Iljazi.

Ndërsa në shenjë respekti e vlerësimi për personalitetin e tij, foli Munir ef.Salkurti dhe u bënë lutje (dua) për falje e mëshirë nga Zoti për shpirtin e hoxhës së nderuar.

Trupi i hoxhës së nderuar u përcoll për në varrezat e qytetit i shoqëruar nga hoxhallarë, xhematë, të të gjitha xhamive të qytetit të Gjakovës, nga fshatrat si dhe nga qytetet tjera të Kosovës. Edhe aty u kënduan pjesë nga Kurani fisnik dhe u bënë lutje për mëshirë e falje nga Zoti për njeriun që dha një kontribut të çmuar në edukimin e brezave në përputhje me normat e moralit islam dhe urdhëresat kuranore.

Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjakovë, kolegët e tij, të rinj e të vjetër, nxënësit e tij, xhemati i qytetit të Gjakovës me rrethinë, njohës të tij nga e gjithë Gjakova dhe Kosova, do ta kujtojnë hoxhën, si një besimtar të devotshëm, mik të sinqertë, person që kurrë dhe askush nuk mundi ta ndajë nga udha e Zotit dhe kurrë askush nuk mundi me nxjerr ujët (siç thotë populli) . Gjithmonë thoshte: "Arma ma e fortë e urrejtjes është dashuria".

Zotin e lusim t'i dhurojë atij si shpërblim Xhenetin! Amin!

***(Esat Rexha)***

**Në Mekë të Arabisë Saudite policia parandaloi një sulm terrorist**

Forcat saudite të sigurisë parandaluan të premten një atentat terrorist në Mekë, ku ishin mbledhur me qindra mijëra besimtarë, njoftoi Ministria e Brendshme në një komunikatë. Njëmbëdhjetë persona, nga të cilët pesë policë u plagosën nga shembja e një banese trekatëshe, ku ishte mbyllur një kamikaz, që hodhi veten në erë me eksploziv, nënvizoi një zëdhënës i Ministrisë së Brendshme. "Kamikazi bënte pjesë në një grup terrorist që strehohej në dy lagje të Mekës dhe në Xhide, kryeqyteti ekonomik i vendit. Pesë anëtarë të këtij grupi bashkë me të cilët edhe një grua u arrestuan", saktësoi komunikata. Kamikazi i ngarkuar për kryerjen e këtij sulmi hodhi vetën në erë pasi që nuk pranoi t'i dorëzohej forcave të sigurisë që rrethuan ndërtesën trekatëshe. Gjatë këtij operacioni u plagosën gjashtë shtetas të huaj dhe pesë policë.



**Turqia vazhdon dërgimin e ndihmave humanitare në Palestinë**

Në deklaratën e bërë nga Ministria e Jashtme e Turqisë, bëhet e ditur se dërgesa e tretë e ndihmave humanitare prej 10 mijë ton do të mbërrijë në Gaza




brenda disa ditëve. Në deklaratën me shkrim, njoftohet se është marrë vendimi për t'i dhuruar buxhetit të qeverisë palestineze 10 milionë dollarë amerikanë. Turqia bën një përpjekje të madhe edhe për të zgjidhur problemin e elektricitetit në rajon, dhe për financimin e karburantit ka veçuar 5 milionë dollarë amerikanë. Edhe Gjysmëhëna e Kuqe Turke (Kızılayı), e cila ka ngritur një urë ndihme në rajon nga Turqia, duke bashkëpunuar me Gjysmëhënën e Kuqe të Palestinës, vazhdon shpërndarjen e 15 mijë kutive të ushqimit dhe veshjeve tradicionale të Bajramit të Gazë. Në deklaratën e ministrisë theksohet gjithashtu se, Turqia me popullin dhe institucionet e saj do të vazhdojë të jetë pranë shtetit dhe popullit palestinez.

**Komuniteti Mysliman i Pekinit mblidhen në xhaminë e lashtë**

Myslimanët në të gjithë Kinën filluan të mbajnë agjërimin e muajit të shenjtë Ramazan, që filloi më 27 maj



të këtij viti, ndërsa komuniteti mblidhet në xhaminë e lashtë për të kryer ibadetet e muajit të Ramazanit. Kina është vendi ku jetojnë rreth 20 milionë myslimanë, duke përfshirë edhe disa banorë të huaj.

**Myslimaneje e verbër nga Malajzia, hafëze e Kuranit**

Një bashkësi e vogël e nxënësve të verbër në Malajzi, po përpiqet të mësoj gjithë Kuranin përmendësh, një detyrë e jashtëzakonshme që kërkon që ata të lexojnë çdo faqe të tekstit të shenjtë, Kuranit, deri në 40 herë. Është muaji i agjërimit të Ramazanit, por grupi prej tetë nxënësve në shtetin qendror të Selangorit nuk tregon shenja të lodhjes, pasi gishtat e tyre garojnë nëpër kopje të trasha të librit fetar. Nxënësit, të cilët të gjithë kanë lindur të verbër, janë në mesin e një grupi prej 1.000 nxënësve të qendrës së Kuranit, ku mësojnë



përmendësh tekstin e shenjtët të Islamit. Ata bazohen në kopjet e bëra në Malajzi, të shkruara në alfabetin "Braj" (Braille), të cilat përbëjnë gjashtë vëllime të trasha. "Ata duhet të përpiqen të mësojnë përmendësh një deri në dy faqe në ditë. Zakonisht duhet të lexoni një faqe 30 deri në 40 herë për t'iu ndihmuar të mësojnë përmendësh", tha mësuesi i Kuranit, Ahmed Kusairi Mat Zizi, i cili është gjithashtu i verbër.

"Motivi im për të ardhur këtu, para se gjithash, është familja ime dhe vetja ime, dhe për shkak se më pëlqen për të mësuar përmendësh Kuranin, dhe kjo është një nga ambiciet e mia", tha studentja e verbër Nur Basyirah Azhar. Sapo të përfundojnë kursin e tyre, ata mund të zgjedhin për studime të mëtutjeshme islame në nivel universitar. Mësuesit në shkollë thanë se kishte institucione të tjera malajziane që ofrojnë klasa të Kuranit me alfabetin "Braj", ndërsa kopje të ngjashme mund të gjendet edhe në vende të tilla, si Indonezia. Zëvendëskryeministri i Malajzisë, Ahmed Zahid Hamidi, u tha medieve lokale këtë javë, shpreson që vendi, Malajzia, do të ketë 125.000 hafëzë të Kuranit deri në vitin 2050, duke thënë se ky është çelësi për të ndërtuar harmoni dhe prosperitet.

### Në Tiranë promovohet libri "Historia osmane dhe institucionet"

Në aktivitetin e prezantimit, të organizuar nga fondacioni ALSAR, merrnin pjesë zv. ambasadori i Turqisë në Tiranë, Sinan Cem Baş, zv. kryetari i Bashkisë së Tiranës, Abaz Hado, përfaqësues të institucioneve të ndryshme turke të akredituara në Tiranë, historianë, studentë etj. Në këtë aktivitet kanë mbajtur fjalime rreth kësaj vepre, prof. dr. Ferit Duka, prof. dr. Bajram Xhafa, dr. Ardian Muhaj, si dhe vetë autori i librit, prof. dr. Mehmet Maksudoğlu. Në fjalën përshëndetëse, kryetari i fondacionit ALSAR, Mehdi Gurra, tha se për historianë shqiptarë kjo vepër ka vlera të veçanta. Ai ka vënë në dukje se ALSAR ka botuar deri më tani 111 vepra gjatë një periudhe 10 vjeçare. Duke theksuar se vepra e sotme është e ribotuar dhe me këtë rast po bëhet edhe promovimi. Gurra ka shtuar se libri është i një rëndësie të veçantë dhe se ai është lëndë mësimore në disa universitete si në Prishtinë, Tetovë, Malajzi etj. Gurra ka thënë se synimi i tyre është ardhja në ndihmë akademikëve shqiptarë dhe sjellja në dorën e tyre të disa veprave të cilat nuk kanë pasur mundësi që t'i kenë për arsye të ndryshme, duke përfshirë edhe ato që flasin për Perandorinë Osmane. Ndërsa, zv. ambasadori i Turqisë në Tiranë, Sinan Cem Baş, duke vënë në dukje rëndësinë e pranisë së një vepre të tillë në duart e lexuesve shqiptarë, ka theksuar rëndësinë që ka për shqiptarët mësimi i historisë së shtetit Osman.

"Në shtetin Osman ka pasur 32-35 sadriazamë me detyrë. Në këtë mënyrë shqiptarët kanë sunduar botën përmes këtij shteti" tha Baş. Ai duke cekur kontributin e dhënë nga shqiptarët për shtetin Osman, ka veçuar




arkitektin Sedefkar Mehmet Aga, nga Elbasani, i cili ka ndërtuar xhaminë "Blu" në Stamboll, rektorin themelues të Universitetit të Stambollit, Hoxha Hasan Tahsini, Sami Frashërin, i cili njihet si shkrimtari i romanit të parë në gjuhën turke dhe fjalorit të parë enciklopedik, autorin e himnit kombëtar të Turqisë, Mehmet Akif Ersoy, etj. Ai tha gjithashtu se shpreson që libri i Maksudoğlu, të jetë një referencë për studiuesit shqiptarë, duke vënë theksin tek të përbashkëtat e shumta mes dy popujve. Autori i librit Maksudoğlu, në fjalën e tij në këtë aktivitet tha se gjithmonë është i gatshëm për t'iu përgjigjur të gjitha pyetjeve që bëhen në lidhje me librin e tij. Ai duke vënë në dukje se ato që ai i shkruan në librin e tij janë risi edhe për shumë studiues në Turqi, ka theksuar se historia ka nevojë për rifreskime. Nisur nga kjo Maksudoğlu shton se edhe historia osmane ka nevojë për rifreskime. ***(R.S)***

| AUTOR: AGIM GASHI | PASARDHESI I SABRI KOÇIT NË SHQIPËRI | KRYE-HOXHË | KRIPË E ACIDIT NITRIK | AGA | NUMRI | ... E SHIUT | ISHULL NË ALASKA | JO BLERË | SHKRONJA E PARË | | ADRIANI | BASHKË | QË ËSHTË KAPITULLUAR SËRISH | APROVIM | BOSTAN |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| XHAMIA NË FOTO | | | | | | | | | | MUNGESË MIMIKE / NTR | | | | | |
| MIGRACIONI | | | | | | | | | RESPEKT / TRI ZANORE | | | | | | |
| HEROI NGA PREKAZI, EMIN | | | | | BRINJA E TREKËNDËSHIT / JU | | | | | | | INSTITUTE of REAILWAY OPERAT. / THIRRJET | | | |
| INSTITUTE for MEDICAL RESEARCH | | | | NDESHUR / LËNDË ORGANIKE | | | | | | | EMËR M. / PYETËSE | | | | |
| 1000 ROMAK | | AFRUARA / E AKADEMISË | | | | | | | | PANDJESI | | | | | |
| KRAHINË E LUMË SHQIOPTAR | | | | | | | | | | | MADHË-SHTOR | | | | |
| UNITED KINGDOM | | | TONI / BESIMTARI | | | | | | | | HALIM (dim.) | | | | MUAJI I PARË |
| PJESA KU RRIN KOKA | | | | | | | | | | | INFOR-MATION TECHNOL. | | | SHKRONJA PAS I-së / E SATIRËS | |
| VEPRIMTARI I MADH SHQIPTAR, DEMAÇI | | | | | | | | | | | NJË NGA PROFETËT | | | | |
| | ETICAL TRADING INITIATIVE / E QESHUR | | | | | | | | | | VRULL | | | | |
| BESIM NË ZOT | | | | | | | | | | | FRIKA | | | | |
| MONEDHA TURKE | | | | | | | | | | | | AJËR (ang.) / LLOJ VJETARI | | | |
| AGJENCIA E KOSOVËS PËR INTE-LIGJENCË | | | | BANOR I NJË SHTETI | | | | | | | AIR ARMENIA | | | | MBIEMËR ARAB |
| GRUMBULL AVUJSH NË QIELL | | | SHKODRA / BOTA | | VEND I MOÇËM BALLKANIK | KUJTESË KOMP-JUTERIKE | ITALISHT | NË MES | SHENJA E NJË PROGRAMI KOMPJUTER. | | LITRI | | IBUBRUFEN / KOSH DRITHËRASH | | |
| INDUKSIONI | | TOKËZIM / PRINC ARAB | | | | | | | | TOPTHI I BRUMIT / ME ASHPËRSI | | | | | |
| E TELE-PATISË | | | | | | | | | | | PJESË SUREJE / KAMP PALESTINEZ | | | | |
| TRANS-METIM | | | | | | | INSTITUCION SHTETI / TONI | | | | | | | 1 ROMAK / MUND | |
| TOKË QË U JEPEJ ME QIRA FEUDALËVE | | | | | | DHELPA-RAKE / AUSTRIA | | | | | | | | | GRUP GJAKU |
| | E REJA | | | | | | ÇALLMË HOXHE | | | | | | MINUS | | |

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Dragash**

Shpall:

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

**Referent për çështje fetaro-edukative në Këshillin e Bashkësisë Islame në Dragash (një nëpunës).**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. *Të ketë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar),*
2. *T'i përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit,*
3. *Të ketë aftësi komunikuese dhe organizative për çështjet fetare,*
4. *Të jetë i shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,*
5. *Të mos ketë vërejtje në punë, nëse paraprakisht ka qenë i punësuar,*
6. *Të ketë vetiniciativë dhe kreativitet,*
7. *Të ketë përvojë të punës së paku tri vjet në Bashkësinë Islame,*
8. *Të mos ketë marrëdhënie tjetër të punës jashtë Bashkësisë Islame,*
9. *Të jetë i përkatësisë nacionale gorane.*

**Dokumentet e kërkuara:**

Kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

*Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit,*
*Certifikata e lindjes,*
*Certifikata shëndetësore,*
*Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar,*
*Vërtetimi për përvojën e punës,*
*Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare,*
*CV-në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional,*
(të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).
*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).*
*Dëshmi se nuk është në marrëdhënie pune jashtë Bashkësisë Islame.*

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Dragash.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 10 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Prizren**

Shpall:

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendeve të lira të punës imam, hatib dhe mualim në këto xhami:

1. **Imam, hatib dhe mualim në xhaminë "Medina" në Prizren;**
2. **Imam, hatib dhe mualim në xhaminë "Myderriz Ymer Prizreni" ;**
3. **Imam, hatib dhe mualim në xhaminë "Suzi Zerrini";**
4. **Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e vjetër, fshati Lubizhdë;**
5. **Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Jeshkovë;**
6. **Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Caparc;**
7. **Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Dobrusht;**
8. **Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e poshtme, fshati Nashec;**
9. **Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e epërme, fshati Nashec;**
10. **Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Shkozë;**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. *Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).*
2. *T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;*
3. *Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;*
4. *Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*
5. *T ë mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar*
6. *Iniciativë dhe kreativitet në punë.*

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:
*Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
*Certifikata e lindjes;*
*Certifikata shëndetësore;*
*Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
*Vërtetimi për përvojën e punës;*
*Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*
*CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*
*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).*

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së Prizrenit

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".